# DITURIA ISLAME

REVISTË MUJORE FETARE, SHKENCORE E KULTURORE

NUMËR 364 • VITI 34 • MARS 2021 • REXHEB / SHABAN 1442 • ÇMIMI 1 €

- Rëndësia e agjërimit
- Agjërimi – një nga pesë shtyllat e Islamit
- I kthyer te Zoti në Ramazan

## MIRË SE ERDHE RAMAZAN!



**Me emrin e Allahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!**

*O ju që keni besuar, agjërimi ju është bërë obligim sikurse që ishte obligim edhe i atyre që ishin para jush, në mënyrë që të bëheni të devotshëm.*

*(Jeni të obliguar për) Ditë të caktuara, e kush prej jush është i sëmurë ose është në udhëtim (e nuk agjëron), atëherë ai (le të agjërojë) më vonë aq ditë. E, ata që i rëndon ai (nuk mund të agjërojnë), janë të obliguar për kompensim, ushqim (ditor) i një të varfri. E ai që nga vullneti jep më tepër, ajo është aq më mirë për të. Mirëpo, po që se e dini, agjërimi është më i mirë për ju.*

*(El Bekare, 183-184)*

## Në këtë numër:







Prishtinë.
**Kryeredaktor:**
Dr. Ajni Sinani
**Redaksia:**
Prof. Sabri Bajgora, mr. Ramadan Shkodra, dr. Fahrush Rexhepi, dr. Orhan Bislimaj, dr. Faruk Sinani, mr. Muzaqete Kosumi, mr. Besir Neziri dhe mr. Driton Arifi.
**Sekretar në redaksi:**
Dr. Rexhep Suma
**Lektor & korrektor:**
Bajram Zeqiri
**Redaktor artistik & teknik:**
Bashkim Mehani
**Adresa:**
Dituria Islame, rr. "Bajram Kelmendi" nr. 84, 10000 Prishtinë.
Tel & Fax: +383 38 224 024
email: dituriaislame@hotmail.com
dituriaislame@yahoo.com
www.dituriaislame.com
**Parapagimi:**
Evropë 25 €
Amerikë 40 USA $
**Shtypi:**
Shtypshkronja "Printing press", Prishtinë

# Turpi është vetë jeta



*"Atë çka e kanë arritur njerëzit prej fjalëve të para të pejgamberëve ka qenë: Nëse nuk turpërohesh, vepro ç'të duash."*
(Muhamedi, a.s.)

Turpi është kulmi i moralit dhe i virtytit të mirë, është nxitës për çdo mirësi dhe lumturi. Ai e nxit njeriun të shmang të shëmtuarën dhe të veproj të atë që është e bukur. Ai që nuk ka turp është i vdekur në këtë botë dhe i mjerë në Ahiret. Turpi është çelësi për të gjitha të mirat: "Turpi sjell vetëm të mira" (Mutefekun alejhi).

Prandaj, ai është rrënja e çdo të mire dhe zhveshja nga ai është mos bërja e asaj që është e drejtë. Mënyra për të mos qenë rob i njohjes vizuale është përmes rizbulimit dhe universalizimit të moralit të Islamit. Në hadith, turpi përvijohet si një moral dhe një vlerë e përbashkët nga të gjithë pejgamberët. Ibën Mesudi tregon se Muhamedi a.s. ka thënë: "Atë çka e kanë arritur njerëzit prej fjalëve të para të pejgamberëve ka qenë: Nëse nuk turpërohesh, vepro ç'të duash." (Mutefekun alejhi.)

Ai që nuk ka turp, tek ai nuk ka njerëzillëk, përveç mishit, gjakut dhe imazhit të dukshëm, ashtu siç nuk ekziston asgjë e hajrit në të. Në esencë, turpi është stimulim dhe guxim që mbush zemrën, në mënyrë që egoja të mos ngrihet në mundimin e shpirtit, që ajo të mos kënaqet në dëshirat dhe tekat e saj, e të shpërfill ndalesat dhe të cenojë kufijtë.

Vetëdija se Zoti ynë kërkon nga ne të jemi larg nga të gjitha llojet e të këqijave, duhet të jetë gjithmonë e pranishme me ne. Një dijetar thotë: "Turpi është një rrobë, e cila nuk ka asnjë të metë." Myslimani turpërohet nga Allahu që ta sheh në mëkate, e ulë shikimin. Në Kuranin fisnik Zoti ynë i Plotfuqishëm thotë: "Thuaju besimtarëve të ndalin shikimet (prej haramit),.... Thuaju edhe besimtareve të ndalin shikimet e tyre...." (En-Nur, 30-31).

Në hadith tregohet se turpi dhe besimi nuk mund të ndahen nga njëri-tjetri: "Turpi është nga imani, imani dhe turpi janë miq që të dy; nëse njëri nga ata largohet, atëherë largohet edhe tjetri." (transmeton, El-Hakimi). Ebu Hurejre thotë se i Dërguari i Allahut ka thënë: "Imani është shtatëdhjetë e disa apo gjashtëdhjetë e disa degë: Më e vlefshme është fjala: "La ilahe il-la Allah, kurse më e ulëta është të larguarit e pengesës nga rruga. Edhe turpi është një degë e imanit". (Mutefekun alejhi)

Kjo do të thotë që turpi i vërtetë motivon t'i përmbahemi edhe degëve të tjera të besimit. Çdo fe ka themelet e moralit, e themeli i moralit të Islamit është turpi. Sipas kësaj, jeta nuk është thjesht një vlerë, është një moral i plotë që prodhon vlera.

Njeriun e turpëruar e do Allahu, po ashtu e duan edhe njerëzit. Haja (turpi) dhe hajat (jeta) vijnë nga e njëjta rrënjë. Pra turpi është vetë jeta. Musai a.s. kur pa ndershmërinë dhe turpin e vajzave të Shuajbit a.s. u ndihmoi atyre dhe u dha ujë bagëtisë: "E njëra prej tyre erdhi te ai, ecte e turpërueshme, e tha: "Babai im të thërret që të paguajë ty shpërblimin për atë që na u dhe (bagëtisë) ujë!..." (El-Kasas, 25). Këtu Kurani tregon se vajza, e cila turpërohet ka vlerë të madhe.

Ne duhet të jetojmë me vetëdijen se Zoti ynë është më afër nesh se sa damari i qafës sonë: "Ne jemi më afër tij se damari i qafës së tij..." (Kaf, 16). Mes nesh dhe zemrave tona është Zoti ynë: "...Dhe ta dini se Allahu ndërhyn ndërmjet njeriut dhe zemrës së tij." (El-Enfal, 24). Në të vërtetë, këtë duhet ta ndjejmë. Kjo e çliron njeriun nga të gjitha robëritë, nga të gjitha varësitë. Devotshmëria e vërtetë, kërkon që një person të ketë turp edhe kur është vetëm me veten e tij.

Turpi ka vend të posaçëm tek Allahu. Ai është një nga çelësat për në Xhenet. Për këtë arsye Pejgamberi a.s. ka thënë: "Turpi është prej imanit, e imani (shpie) në Xhenet, ndërkaq paturpësia është prej arrogancës, e arroganca (shpie) në zjarr." (Transmeton Ahmedi)

Pejgamberi a.s. tha: "Turpërimi i sinqertë prej Allahut është që ta mbrosh kokën dhe atë që përmban, barkun dhe atë që përmban, ta përkujtosh vdekjen dhe sprovimin. Ai që e do botën tjetër dhe e lë zbukurimin e kësaj bote, pra i jep përparësi botës tjetër ndaj kësaj bote. Kush vepron kështu ai është turpëruar sinqerisht prej Allahut." (Transmeton Tirmidhiu).

Dr. Mehmet Gormez na kujton dallimin mes esh'hedu dhe amentu. Të jesh në një marrëdhënie shehadeti me Allahun, domethënë esh'hedu. Allahu është dëshmitar për mua në çdo moment dhe unë dëshmoj për Allahun dhe jam dëshmitar i ajeteve të tij. Pra duhet të arrijmë në nivelin e ihsanit, sikur e shohim gjithmonë Allahu xh.sh.. Ai që posedon ihsan (mirësinë) është muhsin. Muhsini është dëshmitar, jo audiencë. Dëshmitari e kupton se edhe dikush është dëshmitar për të. Që do të thotë se ai jeton me vetëdijen që Allahu e vëren atë në çdo fjalë, gjendje dhe sjellje.

*Dr. Ajni Sinani*

**Sabri Bajgora**

# Komentimi i kaptinës Es-Sexhde – (8)

## Rinkonfirmimi i Njëshmërisë së Allahut dhe i Ringjalljes

أَوَلَمْ يَهْدِ لَهُمْ كَمْ أَهْلَكْنَا مِن قَبْلِهِم مِّنَ الْقُرُونِ يَمْشُونَ فِي
مَسَاكِنِهِمْ إِنَّ فِي ذَٰلِكَ لَآيَاتٍ أَفَلَا يَسْمَعُونَ ﴿26﴾ أَوَلَمْ يَرَوْا
أَنَّا نَسُوقُ الْمَاءَ إِلَى الْأَرْضِ الْجُرُزِ فَنُخْرِجُ بِهِ زَرْعًا تَأْكُلُ مِنْهُ
أَنْعَامُهُمْ وَأَنفُسُهُمْ أَفَلَا يُبْصِرُونَ ﴿27﴾ وَيَقُولُونَ مَتَىٰ هَـٰذَا
الْفَتْحُ إِن كُنتُمْ صَادِقِينَ ﴿28﴾ قُلْ يَوْمَ الْفَتْحِ لَا يَنفَعُ الَّذِينَ
كَفَرُوا إِيمَانُهُمْ وَلَا هُمْ يُنظَرُونَ ﴿29﴾ فَأَعْرِضْ عَنْهُمْ وَانتَظِرْ
إِنَّهُم مُّنتَظِرُونَ ﴿30﴾

*"A nuk e kanë të qartë ata (mekasit), se sa popuj para tyre i kemi shkatërruar; nëpër vendbanimet e të cilëve ecin (kalojnë)? Me të vërtetë, në këto ka shenja paralajmëruese, por a thua vallë, pse nuk duan të dëgjojnë. A nuk e shohin ata, se Ne e drejtojmë ujin (shiun) në tokën e shkretuar dhe me të nxjerrim bimë, me të cilat ushqehen bagëtitë e tyre dhe ata vetë?! Vallë a nuk janë duke parë?! E në anën tjetër ata thonë: "Kur do të vijë ky Gjykim, nëse e flisni të vërtetën?" Thuaju: "Ditën e Gjykimit, jobesimtarëve nuk do t'u bëjë dobi besimi i tyre e as që do t'u jepet afat". Andaj, ti largohu prej tyre dhe prit, se edhe ata janë duke pritur." – (Es-Sexhde, 26-30)*

## Shkaku i zbritjes së ajetit 28

Transmeton Ibn Xheriri nga Katadeja të ketë thënë: "Sahabët thoshin: Na është afruar Dita në të cilën do të pushojmë e do të kënaqemi duke shijuar mirësitë (e Allahut), ndërkohë që idhujtarët talleshin me ta duke iu thënë: "E kur do të vijë ky Gjykim, nëse e flisni të vërtetën?", prandaj zbriti ajeti në fjalë.[1]

## Lidhja e këtyre ajeteve me ato paraprake

Ajetet e fundit të kësaj sureje, na kthejnë edhe njëherë në fillimet e saj, në vërtetimin e tri bazave themeltare të besimit: Shpalljes, Njëshmërisë dhe Ringjalljes. Në lidhje me Shpalljen, shohim se Allahu xh.sh. në ajetet paraprake përmendi shpalljen e Tevratit-Musait a.s.: "Ne i dhamë Musait Librin (Tevratin)" – Es-Sexhde, 23, e kjo argumenton dhe vërteton shpalljen e Muhamedit a.s. të përmendur në ajetin 3 të sures Es-Sexhde, ku i Madhërishmi thotë: "që t'u tërheqësh vërejtjen një populli".

Në lidhje me Njëshmërinë dhe fuqinë absolute të Tij, Allahu i Madhërishmi në ajetet 4-9 të kësaj sureje, flet për krijimin e qiejve, tokës dhe njeriut, kurse tash në ajetin 27 të kësaj sureje thotë: "A nuk e shohin ata, se Ne e drejtojmë ujin (shiun) në tokën e shkretuar dhe me të nxjerrim bimë", që po ashtu është vepër e Krijuesit Fuqiplotë.

E në fund e përmend edhe Ringjalljen më saktësisht në ajetin 28, ku i Madhërishmi thotë: "E në anën tjetër ata thonë: "E kur do të vijë ky Gjykim, nëse e flisni të vërtetën?", për të cilën gjë ka folur edhe në ajetet 10-14 të kësaj sureje.

## Koment

*26. A nuk e kanë të qartë ata (mekasit), se sa popuj para tyre i kemi shkatërruar; nëpër vendbanimet e të cilëve ecin (kalojnë)? Me të vërtetë, në këto ka shenja paralajmëruese, por a thua vallë, pse nuk duan të dëgjojnë.*



**Në shkatërrimin e popujve të mëhershëm, për shkak të mosbesimit në Zotin Një, të përgënjeshtrimit të pejgamberëve të Allahut dhe të Ringjalljes, ka argumente të qarta për ata njerëz që logjikojnë me mendje të shëndoshë.**

Nëpërmjet këtij ajeti, Allahu i Madhërishëm ua tërheq vërejtjen idhujtarëve mekas që të shihnin vendbanimet përreth tyre se si i kishte shkatërruar për shkak të kryeneçësisë së tyre në mosbesim. Vendbanimet e këtyre popujve të shkatërruar si Adi, Themudi dhe populli i Lutit, ishin të njohura edhe për mekasit, sepse ata gjatë udhëtimeve të tyre për tregti, kalonin kah këto vendbanime të shkatërruara,[2] të cilat dikur gjalleronin me jetë e njerëz. Por këta njerëz të mbrapshtë nuk ua vunë veshin vërejtjeve të pejgamberëve të cilët Allahu i dërgoi tek ta, si Hudin, Salihun dhe Lutin a.s., prandaj merituan ndëshkimin hyjnor në këtë botë, para botës tjetër, në të cilën do të jenë përjetësisht në zjarrin e Xhehenemit. Allahu i Plotfuqishëm në Kuran ka sjellë edhe disa ajete të ngjashme, të cilat dëftojnë për shkatërrimin e popujve që nuk besuan dhe u tallën me të dërguarit e Allahut, si f.v.: "Ja këto janë shtëpitë e tyre të mbetura shkret për shkak të mizorisë së tyre. Sigurisht që këtu ka këshillë për njerëzit që dinë (kuptojnë)" - (En-Neml, 52); pastaj: "Sa e sa vendbanime i shkatërruam, ngaqë banorët e tyre ishin zullumqarë dhe tani ato janë kthyer përmbys! Sa e sa puse mbetën të braktisura, dhe sa e sa pallate të larta të shkretuara!" - (El-Haxh-xh, 45) etj..

Në shkatërrimin e popujve të mëhershëm, për shkak të mosbesimit në Zotin Një, të përgënjeshtrimit të pejgamberëve të Allahut dhe të Ringjalljes, ka argumente të qarta për ata njerëz që logjikojnë me mendje të shëndoshë. Por, fatkeqësisht, zemrat e tyre janë vulosur e ndryshkur me kufër, e veshët i kanë të shurdhër ndaj të së vërtetës.

*27. A nuk e shohin ata, se Ne e drejtojmë ujin (shiun) në tokën e shkretuar dhe me të nxjerrim bimë, me të cilat ushqehen bagëtitë e tyre dhe ata vetë?! Vallë a nuk janë duke parë?!*

Pasi që në ajetin paraprak, Allahu i Madhërishëm ua bëri të ditur se ka shkatërruar popuj të shumtë para mekasve, tash dëshiron që këtyre njerëzve të paudhëzuar, t'u ofrojë argumente të tjera logjike për mundësinë e ringjalljes, vetëm e vetëm që të përudhen në rrugën e drejtë. Ai, nëpërmjet Pejgamberit a.s. iu drejtohet atyre me pyetjen: "A nuk janë duke e parë jobesimtarët se si në e drejtojmë shiun nëpërmjet reve duke e lëshuar atë me bollëk në një tokë të tharë e të shkretuar, nga e cila mbijnë bimë me bollëk, me të cilën bimësi pastaj i ushqejnë bagëtitë, e me disa lloje të tyre ushqehen edhe vetë"?!

Madhështia e këtij ajeti qëndron pikërsht në faktin se fillon me fjalët: "A nuk e shohin"? dhe përfundon me fjalët: "A nuk janë duke parë"? që nënkupton se idhujtarët mekas do të duhej të logjikonin me arsye të shëndoshë, duke vrojtuar natyrën rreth tyre, dhe të binden se nëse Allahu ka mundësi ta rigjallërojë me shi, një tokë të tharë nga nxehtësia, Ai po ashtu ka mundësi t'i ringjallë edhe ata pas vdekjes së tyre.

*28. E në anën tjetër ata thonë: "Kur do të vijë ky Gjykim, nëse e flisni të vërtetën?"*

Idhujtarët pyesnin me ironi se kur do të vinte çasti i Llogarisë dhe i Gjykimit, për të cilin po flisnin besimtarët. Ata këtë pyetje e bënin në mënyrë tallëse dhe përqeshëse, sepse nuk e besoni absolutisht mundësinë e ndodhjes së tij. Fjala 'El-Fet'hu' në këtë ajet nënkupton dënimin ose gjykimin e Allahut, i cili mund të vinte si shkak i përgënjeshtrimit të ringjalljes nga ana e idhujtarëve. Kjo ishte një thirrje e hapët e tyre për Muhamedin a.s. dhe për besimtarët që t'ua sillnin këtë dënim, nëse po e thoshin të vërtetën.

**Ajeti i fundit i kësaj sureje, e ka përmbyllur në mënyrë madhështore këtë sure të bekuar, sepse ia bën me dije Muhamedit a.s. se pritja dhe durimi yt nënkupton fitoren dhe ngadhënjimin që do të të vijë nga Allahu.**

Në anën tjetër, lidhur me këtë ajet, kemi një shkak të zbritjes, por që si transmetim është përcjellë vetëm nga Imam Sujutiu, ku besimtarët shpresonin se dita e fitores apo e ngadhënjimit të tyre ishte e afërt, kur ata do ta fitonin Xhenetin si shpërblim, e që mund të ndërlidhet me një kuptim më të përgjithësuar, gjatë debateve të besimtarëve me idhujtarët rreth ringjalljes.

*29. Thuaju: "Ditën e Gjykimit, jobesimtarëve nuk do t'u bëjë dobi besimi i tyre e as që do t'u jepet afat".*

Në pyetjen sarkastike të idhujtarëve është përgjigjur vetë Allahu xh.sh., i Cili i drejtohet të Dërguarit të Vet, duke i thënë: O Muhamed! Njoftoji jobesimtarët se Dita e Gjykimit është afër, dhe tregoju atyre se atë Ditë nuk do t'u bëjë dobi besimi i tyre.[3] Për ta më nuk ka kthim afat e as kthim mbrapa në këtë botë për pendim dhe vepra të mira. Fati i tyre është vulosur



përfundimisht, dhe vendbanim i tyre i amshueshëm do të jetë Xhehenemi.

Në atë Ditë të vështirë, secili mohues i Njëshmërisë, do të dëshironte të sakrifikonte çdo gjë që ka poseduar, vetëm e vetëm që të kthehej edhe njëherë në këtë botë e të pendohej duke u përulur para Krijuesit të Gjithëpushtetshëm, por kjo nuk do të ndodhë. Kjo dynja siç e njohim ne, tashmë do të jetë shkatërruar, dhe nuk ka mundësi të kthimit prapa, për t'u përmirësuar. Në lidhje me këtë dëshirë të tyre kemi shumë ajete kuranore që flasin, si ajetet 99-100 të sures El-Mu'minun: "E kur ndonjërit prej tyre i vjen vdekja, ai thotë: "O Zoti im, më kthe, që të bëj vepra të mira e të kompensoj atë që lëshova!" Kurrsesi, (kthim nuk ka) e kjo është vetëm fjalë që thotë ai, e ata kanë para tyre një perde (distancë periodike kohore) deri në ditën kur të ringjallen."

*30. Andaj, ti largohu prej tyre dhe prit, se edhe ata janë duke pritur.*

Ajeti i fundit i kësaj sureje, e ka përmbyllur në mënyrë madhështore këtë sure të bekuar, sepse ia bën me dije Muhamedit a.s. se pritja dhe durimi yt nënkupton fitoren dhe ngadhënjimin që do të të vijë nga Allahu. Ti injoroji talljet dhe ironinë e idhujtarëve dhe duro, sepse me durimin tënd, do të gjesh prehje dhe përkrahje nga Allahu për plotësimin e misionit tënd fisnik, e do ta shohësh edhe shkatërrimin e tyre. Ndërkohë edhe idhujtarët janë në pritje të "shkatërrimit" tënd,[4] por ti mos u brengos sepse Allahu ka për të të mbrojtur prej njerëzve, dhe pritja e tyre do të jetë zhgënjyese, sepse në Ditën e Gjykimit ata do të përballen me dënimin e merituar hyjnor, për shkak të kufrit dhe mosbesimit të tyre.

## Porosia e këtyre ajeteve

- Ndëshkimi dhe shkatërrimi i popujve të kaluar, për shkak të arrogancës dhe mosbesimit të tyre dëshmon për fuqinë absolute të Allahut dhe Njëshmërinë e Tij, e njëkohësisht është mësim për idhujtarët që duke parë shkatërrimin e popujve para tyre, të ktheheshin në rrugën e udhëzimit e të mos vazhdonin në verbërinë e paraardhësve të tyre.

- Procesi i zbritjes së shiut nga retë, dhe drejtimi i këtyre reve në tokat shkretinore, për ta kthyer atë në një tokë pjellore, është edhe një argument tjetër i fuqisë absolute të Allahut, i Cili e mbikëqyr çdo proces në këtë gjithësi. Sjellja e shembullit të rigjallërimit të tokës së thatë në tokë pjellore me gjelbërim e bimësi të llojllojshme, është një argument tjetër logjik për idhujtarët, se ringjallja e njeriut është pak a shumë një proces i ngjashëm i cili patjetër do të ndodhë, sepse Allahu, i Cili na krijoi neve dhe tërë ekzistencën nga mosqenia, është në gjendje ta rikthejë njeriun e ringjallë atë pasi të ketë vdekur e të jetë bërë hi e pluhur.

- Marrëzia e idhujtarëve shkoi deri aty sa ata të talleshin me Ditën e Gjykimit dhe madje me ironi e sarkazëm ta kërkonin përshpejtimin e këtij dënimi, duke mos qenë të vetëdijshëm për pasojat dhe konsekuencat e kësaj talljeje e përqeshjeje. Ata nuk po e kuptonin se dalja para Allahut në Ditën e Gjykimit, do t'ua mbyllte përgjithmonë dyert e kthimit në këtë dynja për t'u penduar dhe bërë vepra të mira.

- Përgjigjja e Allahut ndaj talljeve të idhujtarëve ishte e shpejtë dhe e rreptë. Dita e Gjykimit do të vijë pashmangshëm, por imani-besimi në Ditën kur të dalim para Allahut është i vonshëm dhe i papranueshëm, ashtu siç kishte qenë i papranuar edhe imani i faraonit në momentet kur po përpëlitej për vdekje nën dallgët e detit.

- Durimi dhe pritja e gjykimit të Allahut është rruga e duhur dhe e kërkuar, për të arritur synimet madhore në këtë botë. Për këtë porositet Pejgamberi a.s. nga ana e Zotit të gjithësisë, e nëpërmjet tij edhe ne besimtarët e Njëshmërisë. E po ashtu edhe jobesimtarët janë në pritje të asaj me të cilën do të ballafaqohen në Ditën e Gjykimit-dënimin e përjetshëm në skëterrat e Xhehenemit. - Fund-

*1. Imam Sujutiu, Lubabu-n-nukuli fi esbabi-n-nuzuli, f. 204. 2. Ib Adil ed-Dimeshkij, El-Lubab fi Ulumi-l Kitab, Bejrut, 1998, vëll. XV, f. 492. 3. Tejsiru-l Aliji-l Kadir li ihtisar Tefsir Ibn Kethir, Rijad, 1989, vëll. III, f. 472. (redaktuar e shkurtuar nga Muhamed Nesib er-Rrifai). 4. Ibn Xhuzejj, Et-Tes'hi li Ulumi-t-Tenzil, Bejrut, 1995, vëll. II, f. 180.*

Resul Rexhepi

# Rëndësia e agjërimit

Ai që e njeh Krijuesin e tij, ai që i bën ibadet Atij, ai që e di se pse është krijuar dhe pse ka ardhur në këtë botë, rëndësi meritore i kushton edhe kënaqësisë shpirtërore, e jo vetëm epshit dhe egos së tij të sëmurë.

Agjërimi si fenomen-institucion ka ekzistuar edhe te besimet e hershme, por edhe te feja islame e shpallur, e cila iu shpall njeriut dhe pejgamberit të parë Ademit a.s., për të vazhduar te pejgamberët e tjerë, deri te pejgamberi i fundit, Muhamedi a.s..

Ndonëse mënyra e të agjëruarit, nga një popull te tjetri edhe ka pasur ndryshime, megjithatë ky fenomen tregon bindshëm se dëshira për të adhuruar Allahun gjithmonë ka qenë prezente. Duke qenë se agjërimi është njëri prej pesë kushteve të fesë islame, kjo më së miri tregon për vlerën dhe rëndësinë që ka ky lloj adhurimi/ibadeti. Me një hadith kudsij, i Madhi Zot na ka mësuar shumë kohë më parë duke thënë: "Çdo vepër e njeriut është e vetë atij, përveç agjërimit, sepse ai është Imi dhe Unë do e shpërblej për atë. Për agjëruesin ka dy momente të gëzuara: njëri kur gëzohet me iftarin e tij dhe tjetri kur e takon Zotin e tij gëzohet me agjërimin e tij. Aroma e gojës së agjëruesit është më e këndshme tek Allahu se sa aroma e miskut."

Përmes këtij lloj ibadeti, njeriu sikur e braktis përkohësisht aspektin trupor dhe i përkushtohet më shumë atij shpirtëror. Ai i lë ushqimin, pijen, dëshirën epshore dhe kështu sikur lirohet nga lidhjet materiale të kësaj bote dhe synon t'i afrohet sa më shumë Allahut xh.sh.. Në këtë mënyrë, ai synon të arrijë gradë të lartë të devotshmërisë dhe të përkushtimit ndaj të Gjithëmëshirshmit. Më pastaj, duhet thënë edhe një fakt tjetër se agjërimi




e cilëson në masë të madhe besnikërinë e njeriut ndaj Allahut të Lartësuar, ngase kur besimtari ia jep besën Allahut se do agjërojë, ai do ta bëjë këtë edhe pa e vërejtur njeri. Durimi është cilësi e besimtarit të sinqertë, e agjërimi nuk mund të bëhet pa durim të bollshëm. Prandaj, kur njeriu vendos të agjërojë, ai brumoset me durim dhe me sukses e përballon agjërimin, kurse sevapet e pakrahasueshme i vijnë nga Ai për të Cilin ka agjëruar - pra nga Allahu i Gjithëmëshirshëm. Sahabiu Ebu Umame r.a. ka thënë: "Me një rast i kërkova Pejgamberit a.s. që të më thoshte për ta bërë një punë të domosdoshme, me të cilën do të kisha shpërblime. Më tha: "Agjëro, sepse ai nuk krahasohet me asgjë". Unë e pyeta së dyti dhe Pejgamberi a.s. më dha të njëjtën përgjigje. Unë insistoja edhe për të tretën herë, e Pejgamberi a.s. prapë ma dha po atë përgjigje: "Agjëro, sepse agjërimi nuk krahasohet me asgjë!"[1]

Me një rast tjetër, përsëri për agjërimin, Pejgamberi a.s. ka thënë: "Tek Allahu nuk ka adhurim tjetër që të ketë shpërblim sa agjërimi." Madje, Pejgamberi a.s. kishte shtuar se "Në Xhenet është një portë nga hyjnë vetëm ata që agjërojnë". Ajo quhet "babu rejjan" e dedikuar nga i Gjithëmëshirshmi, ekskluzivisht vetëm për ata që agjërojnë.

Allahu i Madhërishëm me një hadithi kudsij ka thënë: "Kush agjëron një ditë për Mua, shpërblimin e tij do e jap unë!"[2] Kjo do të thotë se ky shpërblim i Zotit nuk llogaritet me njësi matëse apo peshore, por jepet drejtpërdrejt nga Ai, në masën që e di vetëm Ai.

Me një rast tjetër, i Dashuri i Allahut kishte thënë: "Për sa kohë që ymeti im do ta mbajnë gjallë muajin e Ramazanit me adhurim, kurrë nuk do të turpërohet."

# Dobitë e agjërimit

Nuk ka dyshim se agjërimi i muajit Ramazan ka dobi të shumëfishta dhe nga shumë aspekte, e mbi të gjitha në atë shpirtëror dhe trupor. Për më tepër, ai është një institucion edukativo-moral, i cili synon edukimin shpirtëror dhe fizik të njeriut, që e përgatit atë përballë sprovave me të cilat ballafaqohet në jetën e përditshme.

Aspekti shpirtëror i njeriut ia kujton atij qëllimin e krijimit, kështu që ai e shtyn njeriun të bëjë gjëra të mëshirshme, të përshpirtshme, ta luftojë të keqen, duke u larguar gjithmonë nga ajo. As edhe një herë nuk ka qenë qëllimi i besimtarit vetëm si të hajë e të pijë dhe asgjë më shumë. Ai që e njeh Krijuesin e tij, ai që i bën ibadet Atij, ai që e di se pse është krijuar dhe pse ka ardhur në këtë botë, rëndësi meritore i kushton edhe kënaqësisë shpirtërore, e jo vetëm epshit dhe egos së tij të sëmurë. Mbi të gjitha, agjërimi ia kujton njeriut takimin me Allahun e Gjithëmëshirshëm.

E pra, agjëruesi gjatë tërë kohës së agjërimit i kujton të mirat dhe dhuntitë e agjërimit dhe sidomos kënaqësinë më të madhe-takimin me Zotin-Krijuesin e gjithësisë. Në të vërtetë, kjo e bën njeriun që duke e paramenduar dhe duke shpresuar në takimin me Zotin, të harrojë vështirësitë e urisë dhe etjes. Kjo mbase edhe njeriun e ngre në shkallë engjëllore.

Qarqet mjekësore tashmë kanë vërtetuar se sistemi i tretjes, i cili fillon të funksionojë sapo foshnja të vijë në këtë botë, ka nevojë që herë pas here të pushojë, kështu që një muaj në vit këtë do ta mundësojë agjërimi. Nxënësit, pas mësimit disamujor, shkojnë në pushim meritor. Edhe punëtorët që kanë punuar në mënyrë permanente, a nuk e meritojnë një pushim vjetor?! Po, gjithsesi! Ndryshe, nuk do të mundnin gjatë që të mbanin ritmin e punës ose të mësimit.

Sot në botë janë një kategori e njerëzve që kërkojnë andej-këtej shpëtim nga obeziteti, sa kohë që mjekësia e ka pranuar se obeziteti bëhet pengesë për qarkullimin e gjakut dhe funksionimin e ngadalshëm të trupit. Kurse, tashmë

**Kënaqësia që na jep kryerja e një adhurimi, i shuan të gjitha tensionet dhe pakënaqësitë tona.**

dihet se agjërimi është edhe shpëtim për këto sëmundje, si dhe është pretekst i rëndësishëm për të fituar mirësi e shpërblim. Pastaj, gjatë agjërimit ushqimet e depozituara në organizëm harxhohen, më pas zëvendësohen me të reja dhe në këtë mënyrë në tërë trupin ndodh një rinovim, gjë që vërteton se agjërimi është i dobishëm për trupin.

Gjithashtu, duhet theksuar se gjatë agjërimit sistemi nervor është në një qetësi absolute. Kënaqësia që na jep kryerja e një adhurimi, i shuan të gjitha tensionet dhe pakënaqësitë tona. Në këtë mënyrë shmangen streset, të cilat janë problemet më të mëdha të ditëve të sotme. Agjërimi është rruga më e efektshme për të siguruar sundimin e shpirtit mbi trupin, me qëllim që njeriu të mos bëhet robi i prirjeve materiale, që të bëjë një jetë ku t'i ketë në duar frerët e nefsit. Nuk duhet harruar se agjërimi e rrit rezistencën e trupit ndaj sëmundjeve. Këtë të vërtetë mjekësore të rëndësishme, Islami e ka zbatuar duke e bërë agjërimin të detyrueshëm, kurse mjekësia e sotme moderne e përdor agjërimin si mbrojtës dhe ilaç kundër sëmundjeve.

Megjithatë, ndonëse dobitë e agjërimit janë të shumta dhe nga shumë aspekte, e edhe për shëndetin e njeriut, ne nuk duhet të agjërojmë me qëllim të përfitimeve shëndetësore, por për të zbatuar urdhrin e Allahut, për të arritur kënaqësinë e Tij dhe për të arritur shkallë sa më të lartë të devotshmërisë.

Agjërimi, krahas dobive të përmendura më sipër, ai në veçanti e mbron njeriun nga mëkatet, sepse njeriu është i disponuar për të bërë edhe mëkate. Gjithsesi, njeriut i duhet një vullnet i fortë për ta mbrojtur nga mëkatet. Prandaj, përballë këtij rreziku të përhershëm, agjërimi e ka vlerën e një garantuesi dhe vepron si mburojë që e mbron të zotin për të mos bërë mëkat. I Dërguari i Zotit ka thënë:

"O djelmosha! Kush nga ju të ketë mundësinë për t'u martuar, le të martohet, sepse kjo (martesa) është mbrojtëse për sytë (nga shikimi i gjërave të ndaluara, është ruajtës i vetes nga prishja e nderit). E kush të mos jetë në gjendje për t'u martuar, le të agjërojë, sepse agjërimi është për të një mburojë."[3]

Besimtari gjatë kohës sa agjëron, përveç tjerash, fiton përvojë për t'iu kundërvënë dëshirave negative trupore. Kështu që duke arritur që t'i braktisë këto dëshira duke agjëruar, atë më lehtë do ta bëjë edhe kur nuk agjëron, sepse agjërim nuk do të thotë vetëm ta lësh stomakun e uritur, përkundrazi do të thotë që edhe pjesët e tjera të trupit, si: sytë, veshët, zemrën, dorën, këmbën, imagjinatën, mendjen etj., t'i pengosh nga gjërat e ndaluara e mëkatare dhe secilën prej tyre ta shtysh drejt përjetësisë sipas veçorive të secilës. Prandaj, personi që agjëron në këtë mënyrë, bën një jetë me veprime të lejuara-hallall e të bekuara. Pejgamberi a.s. me një rast ka thënë: "Kush më jep garanci se do ta ruajë gojën dhe nderin, edhe unë do t'ia garantoj Xhenetin!"[4]

Agjërimi është rruga më e efektshme për ta mbajtur veten nën kontroll, detyrimet fetare i kryen me kënaqësi e sinqeritet dhe nga ana tjetër e ndalon nefsin nga fjalët dhe veprimet e këqija. Prandaj, Pejgamberi a.s. ka rekomanduar: "Në ditët kur dikush nga ju është duke agjëruar, të mos i thotë fjalë të shëmtuara tjetrit, të mos çirret e të mos bërtasë. Po qe se dikush e shan ose e godet me dorë, le t'i thotë, "unë jam duke agjëruar!"[5] Muaji Ramazan është një muaj vetedukimi për fuqizimin e ndjenjave tona njerëzore. Duke agjëruar për të fituar devotshmëri dhe kënaqësinë e Allahut, detyrimisht duhet hequr dorë prej gjërave të ndaluara, si gënjeshtra, shpifja, thashethemet, përfolja etj.. Nuk ia vlen ta humbësh gjithë këtë mirësi e sevap me këto ndyrësira. Pejgamberi a.s. na ka porositur: "Kush nuk heq dorë nga thënia e gënjeshtrave dhe veprimet e këqija duke qenë agjërueshëm, le ta dijë



se Allahu nuk ka nevojë që ai ta lë ngrënien dhe pirjen!"[6]

Agjërimi është manifestim i njeriut për besën e dhënë, madje ai është adhurimi më i bukur tek i cili shfaqet ndjenja e besnikërisë, sepse ai është besëlidhje ndërmjet Allahut dhe robit të Tij. Njeriu, duke hequr dorë në kohë të caktuar nga gjëra të caktuara, më së miri e tregon se i rri besnik fjalës së dhënë, se e respekton premtimin e dhënë. Kështu, përmes agjërimit, besnikëria bëhet pjesë e pandarë e karakterit të njeriut, përkatësisht agjëruesit.

Dobi tjetër e agjërimit, gjithashtu është edhe skalitja që ia bënë njeriut për të duruar. Me anë të këtij ibadeti, njeriu merr mësime durimi, sepse po të jetë i uritur, nuk ha, po të jetë i etur, nuk pi ujë, e përballë të këqijave që mund t'i bëhen, duron. Agjërimi ia mëson njeriut se si është ndjenja e skamnorit dhe të varfrit, që nuk kanë me se të ushqehen, me se të ushqejnë familjet e tyre, fëmijët dhe prindërit e tyre. Kështu që, kur njeriu agjëron, kur stomaku i tij i uritur, i zbrazët, kërkon të ushqehet, më së miri e ndien se sa vështirë e ka ai që në vazhdimësi e ka stomakun e uritur. Përmes agjërimit, njeriu mbase e bën edhe një lloj solidariteti me ta.

Mbi të gjitha, devotshmëria është qëllimi i vërtetë i agjërimit dhe nëse e kuptojmë dhe e pranojmë si qëllim kryesor, atëherë më pas do të gjejmë të gjitha frytet dhe dobitë e tij. Objektivi final i agjërimit është mirëqenia e njeriut dhe lumturia e tij në të dyja botët. Një besimtar që mund ta përmbajë veten nga gjërat thelbësore të jetës për një kohë të caktuar dhe kur këtë e bën për hir të dashurisë për Allahun, meriton një shpërblim nga vetë Krijuesi. Pejgamberi a.s. ka thënë: "Ka shumë njerëz që agjërojnë, e nga kjo nuk kanë asgjë, përveç urisë dhe etjes. Ka shumë njerëz që luten natën, e nga kjo lutje nuk ka asgjë, përveç pagjumësisë, i këtillë është çdo njeri, i cili nuk e kryen këtë veprim me besnikëri dhe sinqeritet të plotë."[7]

Nuk duhet harruar se i dashuri ynë, siç transmeton Ebu Hurejre, me një rast ka thënë: "Duaja (lutja) që bën agjëruesi deri në iftar nuk kthehet mbrapsht!"[8]

## Kushtet e detyrimit të agjërimit

Sikurse tek adhurimet e tjera, për ta pasur agjërimin të detyrueshëm natyrisht që lypsen plotësuar disa kushte:

1. Islami - Që dikush ta ketë farz-detyrim agjërimin, duhet që paraprakisht ta ketë pranuar fenë islame, pra të jetë mysliman, sepse agjërimi nuk është i detyrueshëm për jomyslimanin.

2. Duhet ta dijë se ç'bën, ta ndiejë përgjegjësinë për adhurimin që bën, duhet ta dijë se, si mysliman që është, e ka për detyrë agjërimin.

3. Të jetë moshërritur - në pubertet. Ç'është e vërteta, për shumicën e ibadeteve kushtëzohet plotësimi i moshës madhore, kështu që ai që nuk e ka arritur këtë moshë, nëse agjëron, ka sevape dhe shpërblehet, e në qoftë se nuk agjëron, nuk dënohet.

4. Të jetë fizikisht i aftë, gjegjësisht të mos jetë njëkohësisht shurdhmemec dhe i verbër sa që nuk e kupton të folurit, se të tillët nuk janë të obliguar me ibadete dhe as edhe me agjërim. Gjithashtu, edhe gjendja psikike e personit merret parasysh, sepse agjërimi është detyrim për të mençurin e jo edhe për të çmendurin.

5. Kusht është edhe që ta dijë se agjërimin e ka të detyrueshëm. Kjo vlen për personin i cili jeton i izoluar në shkretëtirë, ose në pyll të pashkelur ose që e ka pranuar fenë islame duke jetuar edhe më tej në shtet jo islam dhe pa e ditur se agjërimi është detyrim. Kjo e fundit mund të ilustrohet edhe me shembullin e personit që e pranon fenë islame në një shtet ku nuk ka myslimanë dhe fillon muaji Ramazan, e ai nuk e di se të agjëruarit është detyrim-nëse plotësohen kushtet e parapara sipas Sheriatit.

Duhet pasur kujdes se agjërimi e kërkon shëndetin e mirë, kështu që të sëmurit i lejohet të mos agjërojë gjatë Ramazanit, pikërisht për shkak të sëmundjes së tij, por se aq ditë sa nuk ka agjëruar, ai do t'i kompensojë pasi të jetë shëruar.

Gjithashtu, nga agjërimi i Ramazanit lirohet edhe personi që është udhëtar, sepse udhëtimi paraqet vështirësi në vete, prandaj mëshira e Allahut ka dashur që personin i cili është duke udhëtuar ta lehtësojë, ndërsa ditët e pa agjëruara të Ramazanit do t'i kompensojë kur të ketë mundësi pasi të kthehet nga udhëtimi.

Ndërkaq, kusht i vlefshmërisë së kryerjes së këtij detyrimi është nijeti nga ana e personit të aftë, si dhe pastërtia e femrës nga hajzi dhe nifasi, d.m.th. nga fillimi i agjërimit nga imsaku (agimi).

*1. Transmeton Nesaiu. 2. Transmeton Buhariu. 3. Transmetojnë: Buhariu, Nesaiu dhe Ibni Maxhe. 4. Transmeton Buhariu. 5. Transmetojnë: Buhariu, Nesaiu dhe Ahmet b. Hanbeli. 6. Transmeton Buhariu. 7. Transmetoi Ibën Maxheh 8. Transmetojnë: Ahmedi, Tirmidhiu dhe Ibën Hibani.*

Dr. Ajni Sinani

# Agjërimi – një nga pesë shtyllat e Islamit

"Islami është ngritur mbi pesë shtylla: Dëshmia se nuk ka Zot tjetër përveç Allahut dhe se Muhamedi është i dërguar i Tij, falja e namazit, dhënia e zekatit, agjërimi i Ramazanit dhe vizita e Qabesë për atë që kanë mundësi". (hadith, transmeton Buhariu, Muslimi, Termidhiu).

"U erdhi muaji Ramazan, muaji i bekuar. Allahu ua ka obliguar agjërimin e tij. Në të hapen dyert e xhenetit, mbyllen dyert e xhehenemit dhe lidhen shejtanët. Në të është një natë më e vlefshme se njëmijë muaj, kush privohet nga e mira e saj është privuar (prej shumë të mirave)."

Agjërimi është një nga pesë shtyllat e Islamit. Ai është një adhurim i veçantë dhe i dalluar nga adhurimet e tjera në Islam, që kërkon angazhim dhe sakrificë më të madhe nga myslimani e myslimania, sepse nënkupton largimin nga gjërat që në esencë i kemi të lejuara mirëpo, kur vjen muaji ramazan, na bëhen të ndaluara prej kohës së fillimit të agjërimit e deri në përfundimin e tij.

Agjërim (ar. savm) në aspektin gjuhësor-etimologjik do të thotë: përmbajtje nga diçka, pengim, frenim, heshtje, ndalim, lënie, largim, braktisje. Në kuptim të heshtjes, përmendet në këtë ajet të Kuranit fisnik:

"…thuaj: "Unë kam vendosur heshtje (sevm-en) për hir të Gjithëmëshirshmit, prandaj asnjë njeriu sot nuk i flas!" (Merjem, 26)

Ndërkaq, në kuptimin terminologjik termi agjërim/savm", do të thotë: "ndërprerje e ngrënies, e pirjes dhe e marrëdhënieve seksuale nga koha e agimit të hershëm (imsakut) e deri në perëndim të diellit (iftarit), me qëllim të bërjes adhurim – ibadet".[1]



## Agimi i vërtetë (el-fexhrus-sadik) dhe perëndimi i diellit

Ky është agimi, i cili është përhapur gjithandej në horizont, kurse drita e tij është shtrirë në skajet e qiellit. Paraqitet dymbëdhjetë minuta pas agimit të rremë.

Agimi i rremë (el-fexhrul-kadhib) së pari paraqitet si rreze e zgjatur drejtvizore, si bisht i ujkut, pastaj tretet dhe e pason errësira. Koha e namazit të sabahut dhe fillimi i agjërimit fillojnë me paraqitjen e agimit të vërtetë.[2] Kurse perëndimi i diellit është koha e perëndimit të diskut diellor, ashtu që errësira paraqitet dukshëm në anën lindore. I Dërguari i Allahut (a.s.) ka thënë: "Kur nga errësira (nga lindja) arrin nata, kurse dita shkon atje (në perëndim) dhe kur dielli perëndon, atëherë agjëruesi mund të bëjë iftar."(Buhariu dhe Muslimi)

## Koha e nijetit

Për agjërimin e muajit Ramazan, koha e nijetit është prej fillimit të natës së ditës që do të agjërohet e deri në gjysmën e asaj dite. Dita, sipas Sheriatit, fillon prej agimit dhe përfundon me perëndimin e diellit, andaj gjysma e ditës është në pjesën e fundit të mëngjesit, respektivisht afërsisht një orë para kohës së drekës. Nëse dikush bën nijet para kësaj kohe, nijeti i tij është i drejtë.[3]

Agjërimi është një nga obligimet themelore islame i cili kërkon nga agjëruesit që të heqin dorë dhe të abstenojnë plotësisht nga ushqimi, pija, pirja e duhanit dhe marrëdhëniet intime, prej agimit deri në perëndim të diellit. Mospranimi i këtij obligimi islam, si dhe fyerja e nënçmimi i tij paraqet mosbesim/kufër.[4]

Agjërimi është bërë obligim në vitin e dytë të hixhretit, para betejës së Bedrit. Si njëri prej adhurimeve, agjërimi ka ekzistuar, me disa ndryshime, në të gjitha periudhat e historisë. Këto ndryshime kanë qenë të lidhura me hollësitë e agjërimit. Mund të thuhet se në të gjitha sheriatet e shkuara ka pasur agjërim, pavarësisht nga forma, koha, synimi dhe përbërja. Popuj dhe kultura të ndryshme në të kaluarën e hershme i kanë dhënë rëndësi agjërimit.[5] Argumenti më i madh për ekzistencën e agjërimit edhe te shpalljet e pegamberëve të tjerë është Kurani, ku Allahu i Gjithëmëshirshëm ka zbritur ajetin: "O ju që besuat, agjërimi u është bërë obligim, sikurse ishte obligim edhe i atyre që ishin para jush, ashtu që të bëheni të devotshëm!" (El-Bekare, 183)

Ky ajet tregon se agjërimi na është bërë obligim sikurse u ishte bërë obligim edhe atyre që ishin në kohët e pejgamberëve të tjerë.

Allahu xh.sh., lidhur me umetin e Muhamedit a.s., ka zbritur gjithashtu edhe ajetin tjetër: "(Ato ditë të numëruara janë) Muaji Ramazan, që në të (filloi të) shpallet Kurani, që është udhërrëfyes për njerëz dhe sqarues i rrugës së drejtë dhe dallues (i të vërtetës nga gënjeshtra). E kush e përjeton prej jush këtë muaj le të agjërojë, ndërsa kush është i sëmurë ose në udhëtim, le të agjërojë aq ditë nga ditët e mëvonshme. Allahu me këtë dëshiron lehtësim për ju, e nuk dëshiron vështirësim për ju. (Të agjëroni ditët e lëshuara më vonë) Që të plotësoni numrin, ta madhëroni Allahun për atë, që iu udhëzoi dhe që të falënderoni." (El-Bekare, 185). Me këtë ajet çdo mysliman i rritur, qoftë mashkull apo femër, urdhërohet që ta agjërojë muajin ramazan.

**'Çdo vepër e njeriut është për vetë atë, me përjashtim të agjërimit. Shpërblimin e agjërimit e jap Unë, sepse njeriu i braktis ngrënien dhe dëshirat trupore vetëm për Mua.'**

(Hadith Kudsi)

Çdo punë që bëhet në emër të Allahut ka mirësinë dhe sevapin e vet. Por kur vjen fjala për agjërimin, shpërblimi i tij është i pakrahasueshëm. Ebu Umame r.a. thotë: "I kërkova të Dërguarit të Allahut të më thotë një punë të dobishme për ta bërë. Ai më tha: 'Mbaj agjërim, sepse ai s'ka të krahasuar!' Ia përsërita kërkesën për herë të dytë të Dërguarit të Allahut dhe ai më tha përsëri: 'Mbaj agjërim, sepse ai s'ka të krahasuar!' Unë ia përsërita edhe një herë tjetër kërkesën dhe ai për të tretën herë më dha të njëjtën përgjigje: 'Mbaj agjërim, sepse ai s'ka të krahasuar!'" (Nesai).

Në agjërim nuk ekziston ndonjë autoritet më i madh për të kontrolluar sjelljen e njeriut, për ta penguar agjërimin nga ana e tij. Agjëruesi e mban atë me vetëdije që të fitoj kënaqësinë e Allahut, duke treguar ndershmëri e përpikmëri, në vetvete dhe publikisht.[6]

Prandaj, Pejgamberi a.s. thotë: "Çdo punë e njeriut i përket atij dhe për atë vepër do të shpërblehet dyfish, madje deri shtatëqind herë. Allahu i madhëruar thotë: 'Pos agjërimit. Ai është Imi, dhe Unë shpërbëj për të, sepse agjëruesi për Mua ka braktisur kënaqësitë dhe ushqimin'. Agjëruesi ka dy gëzime, kur bën iftar dhe kur do të takojë Allahun, dhe kjo do të ndodhë në botën tjetër, kur njeriu do të dëgjojë thirrjen: Ku janë agjëruesit ? Le të hyjnë në xhenet përmes derës Rejhan, përmes së cilës nuk mund të hyjë askush tjetër përveç tyre." (Buhariu dhe Muslimi).

Agjërimi është adhurim, shpërblimin e të cilit Allahu i Lartë e ka marrë mbi vete, përgjegjësinë e të cilit nuk e mbajnë dot kalemat dhe librat e llogarisë, është shenjë e marrëdhënieve të ndërsjella mes besimtarit me Zotin e vet.[7]

Ebu Hurejre tegon se i Dërguari i Allahut ka thënë: "Allahu ka urdhëruar kështu: 'Çdo vepër e njeriut është për vetë atë, me përjashtim të agjërimit. Shpërblimin e agjërimit e jap Unë, sepse njeriu i braktis ngrënien dhe dëshirat trupore vetëm për Mua.' Për agjëruesin ka dy çaste të gëzuara. Njëri, kur ha iftarin dhe i dyti, kur takohet me Zotin. Kundërmimi i gojës së agjëruesit tek Allahu është më i këndshëm se aroma e parfumit." (Buhariu, Muslimi, Tirmidhiu, Nisaiu, Ibn Maxhe).

Prandaj me të drejtë Ramazani konsiderohet muaji i devotshmërisë, i ngritjes shpirtërore dhe i afrimit me Zotin, muaj në të cilin çdo vepër shpërblehet shumëfish pasi agjërimi bëhet vetëm në emër të Zotit.



# Roli i agjërimit në edukimin moral të njeriut

Qenia njerëzore është sintezë e shpirtit me trupin. Sikurse trupi pa shpirt nuk shpreh ndonjë gjë, nuk përbën ndonjë vlerë njerëzore, po ashtu edhe shpirti pa trup nuk përbën ndonjë vlerë njerëzore për propozimet ose emocionet e kësaj bote.

Ndërkaq, njeriu trajtohet si kafshë nga ana e biologëve dhe e filozofëve, kurse mendësia materialiste e kundron thjesht si një vegël dhe makinë lëvizëse. Agjërimi është një dhuratë e madhe hyjnore dhe burim i virtyteve të larta. Ai është e kundërta e rrymave të kohës së sotme, sepse filozofirat materialiste që dominojnë në Lindje dhe Perëndim e njohin tokën, por nuk e njohin qiellin, e njohin trupin por nuk e njohin shpirtin, e njohin dynjanë por nuk e njohin ahiretin.

Me ato që ha e pi, me qëndrimet dhe veprimet, me adhurimet, përgjithësisht me detyrat dhe dispozitat fetare që përpiqet t'i kryejë, njeriu ushtron një sërë ndikimesh mbi trupin dhe mbi shpirtin e vet. Kufizimet, privimet dhe abstenimet zënë në vend shumë të rëndësishëm në zhvillimin dhe maturimin e jetës individuale të njeriut, dhe kjo mund të bëhet vetëm me agjërim. Agjërimi rezulton me vlera dhe virtyte që formohen në botën e brendshme, në ndërgjegje. Nuk mund të pritet që tek njeriu që është fokusuar te stomaku, që në çdo vend e çdo kohë mendon stomakun, të ketë një shpirt të pastër dhe një zemër të kulluar. Ai do të konsumojë si një mosmirënjohës, pa falënderuar Allahun e Lartëmadhërishëm.[8]

Islami e sheh jetën si një rrugëtim, një pjesë e të cilit kryhet në këtë botë, ndërsa pjesa tjetër në botën tjetër. Përkundër kësaj, shpeshherë njeriu i bën padrejtësi vetes dhe e dëmton atë duke iu nënshtruar pasioneve dhe dëshirave të tij trupore. Ai largon dobinë dhe të mirën me veprime të pamenduara mirë. Nën cytjet e djallit, egoizmi, urrejtja dhe pangopësia e bëjnë gjithnjë e më të vështirë jetën e tij. Për rrjedhojë, në shumë shpirtra njerëzorë sundon boshllëku dhe zbrazëtia.

**Secili përgjegjës i familjes duhet të kujdeset për familjen e tij veçanërisht në këtë muaj duke i nxitur ata të agjërojnë, të dinë rregullat e tij, të pendohen, të falen, të lexojnë Kuranin dhe të shtojnë veprat e mira.**

Trupi rrallëherë në histori ka pasur përparësi dhe ka dominuar ndaj shpirtit sikurse në ditët tona. Vështirë që ndonjëherë pasioni dhe dëshirat e pakontrolluara të kenë pasur lirinë sikurse e kanë sot. Sa më shumë që njeriu prosperon në planin material, aq më shumë ai molepset dhe asfiksohet shpirtërisht, duke u bërë skllav i prodhimit dhe i konsumit.

Ndërkaq, çdo dispozitë islame që vjen nga Allahu i Gjithëdijshëm dhe i Gjithëmëshirshëm është për të mirën e njeriut. Një ndër urtësitë që gjendet pas rregullave të caktuara të sheriatit, është edhe rritja e vetëdijes për Zotin, e cila përbën një nga arsyet e kryerjes së namazeve të rregullta, të agjërimit dhe të lutjeve.[9]

Ato synojnë pastrimin e njeriut dhe të shpirtit të tij nga çdo njollë, si dhe pajisjen e karakterit të tij me virtyte dhe cilësi pozitive. Agjërimi, padyshim, është i dobishëm për trupin dhe shëndetin e tij dhe motivon të falënderuarit e Allahut.

Agjërimi e përmbush njeriun me një virtyt të çiltër dhe afërsi me Zotin, sepse kur agjëron, njeriu e bën këtë vetëm për hatër të Zotit. Ai e kultivon njeriun me një vetëdije vigjilente dhe të shëndoshë. Kjo sepse agjëruesi e mban agjërimin e tij fshehurazi edhe publikisht.[10]

Sikurse ujërat e tokës, përrenjtë, vijat dhe lumenjtë që ndjekin një linjë drejt derdhjes në dete dhe së bashku formojnë oqeanet e pamatshme të botës, njëlloj edhe dispozitat islame synojnë që njeriu të ecë drejt vullnetit, mëshirës dhe kënaqësisë së Zotit.

Adhurimet që i ka obliguar Islami kanë për qëllim që ta mësojnë myslimanin të jetojë jetë të vërtetë dhe të pajiset me moral të mirë, pavarësisht kushteve dhe rrethanave, larg mëkateve që zemërojnë Krijuesin.

Agjërimi është faktor i pazëvendësueshëm në edukimin moral të njeriut dhe formimin e personalitetit të tij. Pejgamberi a.s. thotë: "Essijamu Xhunnetun" (Agjërimi është mbulesë, pengesë) që do të thotë është pengesë nga gjynahu e gabimi dhe mburojë nga zjarri i xhehenemit.

## Dukuritë negative

Dukuritë negative kanë vërshuar në shoqërinë tonë për shkak se njohuritë fetare janë shumë të përcipta e sipërfaqësore. Familja jonë është në rrezik. Shoqëria jonë sot po ballafaqohet jo vetëm me varfëri ekonomike, por ajo po përjeton edhe një mjerim të madh moral. Kultura dhe tradita fetare, që e kanë mbajtur familjen të shëndetshme dhe e kanë mbrojtur nga ndikimi i kulturave të huaja dhe nga infektimi i dukurive negative, kanë filluar të zbehen dhe asaj sot i kanoset rreziku i shthurjes dhe i zvetënimit.

Prandaj, Ramazani është rast i volitshëm që të evitojmë çdo gjë që është në kundërshtim me mësimet islame dhe që zbeh vlerat e mirëfillta në familjet tona. Ramazani duhet të shfrytëzohet si një përvojë e papërsëritshme që të përmirësojmë gjen-djen tonë jo të mirë morale sepse "Allahu nuk e ndryshon gjendjen e një populli, derisa ata të ndryshojnë ç'kanë në vetvete." (Er Ra'd, 11).

Secili përgjegjës i familjes duhet të kujdeset për familjen e tij veçanërisht në këtë muaj duke i nxitur ata të agjërojnë, të dinë rregullat e tij, të

pendohen, të falen, të lexojnë Kuranin dhe të shtojnë veprat e mira. Secili duhet të kultivojë tek ata ndjenjën se bindja ndaj Allahut është rruga e suksesit dhe e shpëtimit në dynja dhe ahiret.

Ramazani është muaji i pendimit, i dhikrit dhe i adhurimit të Allahut në çdo çast dhe i shtimit të veprave të mira. Në të filloi zbritja e Kuranit fisnik, me të cilin Muhamedi a.s u urdhërua nga Allahu që t'i ftojë njerëzit në Islam. Ai është muaji i mirësive dhe i begative, muaji i shpërblimeve dhe i dhuratave të pamasa: "Kush e kalon muajin e Ramazanit duke u falur gjatë natës, duke besuar fort dhe duke shpresuar shpërblim të mirë (vetëm nga Allahu), atij do t'i falen mëkatet e mëhershme". (Hadith, Buhariu dhe Muslimi)

Ramazani është si mysafir i veçantë që gëzon zemrat dhe shpirtrat tanë, duke sjellë me vete begati dhe mirësi të pamasë. Fillimi i tij është mëshirë, mesi i tij falje prej gjynaheve dhe fundi lirim nga dënimi i zjarrit. Në këtë muaj Allahu ofron favore dhe shpërblime të shumta për agjëruesit. Secili individ duhet të përgatitet që ta shtojë intensitetin e ibadetit të tij dhe t'i pakësojë sa më shumë shprehjet dhe veset e këqija.

Gjatë Ramazanit kalitet shpirti dhe trupi prandaj ai konsiderohet një shkollë hyjnore ku individi dhe shoqëria pajisen me mësimet e tij të vlefshme sikurse janë: bindja, vullneti, këmbëngulja, qëllimi fisnik, pastrimi i vetes dhe sinqeriteti.

Agjërimi i pastron zemrat që janë vend i dashurisë, i mëshirës dhe i guximit dhe kultivon te myslimani cilësinë e vigjilencës së vazhdueshme të Allahut. Ai është lartësim i shpirtit dhe ngritje drejt dëlirësisë. Ai fisnikëron shpirtrat, që janë vend i përkushtimit, i devot-shmërisë, i nderit, i moralit dhe i virtyteve njerëzore.

Agjërimi është një gjendje e veçantë dhe përmbajtje jo vetëm nga ushqimi e pija, duhani, marrëdhëniet intime por edhe nga shpifja, gënjeshtra, shikimi i ndaluar dhe nga çdo gjynah. Prandaj agjërimi më shumë duhet të ndihet me zemër dhe shpirt sesa të njihet dhe kuptohet me logjikë e arsye.



## Aspekti social

Vlera dhe rëndësia e Ramazanit ngërthen jo vetëm aspektin fetar dhe moral por edhe atë social. Agjërimi i kuptuar drejt si një institucion social zhvillon altruizmin dhe dashurinë tek njeriu dhe edukon ndjenjën e vetëmohimit dhe të sakrifikimit. Ai zhvillon ndjenjat për nevojat e të tjerëve dhe nxit në bërjen e hajrateve. Islami dëshiron të ndërtojë një njeri që sakrifikon të mirat materiale dhe jetën e tij për të mirën e shoqërisë. Pikërisht për këtë, krahas agjërimit, në këtë muaj të bekuar është bërë obligim (vaxhib) edhe sadakatul-fitri dhe preferohet dhënia e zekatit të obligueshëm, si dhe ndihma e të varfërve.

Shoqëria islame nuk guxon të ketë mjerim social dhe dallime klasore. Egoizmi dhe individualizmi i skajshëm duhet të jenë të panjohur për myslimanin. Muhamedi a.s. ka thënë: "Nuk është mysliman i vërtetë ai që ka barkun plot, kurse fqinji përkrah tij është i uritur." Prandaj, të gjithë myslimanët gjatë këtij muaji janë më të devotshëm, më dorëlirë dhe më modestë.

Kusht për një jetë të virtytshme dhe të moralshme është harmonia e brendshme mes instinkteve të nevojshme dhe synimeve morale: "Allahu nuk ka nevojë për njeriun që e braktis ushqimin e pijen, e nuk e braktis fjalën e keqe dhe veprën e ligë!" (hadith, Buhariu).

Duke mposhtur epshet që nxisin për mosbindje dhe gjynah, duke u liruar nga gjërat materiale dhe nga robërimi ndaj tyre, agjëruesi bëhet rob i vërtetë i Allahut. Njeriu me durimin e urisë e të etjes zgjon forca të brendshme duke zotëruar dëshirat e ulëta, sikurse janë shpërthimi i epsheve, i zemërimit dhe i grykësisë. Duke agjëruar, njeriu nuk e shkatërron epshin e tij, por e mban atë nën kontroll. Agjërimi është një metodë perfekte për zhvillimin e virtyteve individuale dhe për kontrollin e vetvetes. Ai synon ta pasurojë shpirtin dhe zemrën me sinqeritet, mëshirë, mirësi dhe humanizëm.

Agjërimi te njeriu inicion frymën e vërtetë të përkatësisë sociale, të unitetit dhe të vëllazërisë, të barazisë para Zotit si dhe para ligjit. Kur njeriu agjëron ndien se i bashkangjitet gjithë shoqërisë myslimane dhe kryerjes së detyrës së njëjtë në të njëjtën mënyrë, për motivet dhe qëllimet e njëjta.[11]

Pejgamberi a.s. i përgëzonte shokët e tij më ardhjen e muajit fisnik dhe u thoshte: "U erdhi muaji Ramazan, muaji i bekuar. Allahu ua ka obliguar agjërimin e tij. Në të hapen dyert e xhenetit, mbyllen dyert e xhehenemit dhe lidhen shejtanët. Në të është një natë më e vlefshme se njëmijë muaj, kush privohet nga e mira e saj është privuar (prej shumë të mirave)." Sigurisht se besimtari gëzohet me hapjen e dyerve të xhenetit, mbylljen e dyerve të xhehenemit dhe me lidhjen e shejtanëve.

Muhamedi a.s ka thënë: "Edhe agjërimi, edhe Kurani, Ditën e Ringjalljes do të ndërmjetësojnë për besimtarin. Agjërimi do të thotë: O Zot! Unë agjëruesin e pengova ditën nga të ngrënët, të pirët dhe nevojat e tjera të natyrshme. Pranoma ndërmjetësimin për faljen e tij!" Edhe Kurani do të thotë: "O Zot! Unë lexuesin e pengova natën nga gjumi dhe pushimi: Jepmë leje të ndërhyj për faljen e tij!"

O Allah! Na bëj prej atyre që e meritojnë këtë ndërmjetësim!

*1. Shih: Muhamed Ashih Ilahi el Bureni, Çështje të fikhut sipas Kuduriut I Ibadat, Prishtinë, 2009, f. 155. 2. Abdulhamid Mahmud Tuhmaz, Fikhu Hanefi vëll. I, Ibadat (pastërtia, namazi, zekati, agjërimi, haxhi), SHB Sira, Prishtinë, 2008, f. 460. 3. Muhamed Ashih Ilahi el Bureni, op. cit., f. 462. 4. Hutbe dhe vaze të zgjedhura II, (pa autor) ShB "ASR", Tetovë, 2001, f. 138. 5. Ali Budak, Gjithçka rreth agjërimit & Muaji i Ramazanit, Prizmi Tiranë, 2005, f. 10. 6. Hamudeh Abdul Ati, Islami në fokus, Shkup 1413/1992, f. 102. 7. Ali Budak, po aty, f.16. 8. Ali Budak, po aty, f. 22. 9. Jasser Auda, Objektivat e ligjit islam një udhëzues për fillestarë, Tiranë 2020. f. 11. 10. Hamudeh Abdul Ati, po aty, f. 102. 11. Hamudeh Abdul Ati, Islami në fokus, po aty, f. 102.*

Mr. Ekrem Maqedonci

# Agjërimi dhe klasifikimi i tij juridik në Islam

Çështja e agjërimit si ibadet dhe shtyllë e fesë, ndryshon normat e tij, varësisht nga nijeti dhe koha se kur kryhet ky ibadet. Andaj, nëse këtë adhurim e analizojmë me vëmendje e shohim se norma e tij mund të jetë e ndryshme, mund të jetë farz, vaxhib, sunet, mekruh tahrimen, apo edhe mekruh tenzihen.

Në përgjithësi, nëse shikojmë adhurimet të cilat konsiderohen shtylla apo rukne të fesë, i gjejmë se ato nuk janë vetëm të një kategorie, por janë të kategorive të ndryshme. P.sh. namazi mund të jetë farz, siç janë pesë farzet ditore, por mund të jetë edhe sunet, siç janë sunetet përcjellëse të nama-zeve ditore, dhe po ashtu mund të jetë edhe namaz vullnetar, i njohur si namaz nafile.

Gjithashtu edhe dhënia materiale, mund të jetë farz siç është zekati, por mund të jetë edhe vaxhib siç është sadaktul-fitri, dhe po ashtu mund të jetë edhe sunet, siç është sadakaja e zakonshme. Ngjashëm edhe haxhi, mund të jetë farz, nëse ai kryhet për herën e parë, por mund të jetë edhe sunet apo nafile nëse kryhet për herën e dytë, e më shumë.

Kështu është edhe çështja e agjërimit si ibadet dhe shtyllë e fesë, i cili ndryshon normat e tij, varësisht nga nijeti dhe koha se kur kryhet ky ibadet. Andaj, nëse këtë adhurim e analizojmë me vëmendje e shohim se norma e tij mund të jetë e ndryshme, mund të jetë farz, vaxhib, sunet, mekruh tahrimen, apo edhe mekruh tenzihen.[1] E në cilën normë prej normave të lartpërmendura radhitet agjërimi dhe cilit lloj i përket, do të mundohemi ta sqarojmë në vijim.

Kështu që, sipas mësimeve të jurisprudencës islame dhe argumen-teve të konkluduara nga Sheriati islam, llojet e agjërimit janë:

## Agjërimi farz

Agjërimi farz është ai lloj agjërimi, që obligueshmëria e tij është e vërtetuar me argumente të prera, qoftë nga Kurani fisnik, apo nga hadithet e sakta të Muhamedit a.s.. Këtë lloj të agjërimit besimtari nuk guxon ta anashkaloj në asnjë mënyrë, ngase lënia e këtij lloji të agjërimit konsiderohet mëkat dhe përgjegjësi para Zotit xh.sh., për shkak të shkeljes dhe mosrespektimit të urdhrit të prerë të Tij. Andaj, agjërimi farz mund të jetë:

- Farz që ka kohën e caktuar (فَرْضٌ مُعَيّنٌ), siç është muaji Ramazan, e që ka kohën e përcaktuar të tij; dhe
- Farz që nuk ka kohë të caktuar (فَرْضٌ غَيْرَ مُعَيَّنٍ), siç është:

a) Të bërit kaza e atyre ditëve të pa agjëruara të Ramazanit. Pra, agjërimi i atyre ditëve të pa agjëruara të Ramazanit, për shkak të ndonjë arsye të justifikueshme, siç është sëmundja ose udhëtimi, shtatzënia ose lehonia te gjinia femërore etj.. Ky është farz i prerë, mirëpo se kur duhet të agjërohen ose bëhen kaza ato ditë nuk përcaktohet sheriatikisht, edhe pse rëndom preferohet sa më shpejt që është e mundur të kryhet ky obligim para Zotit të Plotfuqishëm.

b) Kefaretet[2] që kryhen përmes agjërimit, si kefareti i betimit, dhiharit, kefareti që obligohet në rast se njeriu e vret dikë me pa dashje etj.. Edhe këto kefarete të lartpërmendura që kryhen përmes agjërimit, janë të obliguara me ajete kuranore (apo argumente të formës së prerë).[3]



## Agjërimi vaxhib

Agjërimi vaxhib konsiderohet ai lloj agjërimi, që në parim nuk e kemi pasur obligim agjërimin e tij, mirëpo është bërë obligim për shkak se besimtari në njëfarë mënyre ia ka bërë obligim vetvetes agjërimin e atyre ditëve. Zakonisht ky lloj agjërimi llogaritet i tillë në raste të besatimit për agjërim. Në detaje, mund të themi se agjërimi vaxhib konsiderohet në këto raste:

- Agjërimi i atyre ditëve që njeriu është zotuar për t'i kryer, që në shkencën e fikhut njihet si agjërimi i nedhrit (صَوْمُ النَّذْرِ). Ky lloj agjërimi konsiderohet vaxhib për shkak se realizimi i betimit të bërë konsiderohet obligim në aspektin fetar. Zoti xh.sh. në Kuran thotë: "Zbatojeni premtimin-besën e dhënë ndaj Allahut, e mos i thyeni betimet tuaja pasi i keni bërë ato, duke qenë se Allahun e keni dëshmitar për ato betime" (En-Nahl: 91).

- Prishja e agjërimit vullnetar, pa marrë parasysh me apo pa arsye.[4] Edhe ky lloj agjërimi konsiderohet vaxhib, për shkak se besimtari në këtë rast ka vendosur për Zotin agjërimin e asaj dite dhe e ka filluar agjërimin e saj, e rëndom vendosmëria dhe nijeti që është bërë për Zotin duhet të realizohet. Transmetohet se Aisheja dhe Hafseja r.a. një ditë kishin qenë duke agjëruar në mënyrë vullnetare, dhe dikush nga të afërmit e tyre u kishte dhuruar mish për të ngrënë, e ato kishin vendosur ta prishnin agjërimin dhe të ushqeheshin me atë ushqim. Kur erdhi Pejgamberi a.s., ato i treguan atij se çfarë kishin vepruar, e Muhamedi a.s. u tha: "Atëherë agjërojeni një ditë tjetër (bëjeni kaza) në vend të kësaj dite!"[5]

- Agjërimi në itikafin që je zotuar për të, ngase kush zotohet për itikaf, zotohet për t'u izoluar në xhami me nijet për të bërë ibadet. E meqë agjërimi konsiderohet një prej ibadeteve kryesore të besimtarit, atëherë bashkë me itikafin obligohet edhe vetë agjërimi.[6]

## Agjërimi sunet dhe ai i preferuar

Agjërimi sunet dhe ai i preferuar konsiderohet ai lloj agjërimi, që transmetohet se Muhamedi a.s. e ka agjëruar ose edhe ka preferuar të agjërohet. Më saktësisht agjërimi sunet ose i preferuar konsiderohet në këto raste:

- Agjërimi një ditë po, e një ditë jo. Muhamedi a.s. në një rast e këshilloi një sahabi që donte të agjëronte tërë jetën e tij dhe i tha: "Agjëro siç agjëronte Davudi a.s.! Ai agjëronte një ditë, dhe e prishte një ditë..."[7]

- Agjërimi i ditës së hënë dhe të enjte, për çdo javë. Transmetohet nga Usame bin Zejdi r.a., se Muhamedi a.s. agjëronte çdo të hënë dhe të enjte, dhe kur e pyetën për këtë lloj agjërimi, ai tha:

"Vërtet punët e njerëzve ngrihen ditën e hënë dhe ditën e enjte."[8] Agjërimi i tri ditëve. E rëndom përpjekja për ta pasuar Muhamedin a.s. edhe në punët e tij vullnetare konsiderohet sunet.

- Agjërimi i tri ditëve të mesit të çdo muaji, apo më shumë të njohura si ditët e bardha. E ato ditë janë: dita e trembëdhjetë, dita e katërmbëdhjetë, dhe dita e pesëmbëdhjetë e çdo muaji. Transmetohet nga Ebu Hurejre r.a., se Pejgamberi a.s. e kishte porositur atë, t'i agjëronte ato ditë."[9]

- Agjërimi i ditës së Arafatit, për atë që nuk është duke e kryer haxhin në atë vit. Muhamedi a.s. thotë: "Për agjërimin e ditës së Arafatit e llogariti se i mbulon gabimet e një viti para saj, dhe një viti pas saj."[10] Ndërsa haxhiu i cili është në Arafat duke kryer një prej shtyllave kryesore të haxhit nuk e ka sunet agjërimin e kësaj dite, ngase ai duhet të ushqehet e të forcohet fizikisht, që të jetë sa më aktiv në ibadete dhe sa më aktiv në shfrytëzimin e kësaj dite me lutje e lexim të Kuranit.

- Agjërimi i ditës së Ashurës, apo ditës së dhjetë të muajit Muharrem, duke agjëruar edhe një para saj (ose një pas asaj dite). Për vlerën e agjërimit të kësaj dite Pejgamberi a.s. thotë: "Agjërimin e ditës së Ashurës e llogariti te Zoti se i mbulon gabimet e vitit të kaluar."[11]

- Agjërimi i gjashtë ditëve të Shevalit. Edhe këto ditë Muhamedi a.s. kishte porositur që të agjërohen, madje për vlerën e tyre në një hadith kishte thënë: "Kush e agjëron muajin Ramazan, dhe pastaj e përcjell atë me agjërimin e gjashtë ditëve të muajit Sheval, llogaritet sikur të agjëronte gjithë jetën e tij."[12]

- Agjërimi i tetë ditëve të para të muajit Dhul-hixheh, si për jo haxhiun, ashtu edhe për haxhiun (ngase edhe haxhiu në këto ditë nuk është i ngarkuar me ndonjë obligim që mund ta rëndoj atë).[13] Vlera e këtyre ditëve është e dalluar dhe shtimi i veprave të mira në këto ditë është e preferuar në bazë të shumë haditheve, e padyshim që agjërimi është një prej veprave më të mira që kryen besimtari. Muhamedi a.s. në një hadith ka thënë: "Nuk ka ditë më të mira, që veprat e mira në to janë të dashura te Zoti, se sa këto ditë pra ditët e para të muajit Dhul-hixheh)."[14]

## Agjërimi mekruh tenzihen

Mekruh tenzihen konsiderohet agjërimi i atyre ditëve që Muhamedi a.s. nuk e dëshironte agjërimin e tyre, apo edhe e urrente agjërimin në ato ditë. Zakonisht agjërimi i këtyre ditëve (që Muhamedi a.s. e urrente agjërimin e tyre), e ngjason besimtarin mysliman me besimtarët e feve të tjera, apo e dobëson atë për aktivitete të tjera, siç do të sqarohet në vijim. Andaj agjërimi mekruh tenzihen - i urryer konsiderohet në këto raste:

- Veçimi i ditës së xhuma me agjërim, sepse te myslimanet, dita e xhuma më shumë njihet si ditë pushimi e vizitave ndër familjare dhe ditë e relaksimit dhe afrimit me të afërmit. Muhamedi a.s. në një hadith



ka thënë: “Mos e veçoni natën e xhuma nga netët tjera me namaz nate, dhe as mos e veçoni ditën e xhuma me agjërim, në mesin e ditëve tjera.”[15]

- Veçimi i ditës së Ashureve, domethënë pa e agjëruar edhe ditën e nëntë ose të njëmbëdhjetë bashkë me të. Pejgamberi a.s., kur u njoftua se çifutët e veçonin ditën e dhjetë të muajit Muharrem (ditën e Ashureve), tha: “Nëse Zoti më jep jetë deri vitin e ardhshëm, bashkë me të dhjetën do ta agjërojë edhe të nëntën.”[16]

- Veçimi i ditës së shtunë për agjërim, ngase edhe kjo ditë veçohet nga besimtarët e feve të tjera, e rëndom ne nuk i pasojmë ata.

- Agjërimi i ditës së dyshimtë. Dita e dyshimtë quhet ajo ditë kur besimtarët dyshojnë se a është dita e fundit e muajit Shaban, apo dita e parë e muajit Ramazan. Kjo bëhet për arsyen se myslimanët duhet të forcohen me ushqim para fillimit të Ramazanit. Muhamedi a.s. në një hadith ka thënë: “Kush e agjëron ditën e dyshimtë, veç e ka kundërshtuar Ebu Kasimin (Muhamedin a.s..).[17]

- Agjërimi i dy ditëve pa ndërprerë, duke mos bërë fare as iftar e as syfyr , ngase edhe ky lloj agjërimi e dobëson besimtarin nga ibadetet e tjera si: namazi, leximi i Kuranit etj.

- Agjërimi i përjetshëm, ngase kjo mund të jetë lodhje e madhe dhe ngarkesë për besimtarin, ndërsa Zoti nuk e ka bërë fenë ngarkesë për besimtarët e tij. Po ashtu ky lloj agjërimi e dobëson besimtarin nga adhurimet e tjera, por edhe nga puna dhe obligimet e tij familjare.

## Agjërimi mekruh tahrimen

Agjërimi mekruh tahrimen konsiderohet agjërimi i atyre ditëve, që Pejgamberi a.s., përveç që e urrente agjërimin e tyre, edhe ndalonte (në formë jo të prerë) të agjërohet. Madje ka disa prej juristëve që, agjërimin e këtyre ditëve e konsiderojnë edhe të ndaluar-haram. Agjërimi mekruh tahrimen konsiderohet në këto raste:

- Agjërimi i ditëve të bajrameve dhe ditëve të teshrikut, ngase këto janë ditë festash, ushqimi e vizite reciproke ndër myslimanët. Këtë e kishte treguar edhe vetë Muhamedi a.s. në një hadith kur kishte thënë: “Ditët e teshrikut janë ditë ushqimi dhe pijeje.”[18] E nëse kuptohet se janë ditë ushqimi dhe pije, atëherë kuptohet se nuk janë ditë agjërimi e abstenimi.

- Agjërimi i gruas si agjërim nafile, pa lejen e bashkëshortit të saj. Ky lloj agjërimi lejohet vetëm me lejen e bashkëshortit, ngase bindja ndaj urdhrave dhe dëshirave të bashkëshortit është obligim-farz, kurse agjërimi vullnetar konsiderohet nafile, andaj i jepet përparësi asaj që është obligim, para asaj që është nafile. Për këtë arsye, edhe Muhamedi a.s. në një hadith ka thënë: “Nuk lejohet për gruan që të agjërojë nëse bashkëshorti i saj është i pranishëm, përveç me lejen e tij, dhe nuk lejohet që ta lejojë dikë të hyjë në shtëpinë e tij, përveç me lejen e tij.”[19]

*1 - Shih: Fikhul-Islamij ve Ediletuhu, pr.dr. Vehbe Ez-Zuhajli 2/510-526, Shtëpia botuese Darul-Fikr, viti 2008 2 Kefareti është ajo masë e shpagimit e cila i obligohet njeriut për ndonjë mëkat-shkelje në raport me Allahun.3. Shih: El-Hedijeu Alaijeh fq. 153-154, shtëpia botuese Mektebetul-Imam El-Evzaaij, viti i botimit 2005. 4. Këtë mendim e mbështesin juristët e medhhebit hanefij dhe maliki. 5. El-Muveta, me nr. 363. Malik Ibn Enes, Muessesetu Zaid Al-Nuhejan El-H’ajrijje. Bot. i parë. Abu Dabi. 2004. 6..Shih: El-Hidajeh 1/156, Imam Burhanudin El-Merginani, shtëpia botuese Darul-ERkam Ibn Erkam, pa vit botimi. 7. “Sahihu” i Buhariut, me nr. 3419. Muhamed Ibën Ismail El-Buh’arij, Daru Tukun-Nexhah. Bot . i parë. 1422 h. 8. Transmeton Ahmedi, në “Musnedin” e tij, me nr. 21744. Shtëpia botuese Err-Rrisaletu. Bot. i parë. Bejrut. 2001. 9. Transmeton Tirmidhiu. Muhamed Ibën Isa Et-Tirmidhij, Sunenu Et-Tirmidhij. Darul-Garb El-Islamij. Bot. i parë. Bejrut. 1998. 10. “Sahihu” i Muslimit, me nr. 1162. Muslim Ibën Haxhaxh En-Nejsaburij, Daru Ihjau Turath El-Arabij. Bejrut. Pa vit botimi. 11. “Sahihu” i Muslimit, me nr. 1162. Muslim Ibën Haxhaxh En-Nejsaburij, Daru Ihjau Turath El-Arabij. Bejrut. Pa vit botimi.12. “Sahihu” i Muslimit, me nr. 1164. Muslim Ibën Haxhaxh En-Nejsaburij, Daru Ihjau Turath El-Arabij. Bejrut. Pa vit botimi. 13. Shih: Erkanul-Islam, Vehbi Sulejman Gavoxhi, 2/544-551, shtëpia botuese Dar El-Beshair El-Islamijeh, viti I botimit 2002. 14. Transmeton Ebu Davudi në Sunen me nr. 2438. Ebu Davud Es-Sixhistanij, Sunenu Ebi Davud. El-Mektebetul-Asrijje. Bejrut. Pa vit botimi. 15.“Sahihu” i Ibën Hibanit, me nr. 3612, dhe, sipas dijetarëve të kësaj lëmie, hadithi është i saktë. 16. “Sahihu” i Muslimit, me nr. 1134. Muslim Ibën Haxhaxh En-Nejsaburij, Daru Ihjau Turath El-Arabij. Bejrut. Pa vit botimi. 17. El-Hakimi, në “Mustedrek”, me nr. 1542. Hakim En-Nejsaburi, Mustedrekul-Hakim Ales-sahihajni. Darul-Kutubil-Ilmijje. Bot. i parë. Bejrut. 1990. 18.“Sahihu” i Muslimit, me nr. 1141. Muslim Ibën Haxhaxh En-Nejsaburij, Daru Ihjau Turath El-Arabij. Bejrut. Pa vit botimi. 19. “Sahihu” i Buhariut, me nr. 5195. Muhamed Ibën Ismail El-Buh’arij, Daru Tukun-Nexhah. Bot . i parë. 1422 h.*

Abdulhamid Mahmud Tuhmaz

# Çka e prish dhe çka nuk e prish agjërimin

Agjëruesi nuk do të prishë agjërimin e tij nëse nga harresa ha diç, pi, ose bën marrëdhënie seksuale, në çfarëdo lloji të agjërimit qoftë, në Ramazan apo jashtë tij. Këtë e dëshmon hadithi, i cili ndodhet në përmbledhjet sahih, në të cilin Ebu Hurejre transmeton se i Dërguari a.s. ka thënë: "Kur ndonjëri prej jush harron dhe ha ose pi, le ta plotësojë agjërimin e vet, ngase, vërtet, Allahu e ka ngopur dhe ia ka shuar etjen."

Nëse është konfirmuar kjo dispozitë për ngrënie dhe pirje, është konfirmuar edhe për marrëdhënie seksuale, ngase është njësoj obliguese lënia e tyre gjatë agjërimit dhe nuk ka dallim ndërmjet agjërimit i cili është farz dhe agjërimit vullnetar, për arsye se hadithi nuk e ka bërë këtë dallim.[1]

Nëse agjëruesi, i cili ka harruar, është mjaft i fortë të agjërojë, si ndonjë i ri, ai që e shikon duhet t'ia tërheqë vërejtjen se është duke agjëruar. Është e qortueshme (mekruh tahrimi), të mos i tërhiqet vërejtja, njashtu siç është e qortueshme të mos zgjohet ai që fle kur është frikë se do t'i kalojë namazi. Nëse ky agjërues ka forcë, atëherë është e mirë të paralajmërohet nga mëshira. Nëse agjëruesi paralajmërohet, por nuk reagon, por vazhdon të hajë, agjërimi i tij do të prishet dhe ai duhet ta kompensojë, për arsye se informimi i një personi në fe pranohet. Për këtë ai duhet t'i kushtojë më shumë vëmendje shqyrtimit të gjendjes së vet, sepse ekziston një person, i cili e ka paralajmëruar.[2]

Polucioni në gjumë nuk e prish agjërimin. Nëse agjëruesi fle dhe në gjumë ka polucion, agjërimi nuk i prishet, për shkak të fjalëve të të Dërguarit të Allahut a.s.: "Tri gjëra nuk e prishin agjërimin: hixhama (lëshimi i gjakut)[3], të vjellët dhe polucioni."

Nëse agjëruesi ka pasur kontakt me gruan jashtë organit të saj seksual, ose nëse e puth dhe e ledhaton, duke mos përjetuar ejakulim gjatë kësaj, agjërimi nuk është prishur. Mirëpo, nëse gjatë kësaj ejakulon, agjërimi prishet dhe është i detyruar ta kompensojë, ngase ky veprim është në kuptimin e marrëdhënies seksuale. Dhe ai nuk është i obliguar të bëjë kefaret për këtë, për arsye se ky është sanksioni më i madh për atë që e prish agjërimin e vet dhe me këtë sanksionohet vetëm kur delikti e arrin kulmin. Ndërsa kulmi është marrëdhënia seksuale në formën dhe kuptimin e saj të vërtetë, gjë që këtu mungon.[4]

Ajo që hyn në bark të agjëruesit nëpër pore të trupit të tij nuk e prish



agjërimin. Madje, edhe nëse lahet në ujë dhe e ndien freskinë e tij në bark, kjo nuk ia prish agjërimin. Gjithashtu, nëse agjëruesi e lyen lëkurën me ndonjë preparat freskues, nëse nënvizon sytë me surme, agjërimi i tij nuk prishet, qoftë edhe nëse e ndien shijen e asaj në fyt, ose e vëren ngjyrën e saj në pështymë.

Nëse pa qëllim fut në bark diç nga ajo nga çka nuk mund të ruhemi, nuk e prish agjërimin. Nëse në fytin[5] e tij hyn pluhur, tym apo një mizë, agjërimi nuk prishet. Gjithashtu kjo vlen edhe nëse farmacisti e ndien shijen e ilaçeve dhe aromën e tyre. Nëse në veshin e agjëruesit hyn uji, agjërimi i tij nuk prishet, pos nëse këtë e bën qëllimisht do ta prishë agjërimin, ngase uji ka hyrë në barkun e tij me veprimin e tij. Kjo është si në rastin kur dikush në veshin e vet vë ilaç ose vaj, me çka prishet agjërimi. Nëse e pastron veshin me shkopinj, pastaj e nxjerr me papastërti, mandej sërish e vë në vesh disa herë, agjërimi nuk i prishet. Ndërsa kur në fytin e vet fut tym në çfarëdo mënyre ose tymohet me temjan dhe e ndien aromën e tij, ndërsa ka qenë i vetëdijshëm se është duke agjëruar, ky veprim do ta prishë agjërimin, ngase ka mundur të ruhet prej kësaj. Nuk duhet konsideruar që kjo është si erë e trëndafilit ose lëng misku, për shkak të dallimit të qartë në mes ajrit në të cilin ndihet aroma e miskut dhe përmbajtjes së tymit, i cili hyn në barkun e agjëruesit me aktin e tij. Me këtë kuptohet edhe dispozita e pirjes së duhanit, dhe s'ka dyshim se pirja e duhanit ose thithja e tymit të tij në brendi të trupit e prish agjërimin.[6]

Nga veprimet që e prishin agjërimin është edhe vënia e ilaçit në hundë dhe thithja e tij. Agjërimin nuk e prish ajo që mbetet nga lagështia në gojë pas larjes, madje edhe nëse agjëruesi atë e gëlltitë me pështymë. Mirëpo, para gëlltitjes së pështymës, duhet pështyrë një herë pas derdhjes së ujit, për të eliminuar ujin që është përzier me pështymën. Gjithsesi nuk duhet tepruar në këtë, ngase ajo që ka mbetur është vetëm lagështi nga e cila nuk mund të ruhesh.[7]

Nëse në gojën e agjëruesit hyjnë djersa ose lotët që dalin nga sytë, një apo dy pika, dhe përzihen me pështymë, ndërsa agjëruesi nuk e heton shijen e tyre, agjërimi nuk prishet. Mirëpo, nëse është aq shumë sa agjëruesi e ndjen njelmësinë në gjithë gojën, agjërimi është prishur.

Nëse agjëruesi hap gojën dhe ngre kokën dhe në gojë i bie ndonjë pikë shiu, flluskë bore ose ujë që pikon, kjo do t'ia prishte agjërimin, ngase ka mundur të ruhet nga kjo duke vënë dorën në gojë.[8]

Gjaku, i cili del nga dhëmbët e agjëruesit, nuk e prish agjërimin, nëse nuk futët në brendi. Mirëpo, nëse gjaku arrin në brendi me pështymë dhe dominon ngjyra e tij e kuqe në pështymë, ose është në sasi sa pështyma, sipas mendimit të numrit më të madh të dijetarëve, do ta prishë agjërimin. Disa, ndërkaq, mendojnë që kjo nuk e prish agjërimin, ngase njeriu në të shumtën nuk mund të ruhet nga kjo gjë dhe kjo trajtohet si edhe mbeturinat e ushqimit në dhëmbë ose lagështia pas shpëlarjes së gojës.[9] Ky është mendim real, aq më parë nëse i shtojmë edhe kufizimin që agjëruesi nuk e heton daljen e gjakut. Nëse e heton, mund të ruhet duke e nxjerrë jashtë me anë të pështymës me të cilën është përzier.

Agjëruesit nuk do t'i prishet agjërimi nëse e gëlltit ushqimin që mbetet mes dhëmbëve, nëse nuk është më i madh se kokrra e leblebisë, për shkak se është pak dhe nuk mund të ruhet nga kjo, prandaj kjo trajtohet si edhe pështyma. Mirëpo, nëse kjo e arrin madhësinë e leblebisë dhe agjëruesi e gëlltit, agjërimi i tij është i prishur, ngase ka mundur të ruhet nga kjo.

Kur të vjellët e mposht agjëruesin dhe ushqimi del pa dëshirën e tij, agjërimi nuk do të prishet, pavarësisht nga ajo nëse ajo që del është shumë apo pak. Kjo dëshmohet me fjalët e të Dërguarit të Allahut a.s.: "Tri gjëra nuk e prishin agjërimin: çështja e gjakut, të vjellët dhe polucioni, si dhe fjalët vijuese të tij: Atë që e mundon të vjellët në kohën e agjërimit, nuk është i detyruar ta kompensojë, ndërsa ai që e nxit të vjellët duhet ta kompensojë."[10]

Nëse ushqimi i vjellë ose një pjesë e tij kthehet, nuk prishet agjërimi, pavarësisht sasinë e tij, ngase agjëruesi nuk e ka bërë me dëshirë, as ka pasur qëllim ta bëjë. Mirëpo, nëse ai më veprimin e vet e kthen atë ushqim ose një pjesë të tij në sasi të kokrrës së leblebisë, ndërsa vjellja ka qenë me gojën plot, agjërimi do të prishet, ngase e ka bërë me vetiniciativë.

Kushtëzimi i të vjellit me gojën plot është se me këtë të lidhen rregullat e asaj që del nga trupi, ngase në atë rast goja nuk mund ta mbajë atë ushqim. Ndërsa gjërat që bien nën rregullin e asaj që del nga trupi e prishin agjërimin, nëse kthehen tërësisht apo pjesërisht në brendi. Për dallim nga kjo është të vjellët që nuk bëhet me gojën plot, që hyn në dispozitat e asaj që lidhet me trupin dhe nuk është ndarë nga trupi, dhe për këtë nuk e prish agjërimin, pavarësisht atë nëse kthehet në barkun e agjëruesit me dëshirën e tij, apo pa të.[11]

Hadithi, i cili u përmend më sipër dhe ky sqarim konfirmojnë se agjëruesi, nëse vjell qëllimisht me plot gojën, do ta prishë agjërimin, pavarësisht nëse diçka nga ky ushqim është kthyer prapa vetë apo ai e ka kthyer me veprimin e vet. Nëse agjëruesi në një vend shkakton vjellje disa herë, edhe atë sasi të vogël të ushqimit, por ashtu që, nëse do të bashkohej, është sasi e gojës plot, edhe kjo e prish agjërimin. Krejt kjo vlen nëse ajo që ka vjellë është ushqim, ujë, lëng i hidhët ngjyrë të verdhë, ose gjak. Nëse ajo është jargë, atëherë agjërimi nuk do të prishej.[12]

Ajo që hyn në bark, por nuk mbetet në të, nuk e prish agjërimin. Mirëpo, nëse mbetet në të, ndërsa ka hyrë me veprimin e agjëruesit, ose i ka bërë mirë trupit të tij, agjërimi do të prishet.



Mos mbetja në bark mund të ndodhë në njërën prej dy mënyrave vijuese:

E para: që një pjesë e asaj që ka hyrë të mbetet jashtë barkut.

E dyta: që kjo të dalë direkt nga barku pas hyrjes, para ndalimit dhe tretjes së ndonjë pjese në bark. Në këtë mund të bazohen shumë raste, prej cilave janë edhe:

Agjërimi nuk do të prishet nëse termometri i terur vihet në vrimën anale, ngase një pjesë e tij mbetet jashtë njësoj është edhe kur vihet gishti i terur në të, ose kur femra e vë gishtin në organin e vet seksual. E prish agjërimin gishti i lagur, ngase një pjesë e lagështisë do të mbetet në të.

Nëse gruaja e fut një xhufkë pambuku, të cilin femrat e përdorin në higjienën e tyre, në organin seksual edhe atë të tërën, do ta prishë agjërimin. Nëse mbetet një skaj i saj jashtë, agjërimi nuk do të prishej.

Nëse mjeku e fut një pajisje mjekësore në barkun e agjëruesit, pastaj e nxjerr, agjërimi nuk do të prishet.

Krejt kjo vlen nëse ajo që futet në bark nuk mbetet në të. Nëse do të mbetej në bark, shikohet nëse ka hyrë me veprimin e agjëruesit, apo nëse në këtë ka ndonjë dobi për trupin. Nëse ajo hyn me veprimin e tij ose në këtë ka dobi për trupin, atëherë agjërimi do të prishej.

Nëse njeriu theret me heshtë apo shigjetë dhe në trup i mbetet maja e saj, agjërimi i tij nuk prishet.[13]

Në analogji me këtë, nëse shtihet me armë zjarri drejt agjëruesit dhe plumbi mbetet në barkun e tij, agjërimi nuk do t'i prishet, ngase vet ai nuk e ka bërë këtë dhe as që ekziston dobi nga ky veprim për trupin e tij.

Nëse lëndohet dhe plaga është e thellë (therje e thellë - siç e quajnë dijetarët e fikhut) e kjo është therje e cila arrin deri në brendi, ose si goditja në kokë, e cila arrin deri në pëlhurën trunore, dhe në këtë plagë futet guri, agjërimi nuk do të prishet, ngase kjo nuk ka ndodhur me veprimin e tij dhe as që ka dobi për trupin e tij nga kjo. Nëse në atë plagë do të vihet ilaç dhe ai arrin në brendi, agjërimi do të prishet, ngase ky është veprim i tij dhe në këtë ka dobi për trupin e tij.

Nëse agjëruesi fut diç në brendinë e vet dhe kjo mbetet në të, agjërimi do t'i prishet, qoftë edhe nëse në këtë nuk ka kurrfarë dobie për trupin e tij.

Kapsulat mjekësore, të cilat arrijnë në brendi përmes vrimës anale te mashkulli dhe femra, ose më anë të organit seksual te femra, do ta prishin agjërimin, pavarësisht nëse agjëruesi i ka vënë vetë, ose ia ka vënë dikush tjetër, ngase në këtë ka dobi për trupin e tij.

Nëse pikon ilaç ose ujë në kanalin e urinimit, agjërimi nuk i prishet, ngase kalimi ndërmjet kanaleve të organit seksual dhe brendisë së trupit është i mbyllur dhe hapet vetëm me rastin e daljes së urinës. Prandaj, për dijetarët e fikhut, dispozitat e brendisë nuk vlejnë për kanalin e urinimit. Mirëpo, nëse femra, e cila agjëron, vë diç në brendinë e vet përmes organit seksual, agjërimi do t'i prishet.

Në bazë të kësaj që u tha, konsideroj se ajo që hyn në brendi përmes injeksionit nën lëkurë, brenda muskulit ose në enë të gjakut, e prish agjërimin, ngase mbetet në trup dhe bartet - sikurse kanë dëshmuar hulumtimet laboratorike dhe mjekësore - për një kohë të shkurtër në të gjitha pjesët e trupit, por edhe ngase në këtë ka dobi për trupin. Kjo mund të kontestoj atë që dijetarët e fikhut kanë thënë për prishjen e agjërimit me ilaçin që hyn përmes plagës, që plaga duhet të jetë aq sa të arrijë deri në brendi, ose deri në pëlhurën trunore, gjegjësisht që plaga të jetë aq e thellë sa të bashkohet me rropullitë, ose trurin.

Ndërsa unë them që ata e kanë vënë këtë kusht për të qenë të sigurt se ilaçi ka arritur në brendi të trupit dhe se ka mbetur aty, sepse ata në të kaluarën nuk kanë ditur për këto mjetet moderne, të cilat e fusin ilaçin në brendi të trupit ashtu që për një kohë të shkurtër bëjnë të përhapet në pjesë të ndryshme të trupit.

Prandaj, kompetente është depërtimi i vërtetë, siç pohon dijetari Ibën Abidini. Nëse agjëruesi e di se ilaçi i terur, i cili është vënë në plagë të thellë, ka arritur në brendi të trupit, agjërimi do t'i prishet. Nëse e di se ilaçi i lëngët nuk ka arritur në brendi, agjërimi nuk do t'i prishet.[14]

Duke e marrë parasysh faktin që prishja dhe mos prishja e agjërimit varet nga depërtimi apo mos depërtimi i ilaçit, duhet të themi se agjërimi në këtë situatë do të prishet. Dhe nuk mund të merret me mend të themi se agjërimi do të prishet nëse gishti që është lagur me ujë vihet në anus, e të mos themi se do të prishet për atë të cilit me mjete moderne mjekësore ia hedhin një sasi të serumit ushqyes në trup, ose atij që i jepet gjak tjetër e që qarkullon nëpër pjesët e trupit të tij.

Gjithashtu, duhet bërë dallim mes rastit kur ilaçi vetë arrin prej sipër-



faqes së trupit në brendinë e tij dhe rastin e futjes së tij prej sipërfaqes në brendi, përmes injeksionit. Nëse ilaçi vihet në sipërfaqe të lëkurës, mbi plagë sipërfaqësore dhe prej aty thithet në brendi të trupit e përmes gjakut përhapet në të gjitha pjesët e tij, nuk ka dyshim se ilaçi ka depërtuar në brendi. Nëse ai ilaç arrin vetë, sikurse kur njeriu lyhet me mjet freskues dhe lëkura përmes poreve e thith, andaj depërton në brendi të trupit, në këtë rast agjërimi nuk do të prishet, siç kemi theksuar tashmë. Gjithashtu kemi theksuar edhe se dijetarët e fikhut kanë bërë dallim ndërmjet situatës kur uji hyn në brendinë e veshit gjatë larjes ose notimit, kanë deklaruar se kjo nuk e prish agjërimin dhe situatës që uji të piket në brendi të veshit ose ilaçi të piket në brendinë e tij, duke pohuar se në këtë e situata të ngjashme agjërimi prishet. Ajo që depërton vetë përmes poreve ose plagëve sipërfaqësore nuk e prish agjërimin, kurse ajo që depërton me përdorim të lirë të njeriut dhe veprimin e tij, konsideroj se e prish agjërimin.

Në bazë të kësaj, dhënia e injeksionit duhet të shtyhet deri në mbrëmje, ndërsa nëse është e detyruar për këtë gjatë ditës, ai, sipas Sheriatit, do të konsiderohet i sëmurë dhe i lejohet të prishë, por me obligim të kompensimit më vonë.

Kjo është ajo deri ku ka arritur botëkuptimi dhe mendimi im lidhur me këtë çështje, ndërsa i dyti do të ishte që lexuesi e di që shumë prej dijetarëve nuk pajtohen me këtë mendim timin dhe të konsideroj që agjërimi nuk do të prishet, andaj ai mund të veprojë sipas mendimit të tyre, ndërsa kujdesi në ibadet është gjë e pëlqyeshme. Allahu, madhëruar qoftë Ai, e di më së miri![15]

Agjërimi nuk prishet nëse agjëruesin e kafshon gjarpri, ngase nuk ka ndodhur me veprimin e tij dhe as ka dobi nga kjo për trupin e njeriut.

Ajo që prej gjërave që e prishin agjërimin arrin gabimisht në brendinë e agjëruesit, do ta prishë agjërimin, kurse ai obligohet vetëm ta kompensojë, pa shpagim, sikurse kur shpërlan gojën dhe hundën dhe uji e mashtron dhe depërton në brendinë e tij, ndërsa ai është i vetëdijshëm për agjërimin e vet. Imam Shafiu mbështet mendimin, sipas cilit agjërimi nuk prishet me gabim, në mënyrë analoge me këtë, kush harron për agjërimin e vet, por edhe për shkak të fjalëve të të Dërguarit Allahut a.s.: Umetit tim i falet gabimi, harresa dhe ajo për çka janë të detyruar.[16]

Mirëpo, hanefinjtë këtë analogji e mohojnë, ngase dispozita e Sheriatit që agjërimi nuk prishet për shkak të deliktit nga harresa është në kundërshtim me analogjinë dhe ajo nuk mund të krahasohet me asgjë. Pastaj, ekziston dallimi ndërmjet harresës që ndodh shpesh gjatë agjërimit dhe gabimit, i cili nuk ndodh shpesh. Këtij hadithi i janë përgjigjur se në të mendohet për eliminimin e mëkateve në Ahiret dhe jo në eliminimin e kësaj dispozite në këtë botë.[17]

Siç ndodh gabimi në futjen e gjërave që e prishin agjërimin, ndodh edhe gabimi në caktimin e kohës. Nëse agjëruesi ka marrëdhënie seksuale apo ha, duke menduar se ende nuk ka ardhur agimi, pastaj e kupton se, megjithatë kishte aguar dhe e ndërpret marrëdhënien ose ushqimin menjëherë pasi e ka kuptuar, agjërimi do të prishet. Ai është i obliguar ta kompensojë pa shpagim, ngase nuk e ka prishur me qëllim.

Nëse dyshon në atë nëse ka perënduar dielli dhe ha, pastaj dëshmohet se ka ngrënë para perëndimit, obligohet me kompensim dhe shpagim, ngase ajo që është e sigurt - e ajo është kohëzgjatja e ditës - nuk pushon për shkak të dyshimit. Mirëpo, nëse tek ai dominon mendimi se dielli ka perënduar dhe ai ha, pastaj del se dielli ende s'ka perënduar, obligohet vetëm me kompensim, ngase parësor është mendimi në nivel të bindjes së fortë.[18] Në situata të tilla, nëse nuk i tregohet realiteti i gabimit të tij dhe vazhdon të agjërojë, agjërimi do të jetë i drejtë dhe nuk duhet ta kompensojë.[19]

*Përktheu: Dr. Selim Sulejmani*

*1. Shih: El-Hidaje. 2. Reddul-muhtar. 3. Hixhama është një lloj i shërimit të disa sëmundjeve, ashtu që në pjesën e prerë paraprakisht të lëkurës vendoset një gotë dhe nga gota nxirret ajri, me çka sigurohet që vakumi ta thithë gjakun. 4. Shih: Sherhul-Inaje 'alel-Hidaje. 5. Fyti llogaritet nga barku, për dallim nga goja dhe pjesa e butë e hundës që nuk hyjnë në bark. 6. Shih: Reddul-muhtar. 7. Po aty. 8. El-Fetava el-hindije. 9. Shih: Reddul-muhtar. 10. E transmetojnë autorët e sunenëve nga Ebu Hurejre. 11. Shih: El-Hidaje dhe Reddul-muhtar. 12. Ed-Durrul-Muhtar dhe Reddul-muhtar. 13. Reddul-muhtar. 14. Po aty. 15. Autori e ka zgjedhur qëndrimin më të ashpër lidhur me këtë çështje. Shumë juristë bashkëkohorë të islamit, ndërkaq, konsiderojnë se dhënia e injeksionit, nëse nuk është ushqyese, nuk e prish agjërimin, si dhe as ilaçet tjera që vihen në plagë (vër. e përkth.) 16. E transmeton Taberaniu nga Thevbani. 17. Shih: El-Hidaje dhe e transmeton. 18. Shih: Reddul-muhtar. 19. Kështu theksohet në Ed-Durrul-muhtar.*

Nexhmi Hoxha

# Agjërimi kaza dhe kefareti

Si çdo obligim tjetër, edhe agjërimi i muajit Ramazan i ka rregullat dhe konditat e caktuara, të cilat agjëruesi është i obliguar që t'i zbatojë. Nëse agjëruesi nuk e respekton ndonjërën nga këto rregulla, atëherë agjërimi i tij prishet dhe konsiderohet i pavlefshëm.

Agjërimi i muajit Ramazan është një nga pesë shtyllat, mbi të cilat ndërtohet Islami. Ai është bërë obligim nga Allahu i Madhëruar në ajetin e sures El-Bekare, ku thuhet: "O ju që keni besuar, u është bërë obligim agjërimi, sikurse që ishte obligim edhe i atyre që ishin para jush, kështu që të bëheni të devotshëm." (El-Bekare, 183).

Po ashtu, për agjërimin e muajit Ramazan, gjejmë edhe argumente të shumta nga hadithet e Pejgamberit a.s., ndër të cilat edhe transmetimin e Ibën Umerit r.a., se Pejgamberi a.s. ka thënë: "Islami ndërtohet mbi pesë shtylla, dëshmia se nuk ka zot tjetër përveç Allahut dhe se Muhamedi është rob dhe i dërguar i Tij, falja e namazit, dhënia e zekatit, agjërimin e Ramazanit dhe haxhi."[1]

Si çdo obligim tjetër, edhe agjërimi i muajit Ramazan i ka rregullat dhe konditat e caktuara, të cilat agjëruesi është i obliguar që t'i zbatojë. Nëse agjëruesi nuk e respekton ndonjërën nga këto rregulla, atëherë agjërimi i tij prishet dhe konsiderohet i pavlefshëm. Me rastin e prishjes së një dite të agjërimit, agjëruesi gjendet përballë dy rasteve, apo situatave të ndryshme:

1. Rastet në të cilat prishet agjërimi dhe kërkohet që të bëhet kompensimi, apo të bëhet kaza ajo ditë;
2. Rastet në të cilat prishet agjërimi dhe kërkohet që të bëhet kompensimi, apo të bëhet kaza dhe të bëhet kefaret (shpagimi) i asaj dite.[2]

**"...Allahu me këtë dëshiron lehtësim për ju, e nuk dëshiron vështirësim për ju..."** *(El-Bekare, 185)*

## Kazaja (kompensimi)

Kaza quhet kompensimi i një dite të agjërimit të prishur me arsye, e të cilën e agjëron në një kohë tjetër. Pra, aq ditë sa kanë mbetur pa i agjëruar, duhen agjëruar në një tjetër kohë, ditë për ditë, ky veprim quhet kaza.[3]

Si argument të cilin e marrim se lejohet të prishet agjërimi me justifikim sheriatik, është ajeti kuranor, i cili thotë: "... nëse jeni të sëmurë ose në udhëtim (e nuk agjëroni), atëherë ai (le të agjërojë) më vonë aq ditë..." (El-Bekare, 184).

Nga ky ajet nxjerrim mësime se Allahu xh.sh. ka dashur që të na e lehtësojë prishjen e ndonjë dite të agjërimit, e cila bëhet me arsye të justifikueshme, siç është në këtë rast sëmundja apo udhëtimi. Por, ekzistojnë edhe arsye të tjera të justifikueshme, siç është harresa, apo prishja e agjërimit pa qëllim, e për të cilat detyrohemi me kaza. Për këtë, Allahu xh.sh. ka thënë: "... Allahu me këtë dëshiron lehtësim për ju, e nuk dëshiron vështirësim për ju..." (El-Bekare, 185)

Në rregullat e agjërimit janë shumë gjëra të cilat kërkojnë kompensimin e një dite të prishur të agjërimit me ndonjë arsye. Por, ne do t'i



përmendim vetëm disa prej gjërave, me të cilat obligohet kazaja e asaj dite të prishur të agjërimit:

- Agjërimi prishet nëse personi ha ose pi diçka nga gjërat të cilat nuk përdoren zakonisht si ushqime, p.sh. ngrënia e dheut, orizit të pagatuar, brumit të papjekur, etj. Ngrënia e tyre e prish agjërimit dhe me të obligohet kazaja.
- Nëse ha syfyr duke menduar se akoma nuk është koha e imsakut, apo bën iftar duke menduar se ka perënduar dielli. Nëse vërtetohet e kundërta, qoftë në rastin e parë apo të dytë, njeriu obligohet me kaza të asaj dite.
- Kalimi në grykë i ujit të marrë me gojë ose të tërhequr me hundë gjatë marrjes së abdesit.
- Nëse ha, pi apo kryen marrëdhënie intime me qëllim, pasi që ka ngrënë, pirë apo ka bërë marrëdhënie intime nga harresa, duke pandehur se i është prishur agjërimi.
- Përjetimi i ekstazës seksuale (derdhja e lëngut të mashkullit dhe kulmi i kënaqësisë te femra – orgazma) me anë të puthjes, përqafimit ose përkëdheljes (kuptohet pa kryer marrëdhënie seksuale).
- Nëse personi detyrohet në marrëdhënie seksuale me përdhunë.
- Hedhja e ilaçit në hundë.
- Hyrja e tymit në fyt, nëse bëhet me dëshirën e agjëruesit, ngase nga një gjë e tillë mund të ruhet.
- Vjellja qëllimisht me gojën plotë, etj.

Po ashtu, me kaza (kompensimin e një dite për një ditë të caktuar) obligohet edhe femra gjatë periudhës së saj të menstruacioneve, shtatzënisë, gji dhënies dhe lehonisë. Menstruacionet dhe lehonia janë dy gjëra të cilat e lirojnë gruan nga namazi dhe ia ndalojnë agjërimit. Mirëpo, ato obligohen ta bëjnë kaza agjërimin, por jo edhe namazin.[4] Për këtë, Aisheja r.a., ka thënë: "Në kohën e Pejgamberit, kur ndonjëra prej nesh (grave të Pejgamberit) pastrohej nga menstruacionet dhe lehonia, e kompensonim agjërimin, por jo edhe namazin."[5]

**Kefareti (shpagimi) nuk është ndëshkimi për mos mbajtjen e agjërimit, por është një ndëshkim për prishjen me qëllim të agjërimit.**

## Koha e kazasë (kompensimit)

Plotësimi i ditëve të lëna mangët nga Ramazani është një obligim që nuk është i detyruar që të kryhet menjëherë pas Ramazanit, pasi që koha për plotësimin e tyre është mjaft e gjerë.

Transmetohet se Aisheja r.a. i plotësonte ditët e mbetura të Ramazanit gjatë muajit Shaban dhe këtë nuk e bënte menjëherë, edhe nëse kishte mundësi.[6]

Por, preferohet që ky kompensim të kryhet sa më parë që njeriu të ketë mundësi, për shkak të situatave të ndryshme që mund t'i ndodhin gjatë jetës së tij, siç mund të jetë edhe vdekja.

Agjërimi kaza ndryshon nga ai i rregullt. Në rastin e parë, nëse dikush plotëson ditët e lëna mangët, ai nuk është i detyruar ta bëjë këtë duke agjëruar rresht. Kjo, pasi Allahu xh.sh. ka thënë: "Ai që është i sëmurë apo në udhëtim (ka detyrë të agjërojë) aq ditë nga ditët e nevojshme." Kjo do të thotë se kushdo që është i sëmurë apo në udhëtim dhe e prish agjërimin, duhet të agjërojë të njëjtin numër rresht ose jo. Allahu e ka urdhëruar agjërimin në një mënyrë të përgjithshme, pa e kushtëzuar mënyrën se si do të agjërohet.[7]

Gjithashtu, transmetohet nga Ibën Umeri r.a., se Pejgamberi a.s. ka thënë: "Nëse do, i plotëson duke agjëruar në ditë të ndara, e nëse do i plotëson duke agjëruar rresht."[8]

Në qoftë se dikush e vonon plotësimin e ditëve të lëna mangët deri në Ramazanin tjetër, ai duhet ta agjërojë atë Ramazan dhe më pastaj t'i plotësojë ditët e lëna mangët.

## Kefareti (shpagimi) i agjërimit

Kefaret do të thotë një veprim i posaçëm, që konsiston në lirimin e një robi, ose agjërimin dy muaj, ose ushqimin gjashtëdhjetë të varfër, për shkak të prishjes së një dite ose më shumë të Ramazanit, pa ndonjë justifikim fetar.[9]

Kefareti (shpagimi) nuk është ndëshkimi për mos mbajtjen e agjërimit, por është një ndëshkim për prishjen me qëllim të agjërimit. Mos agjërimi në Ramazan pa ndonjë justifikim është mëkat, për të cilin duhet të pendohemi, e ndërsa ata që e prishin agjërimin pa ndonjë shkak të justifikueshëm për këtë, meqë me veprimin e tyre shkelin respektueshëmrinë e muajit Ramazan, ndëshkohen me shpagimin e mëkatit të tyre, e që në terminologjinë përkatëse emërtohet kefaret.

Nuk obligohet me kefaret personi i cili e prish agjërimin jashtë Ramazanit, siç mund të jetë agjërimi vullnetar, apo agjërimi i betimit.[10]

## Argumentet për kefaret

Si argument për kefaretin, kemi veprimin e Pejgamberit a.s., të cilin na e transmeton Ebu Hurejre r.a., i cili thotë: "Një ditë, teksa ishim ulur me Pejgamberin a.s., erdhi një njeri dhe i tha: "O i Dërguari i Allahut, unë u shkatërrova!" Pejgamberi a.s., e pyeti: "Ç'është ajo që të shkatërroi ty?" Ai iu përgjigj: "Kam bërë marrëdhënie intime me gruan time duke qenë agjërueshëm." I Dërguari i Allahut a.s., i tha: "A ke mundësi ta lirosh ndonjë rob?" Ai tha: "Jo." Pejgamberi a.s., i tha: "A mund të agjërosh dy muaj rresht?" "Jo, madje kjo fatkeqësi më ndodhi sepse nuk durova sa duhej"- tha ai. Pejgamberi

a.s., e pyeti prapë: "A mund t'i ushqesh 60 të varfër?" "Jo"- tha ai. Më pas, Pejgamberi a.s. u ulë derisa atij ia sollën një shportë me hurme, e i tha: "Merri këto hurma dhe shpërndajë sadaka." Ai tha: "A ka më të varfër se ne, o i Dërguari i Allahut?! Për Allahun, nuk ka ndërmjet dy viseve familje më të varfër se imja." Pejgamberi a.s. qeshi aq sa iu dukën dhëmballët, pastaj tha: "Shko dhe ushqeje familjen tënde."[11]

Po ashtu, transmetohet nga Ebu Hurejre r.a., se ka thënë: "Vërtet Pejgamberi a.s., e urdhëroi një njeri i cili e kishte prishur agjërimin e Ramazanit, ta lirojë një rob, ose të agjërojë dy muaj, ose t'i ushqejë gjashtëdhjetë të varfër."[12]

## Kur dhe kush obligohet me kefaret

Ashtu siç e kemi përmendur më lart, kefareti është shpagimi për prishjen me qëllim të një dite të caktuar të Ramazanit. Për dallim nga kazaja, kefareti ka kushte dhe norma të tjera, të cilat duhen plotësuar për shpagimin e asaj dite të prishur.

Duke marrë për shkas nga hadithi i sipërpërmendur, dijetarët e shkollës hanefite janë të mendimit se duhet respektuar renditja e tri alternativave të përmendura në hadithin e Ebu Hurejres r.a..

Pra, fillimisht kërkohet që të shikohet se a ekziston mundësia që të lirohet ndonjë rob, skllav, pastaj të kalohet në agjërimin e 60 ditëve apo në ushqimin e 60 të varfërve, apo një të varfëri për 60 ditë.

Meqenëse në kohën tonë nuk ekziston skllavëria, atëherë duhet kërkuar mundësia e agjërimit të dy muajve hënor rresht, pa ndërprerje. Kjo ua pamundëson të pasurve që ditët e prishura të agjërimit, t'i shpaguajnë me para, andaj ata fillimisht duhet ta zgjedhin alternativën e dytë, pra të agjërimit të 60 ditëve.

Rreth asaj se kur duhet të fillohet me kefaret, shkelësi i normës së agjërimit, pra, ai i cili e ka prishur me qëllim një ditë të agjërimit, duhet të ketë parasysh, që ky shpagim të mos përkojë në ndonjë nga ditët, në të cilat është i ndaluar agjërimi, siç janë ditët e bajrameve, apo dita e dytë, tretë apo katërt e Kurban Bajramit. Kjo ngase kefareti duhet të bëhet rresht për dy muaj, pa ndërprerje. E nëse e ndërpret ndonjë ditë, atëherë duhet filluar nga fillimi.

Sa u përket gjërave të cilat e prishin agjërimin dhe për to jemi të obliguar me kompensim dhe kefaret, janë ato gjëra të cilat nëse agjëruesi, i cili e ka obligim agjërimin, i bën qëllimisht, pasi që ka filluar natën me nijet për ta agjëruar Ramazanin, duke mos qenë i detyruar ta bëjë këtë dhe nuk ka ndonjë justifikim për të mos agjëruar atë ditë, siç mund të jetë sëmundja apo udhëtimi. Në këtë pikë, hyjnë këto raste:

- Nëse agjëruesi kryen marrëdhënie intime me qëllim, edhe në qoftë se është pa ejakulim. Këtë e argumentojmë me hadithin e transmetuar nga Ebu Hurejre r.a..
- Të ngrënit dhe të pirit, edhe në qoftë se është pak, me kusht që ushqimi dhe pija të jenë prej atyre që zakonisht hahen apo pihen për ushqim, shërim apo ëmbëlsim.
- Që prishjes së agjërimit, të mos i paraprijë ndonjë prej llojeve të harresës.
- Të mos jetë i detyruar për ta prishur, gjë që e refuzon kefaretin.
- Nëse prishjes i ka paraprirë ndonjë akt, me të cilin agjëruesi konsideron se me atë veprim e ka prishur agjërimin, por një gjë e tillë nuk e prish përnjëmend agjërimin, ngase kjo konsideratë e tij nuk është me vend. Për këtë, ai obligohet ta kompensojë atë ditë dhe të bëjë kefaret. P.sh. nëse agjëruesi ha pas dhënies së gjakut dhe mendon se një veprim i tillë e prish agjërimin, etj.
- Nëse personi përgojon dikë dhe mendon se me këtë e prish agjërimin, ose ndonjë dijetar i thotë se e ka prishur, ndërsa pastaj prish me qëllim dhe me vetëdije, obligohet edhe kompensimi edhe kefareti, etj.

## Pika të rëndësishme sa i përket kefaretit

- Kur dikush agjëron duke qenë i detyruar me shpagim, duhet ta llogarisë mirë se atë, agjërimin, duhet ta bëjë dy muaj rresht, pa ndërprerje, kështu që në mes të këtij agjërimi ose në mes të kësaj kohe nuk duhet të hyjë Ramazani, por as ditët kur është i ndaluar agjërimi. Në të kundërtën, duhet ta rifillojë agjërimin nga fillimi.

- Në qoftë se gjatë kohës sa është duke agjëruar për kefaret, i duhet të udhëtojë, me këtë rast duhet ta vijojë agjërimin e filluar, sepse, nëse e prish, atëherë duhet filluar nga e para.

- Kur femrës që është duke agjëruar për kefaret i paraqiten të përmuajshmet femërore ose ndodhet në periudhën e lehonisë, kjo nuk ia prish kushtin e pandërprerjes, prandaj, kur t'i kalojë ato ditë, do të vazhdojë aty ku ka mbetur dhe nuk ka nevojë të rifillojë nga e para.

- Me një kefaret mund të mbulohen më shumë se një ditë e prishur me qëllim të agjërimit të Ramazanit. Nëse qëllimisht nuk i ka agjëruar tri ditë gjatë Ramazanit, ai duhet t'i agjërojë 63 ditë. Përjashtim nga ky rregull bën personi, i cili nuk e ka agjëruar një ditë dhe menjëherë i ushqen 60 të varfër, dhe vazhdon të agjërojë, por prapë nuk agjëron një apo më shumë ditë. Ky person detyrohet prapë me kefaret, ngase dënimi i parë nuk mund të vlejë për ditët e prishura më vonë.[13]

*1. Buhariu, nr. 8, 1/11; Muslimi, nr. 16, 1/45. 2. Ilmihal i zgjeruar, tema: "Çka e prish agjërimin?", fq. 375, 2018. 3. Po aty. 4. El-Hidajetu sherhi bidajeti el-Mubtedi, fq. 39, Bejrut - Liban. 5. Transmetojnë Buhariu, 20, Muslimi, 262, Ebu Davudi, 263. 6. Transmeton Muslimi, Muhtesar el Mundhiri, 604. 7. Sejid Sabik, Legjislacioni i traditës profetike, vëllimi I, fq. 487, 2011. 8. Temamul Minneh. 9. Abdulhamid Mahmud Tuhman, Fikhu Hanefi, fq. 496, 2011. 10. El Hidaje, Kitabu Saum, fq. 150, Bejrut - Liban. 11. Transmetojnë Buhariu, 3/32, Muslimi, 3/138, Ebu Davudi, 2/313. 12. Muslimi, nr. 11111, 2/782. 13. Ilmihali i zgjeruar, tema: Kefareti, fq. 379, 2018.*

Mr. Driton Arifi

# Nata e Kadrit dhe fshehtësitë e madhështisë së saj

Me emrin e Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëbërësit të madh!
1. "Ne e zbritëm atë (Kuranin) në Natën e Kadrit. 2. E ç'të bëri ty të dish, se ç'është Nata e Kadrit? 3. Nata e Kadrit është më e rëndësishme se një mijë muaj! 4. Me lejen e Zotit të tyre në (atë natë) të zbresin engjëjt dhe shpirti (Xhibrili) për secilën çështje. 5. Ajo (që përcakton Zoti) është paqe deri në agim të mëngjesit." (El Kadr, 1-5)

Madhështia e një libri hyjnor, i zbritur i fundit, udhërrëfyes për të gjithë njerëzimin, nuk mbeti e përkufizuar vetëm në porositë, urdhrat, ndalesat, rrëfimet apo edhe të vërtetat absolute e hyjnore të tij, megjithëse ato përbëjnë kurorën e të gjitha begative.

Me Kuranin fisnik, Allahu e lartësoi, privilegjoi, dhe me shkën-dijën e tij hyjnore edhe e ndriçoi çdo gjë që ndërlidhet me të. I zbriti Muhamedit a.s. dhe e bëri atë njeriun më të ngritur, e më të dashur tek Allahu. Kurnain e shpalli në Rama-zan, dhe me bekimin e tij u bekua edhe ky muaj. Këtë fakt na e rikujtoi Zoti duke thënë: "Muaji Ramazan është muaji në të cilin zbriti Kurani…" (El-Bekare, 185). E si mos të bekohej e të mos dallohej, pastaj edhe nata në të cilën, Allahu e zbriti këtë libër, te robi i tij i dashur-Muhamedi a.s.. Ai me urtësi mahnitëse këtë fakt e përvijoi duke thënë: "Ne e zbritëm atë (Kuranin) në natën e Kadrit." (El Kadr, 1).

Ajeti i sipërcituar nga surja El-Bekare, na ftoi që të jemi vigjilentë për arsyen e madhështisë së Ramazanit, ndërsa ajeti tjetër, i pari i kaptinës El-Kadr, na ftoi që të kuptojmë e meditojmë për arsyen e madhështisë së Natës së Kadrit. Që të dyja në fokus kishin Librin Hyjnor-Kuranin, mesazhin e fundit

**Allahu në kaptinën El-Kadr, shpërfaqi madhështinë e saj që në ajetin e parë, dhe atë duke e mbiçmuar atë në formën më sublime, pikësëpari për faktin se ajo është "nata në të cilën zbriti Kurani".**

të Zotit drejtuar krijesës së privilegjuar-njeriut. Ndonëse vërehet qartazi, megjithatë duhet ritheksuar se Allahu në kaptinën El-Kadr, shpërfaqi madhështinë e saj që në ajetin e parë, dhe atë duke e mbiçmuar atë në formën më sublime, pikësëpari për faktin se ajo është "nata në të cilën zbriti Kurani". Natyrisht se pastaj nuk do të mungonin edhe arsyet e tjera për ta llogaritur këtë natë si më të çmueshmen, duke rrëfyer se në të zbresin melaqet e Allahut, e në mënyrë specifike edhe vetë krye-melaqja-Xhibrili, me ç'rast si e tillë, kjo natë do të jetë paqe e shpëtim deri në mëngjes. Po në të njëjtën natë determinohen edhe caktimet e Allahut për krijesat e tij deri në vitin tjetër: "(Ne) e zbritëm



atë në një natë të bekuar (në natën e begatshme të Kadrit). Ne dëshiruam t'u tërheqim vërejtjen, e njerëzit të jenë të gatshëm. Në atë (natë) zgjidhet-përcaktohet çdo çështje në mënyrë të prerë." (Ed-Duh'an, 2-3).

Me qindra mund të jenë shkrimet dhe punimet e dijetarëve të fushave të ndryshme islame që tentojnë të kristalizojnë madhështinë e kësaj nate. Ato vijojnë të shkruhen edhe sot e kësaj dite, gjithnjë e pa ndalë. Megjithatë, ekziston një lloj "shkujdesjeje" ose anashkalimi, ndonëse jo tendencioz te disa nga ata që shkruan e folën për këtë natë dhe bekimet hyjnore të ndërlidhura për të. Jo rrallë, u tejkalua shpalosja dhe kristalizimi i thelbit të vlefshmërisë kulmore të saj, e që padyshim se ndërlidhet me një fakt: që në të zbriti dhe u shpall zbulesa e fundit nga Zoti drejtuar njerëzimit mbarë. Është madhështore, për faktin e thjesht, sepse në të zbriti libri më madhështor- Kurani. Madje Ibën Abbasi r.a. këmbëngulte duke thënë: "Allahu e zbriti Kuranin në këtë natë, si tërësi nga Levhi Mahfudhi - pllaka e ruajtur e përcaktimeve të Zotit, në qiellin e kësaj toke, ndërsa vijoi zbritjen e tij sipas kërkesave e rrethanave specifike për 23 vjet me radhë tek i Dërguari a.s.."[1] Ndërsa Imam Esh-Shabiju insistonte në një këndvështrim më

**Kjo natë, në kuptim të vlerës së saj nuk i është dhënë askujt tjetër para Muhamedit a.s. dhe ymetit të tij.**

ndryshe, se: "Kurani ka filluar të zbresë në natën e Kadrit…"[2] S'ka alternativë të tretë, pra, ose ka filluar Kurani të zbresë në këtë natë, ose ai është zbritur i tëri brenda kësaj natë në qiellin e kësaj toke. Asnjëra prej tyre, në realitet, nuk anashkalon ndërlidhshmërinë e vlerës së kësaj nate me vetë zbritjen e Kuranit në të.

Ajo u quajt ndryshe edhe "Nata e lidhjes së qiellit me tokën. Nata e zbritjes së Kuranit në zemrën e Muhamedit a.s., nata e asaj ngjarjeje madhështore që toka s'kishte përjetuar asgjë më madhështore se atë ngjarje të asaj nate, si për nga kuptimësia e asaj që kishte zbritur në të, si për nga efekti që patën më pastaj ato fjalë në jetën e njerëzimit mbarë."[3]

S'është fare e habitshme, dhe sigurisht që pas një përsiatje soditëse që ne do të bënim në këtë kaptinë aq të shkurtër për nga numri i ajeteve, por jo edhe për nga madhështia e saj, do të na mjaftonte për t'u mahnitur me faktin se përse kjo natë qenka më e vlefshmja dhe më e vlerësuara nga Krijuesi Absolut.

## Një natë e vetme, e barasvlershme me një jetë të gjatë njeriu

E duke e kuptuar arsyen e lartësimit të vlerës së natës së Kadrit, pastaj s'kemi pse të habitemi me shumëfishimin e vlerës së veprave të bëra nga besimtarët në këtë natë, për dallim nga vlera e atyre veprave që do t'i bënim në netët tjera. "Nata e Kadrit është më e vlefshme se një mijë muaj." (El-Kadr, 3), e nëse do t'iu referoheshim autenticitetit të tekstit në përkthim do të thoshim: "Nata e Kadrit është më e mirë se një mijë muaj!" Në një hadith "tregohet se Muhamedit a.s., iu ishin paraqitur (nga Zoti i tij) jetëgjatësitë e ymeteve të mëparshme, dhe sikur atij i ishte dukur se ymeti-pasuesit e tij janë shumë më jetëshkurtër për të arritur shpërblimin dhe veprat e atyre të mëhershmëve, andaj si ngushëllim



edhe si kompensim, Allahu ia dha atij një natë, që është më me vlerë se një mijë muaj.[4] Madje në po të njëjtin hadith të cituar, rrëfehet se kjo natë, në kuptim të vlerës së saj nuk i është dhënë askujt tjetër para Muhamedit a.s. dhe ymetit të tij. Kështu në fakt mendonte Ibën Abdul Berr, Imam Neveviu dhe shumica dërmuese e të gjithë dijetarëve islamë, ndërsa për mendimin e tyre, si bazë e morën kryesisht hadithin e sipërcituar, e që është evidentuar nga Imam Maliku."[5]

## Kërkimi i natës së Kadrit me adhurim e lutje

Duke lexuar kaptinën El-Kadr, edhe duke dëgjuar Muhamedin a.s. teksa fliste për vlerat madhështore të kësaj nate, që në brezin e sahabëve, e jo më pak ndoshta edhe në brezat në vijim, u zgjua kureshtja tejmase për të kuptuar se cila do të ishte ajo natë, që vlera e veprës së njeriut në të do të ishte më e madhe se sa vlera e një mijë muajve. Sahabët pareshtur pyetnin të Dërguarin a.s. për natën e saktë në të cilën i bie të jetë nata e Kadrit. E ai, me synime tejet fisnike përkufizonte vetëm periudhën e ngushtë të atyre netëve që nata e Kadrit nuk do të dilte jashtë tyre. Në hadithin e saktë të dëgjuar nga Aisheja r.a. dhe sahabët e tjerë, ai tha: "Kërkojeni natën e Kadrit në netët tek, të dhjetëshit të fundit të Ramazanit."[6] Duket që janë me dhjetëra hadithe të Muhamedit a.s. në të cilat ai fliste dhe përafronte, por nuk precizonte natën e Kadrit. E bënte këtë në mënyrë që ymeti i tij të jetë më kërkues dhe në mënyrë që ata të rrisnin ambiciet dhe veprat e mira edhe në net të tjera, e jo të përkufizoheshin vetëm në një natë në ibadet e adhurim, ndërsa të neglizhojnë netët e tjera të këtij muaji të bekuar. Po pra, ne jemi ymet i adhurimit të vazhdueshëm, ndaj Zotit tonë, e nuk iu ngjasojmë popujve të tjerë që të adhurojmë Atë në një ditë apo në një natë të veçantë, e ta harrojmë atë në netët apo ditët tjera.

**"Pasha Allahun që s'ka zot tjetër pos Tij, vërtetë ajo natë (e Kadrit) është në Ramazan, dhe pasha Allahun unë e di se cila është ajo natë!**

*Ubej ibën Kabi*

Megjithatë, nëse shohim për nga numri i dijetarëve, por edhe për nga indikacionet e ndryshme në tekstet e haditheve, vërejmë se një numër i madh i tyre anonin kah mendimi se ajo i bie të jetë nata e 27-të e muajit Ramazan. Këtë natë, shpesh e gjejmë të jetë shënuar si "nata më e shpresuar", por jo se ajo është nata e sigurt dhe e konfirmuar! Për të mbështetur mendimin e tyre, këtë dijetarë, pos tjerash citonin Ubej ibën Kabin tek thoshte: "Pasha Allahun që s'ka zot tjetër pos Tij, vërtetë ajo natë (e Kadrit) është në Ramazan, dhe pasha Allahun unë e di se cila është ajo natë! Ajo është nata që i Dërguari i Allahut a.s. na ka urdhëruar që të ngrihemi që të bëjmë ibadet në të, është nata e njëzeteshtatë, dhe shenjë e saj është se në mëngjesin e të nesërmes do të lind dielli i bardhë pa shkëndija vezulluese."[7] Madje dijetari i njohur Ibën Hubejshi ka thënë:" Umeri, Hudhejfeja dhe disa prej shokëve të Muhamedit a.s. (Zoti pastë qenë i kënaqur me të gjithë) nuk dyshonin se ajo natë është nata e njëzeteshtatë. Madje ky thuhet se është edhe mendimi i Imam Ahmedit, Is'hakut e të tjerë."[8]

Shpresa më e madhe dhe aspirata më e lartë që besimtari ka nga Allahu në këtë natë, është falja dhe amnistia nga Ai, për mëkatet e bëra gjatë jetës në përgjithësi, apo brenda atij viti në veçanti. Kështu premtonte edhe Muhamedi a.s., duke thënë: "Kush ngrihet për të bërë ibadet (namaz e lutje) në natën e Kadrit, do t'i falen atij mëkatet e tij të kaluara."[9] Kështu për të realizuar edhe arsyen pse Allahu nuk e precizoi këtë natë, neve na mbetet që tërë Ramazanin ta mbushim me adhurim. E në veçanti të shtojmë intensitetin e tij në dhjetëshin e fundit të këtij muaji, qoftë edhe nëpërmes i'tikafit që ishte traditë e rregullt e Muhamedi a.s., në mënyrë që kështu të sigurohemi se nata e Kadrit nuk na ka ikur neve, porse e kemi shfrytëzuar pa lënë asgjë mangët në të. Shumë nga ata që analizuar arsyen e fshehtë të i'tikafit - izolimit të Muhamedit a.s. në dhjetëshin e fundit të Ramazanit, theksuar se ai këtë e bënte që ta kërkonte e ta gjente me siguri të plotë natën e Kadrit. S'është ngarkuese pra, e as e tepërt që ne të adhurojmë Allahun me përkushtim të shtuar që fitojmë vlerën e veprave që do t'i bënim për më shumë se tetëdhjetë vite. Më shumë se një jetë e gjatë njeriu. S'është pak gjë kjo!

Nëse jo me diç tjetër, atëherë së paku të mos kursehemi e të mos ndalemi duke e lutur Falësin e mëkateve me lutjen profetike:" O Allah, Ti je Falës, e do faljen, më fal mua!"

*1. Ibën Kethir, Tefsir Ibën kethir (4\3-64). Bot. I pestë. Daru Es Selam.Rijad. 2001. 2. Ibën Xherir Et Taberijj, Tefsir Et Taberij (12/651). Bot. I katërt. Dar El Kutub El Ilmijje. Bejrut. 2005. 3. Sejjid Kutb, Fi Dhilal El Kuran (4/3944). Bot. 35-të. Daru Esh Shuruk, Kajro.2005. 4. Evidenton Imam Malikun në "Muvatta' " (nr:1145). Hadithin e cilëson Ibën Abd El-Berri se është i saktë dhe i pranuar nga dijetarët e hadithit.5. Ez Zerkanin, Sherh Ez Zerkanij, (2/325). Bot. I parë. Mektebetu Eth Thekafetu Ed dinijjetu. Kajro. 2003. 6. Evidenton Buhariu në "Sahih" (nr: 2017). 7. Evidenton Muslimi në "Sahih" (nr: 7620). 8. Ibën Rexheb, Letaif El Mearif (fq.281). Bot.i parë. Err Rejjan. Bejrut. 2005. 9. Muttefak Alejhi.*

Dr. Abdulkerim Zejdan

# Namazi i teravisë, kuptimi dhe ligjshmëria

Pejgamberi a.s., u frikësua që namazi i teravisë të bëhej obligim (farz) me xhematë në xhami, dhe për këtë shkak i urdhëroi që ta falin namazin e teravisë në shtëpitë e tyre.

Teravia[1], nga gjuha arabe është shumësi i fjalës terviha, që është pushimi. Namazi me xhematë në netët e Ramazanit është quajtur teravi, sepse në fillim, kur u mblodhën për faljen e tij, pushonin në mes të çdo selami.

Ajo është synet i fortë[2] (sunetunmuekede), ku sipas transmetimit të hazreti Aishes r.a., bashkëshortes së Resulullahut a.s., mësojmë se: "I Dërguari a.s. u fal (natën e parë të Ramazanit) në xhami (namazin e teravisë, pas namazit të jacisë) dhe së bashku me të u falën edhe ca njerëz. Pastaj u fal natën pasuese (të dytën). Pastaj njerëzit u tubuan në natën e tretë, por Resulullahu a.s. nuk doli. Të nesërmen, u tha: E pashë atë që vepruat, dhe nuk më ndaloi të dal në mes jush vetëm se frika që t'ju obligohet (ky namaz) në Ramazan!"[3]

**Hazreti Omeri r.a. i tuboi myslimanët pas një imami të vetëm, që ishte Ubej ibën Kabi r.a., për t'i drejtuar ata në namazin e teravisë, pasi që e falnin atë në mënyrë individuale, ose me xhemate të vogla**

Pejgamberi a.s., u frikësua që namazi i teravisë të bëhej obligim (farz) me xhematë në xhami, dhe për këtë shkak i urdhëroi që ta falin namazin e teravisë në shtëpitë e tyre. Ky kuptim ra me vdekjen e Pejgamberit a.s. dhe për këtë, hazreti Omeri r.a. i tuboi myslimanët pas një imami të vetëm, që ishte Ubej ibën Kabi r.a., për t'i drejtuar ata në namazin e teravisë, pasi që e falnin atë në mënyrë individuale, ose me xhemate të vogla, siç e transmeton Imam Buhariu.

Për këtë veprim të hazreti Omerit r.a., namazi i teravisë i atribuohet atij, dhe asnjëri prej sahabëve nuk e kundërshtoi në atë që veproi, duke u bërë namazi i teravisë me xhematë, çështje konsensuale (ixhma).[4]



## Koha e kryerjes, numri i rekateve dhe forma e tij

Koha e këtij namazi është mes namazit të jacisë dhe atij të vitrit.[5] Kësisoj nuk lejohet të falet para jacisë, as pas vitrit. Numri i rekateve të tij është njëzet (20), siç kanë thënë shumica e dijetarëve, prej të cilëve: Imam Ahmedi, Imam Shafiiu, hanefitë, etj.

Imam Maliku ka thënë: "Namazi i teravisë është tridhjetë e gjashtë (36) rekate dhe falja e tij në xhami me xhematë është më e mirë se falja e saj në shtëpi në mënyrë individuale.

Ajo falet dy nga dy, duke dhënë selam pas çdo dy rekatesh dhe me një pushim pas katër rekateve. (Në trashëgiminë diturore të medhhebit tonë hanefi, lexojmë: "Termi teravi, është shumës i fjalës terviha; me të quhen katër rekate, pas së cilave ka një pushim. Shënim i përkthyesit")[6] Në këtë pushim bëhet dhikër dhe salavate për të Dërguarin a.s..

## Namazi i teravive për gratë

Transmetohet nga Urve ibën Zubejri r.a., se hazreti Omeri r.a. i mblodhi njerëzit për faljen e namazit të teravisë në Ramazan; burrat pas Ubej ibën Kabit dhe gratë pas Sulejman ibën ebi Hajtheme. Ndërsa në transmetimin e Said ibën Mensurit thuhet se personi që u caktua nga hazreti Omeri për të drejtuar teravinë e grave ishte Temim Dariu r.a.. Ndoshta, kjo ka ndodhur në dy kohëra të ndryshme, sikurse ka thënë Ibën Haxher Askalani.

Arfexhe eth-Thekafiu ka thënë: "Ali ibën ebi Talibi i urdhëronte njerëzit për namazin e teravisë, duke caktuar një imam për burrat dhe një imam për gratë, ndërkohë që unë isha imami i grave", siç e transmeton Imam Bejhekiu.



Nga sa u tha më lart, kuptojmë se lejohet që gratë të falin namazin e teravisë në xhami me imam të posaçëm, sikurse i lejohet të falen pas rreshtave të burrave. E, duke marrë parasysh lejimin e grave për faljen e teravisë me xhematë në xhami, duhet të merren në konsideratë rregullat dhe kushtet e përmendura nga fukahatë (juristët islamë) në lejimin e daljes së grave për në xhami. Prej këtyre rregullave është edhe dalja e tyre me leje nga bashkëshortët a prindërit e tyre, si dhe duke pasur parasysh që dalja e tyre të mos shkaktojë fitne , për ta a për dikë tjetër pos tyre, etj.

Po ashtu theksojmë se meqë u lejohet që ta kryejnë namazin e teravisë në xhami me xhematë të posaçëm për to, ose edhe me burrat (si zakonisht në xhamitë tona sot, si dhe pothuajse në mbarë botën islame – shënim i përkthyesit -), po ashtu u lejohet që ta kryejnë këtë namaz në shtëpi, në mënyrë individuale, ose me xhematë femëror, duke i drejtuar një grua.

*Nga vepra: El-Mufassal fi ahkamil-mereti vel-bejtil-muslim fish-sheriatil-islamijje, botimi i dytë, Sh.b. Muessesetur-risale, Bejrut, 1994, vëll. i parë, f. 331-329. Nga arabishtja me përshtatje në shqip dhe pajisi me shtesa të konsiderueshme nga burimet serioze të medhhebit hanefi: Muhamed B. Sytari. Shkodër, më 28 mars 2021*

*1. Në "Multekal-ebhur" lexojmë: "Teravia është synet i fortë, në çdo natë të Ramazanit, pas jacisë, para vitrit dhe pas tij, me xhematë, njëzet (20) rekate me dhjetë selame dhe me një pushim pas katër rekateve... Ajo është synet i fortë për burrat dhe për gratë, me konsensus (ixhma) të sahabëve dhe ata që pasuan prej imamëve të mëdhenj. Mohuesi i këtij namazi është shpikës i devijuar që i kthehet mbrapsht dëshmia. ... Aliu r.a. e vlerësoi hasreti Omerin r.a., duke thënë: 'Ia ndriçoftë Allahu varrin Omerit, siç na i ndriçoi xhamitë tona!' Njëzet rekate: Hasreti Aisheja r.a., ka thënë: "Resulullahu a.s., përkushtohej në Ramazan sa nuk e bënte jashtë tij', siç e transmeton Muslimi. Shejkh Dhufer ka thënë: "Nëse tetë rekate (namaz nate) ishte tradita e Resulullahut a.s. përgjatë gjithë vitit, në Ramazan ai shtonte rekate të tjera që mbërrinin deri në njëzet a edhe më shumë."Transmetohet nga Saib ibën Jezid: 'Faleshim në kohën e Omerit r.a. njëzet rekate dhe vitrin'. (Pra, njëzet rekate namazin e teravisë – shënim i përkthyesit) Ibën Kudame në veprën e tij "El-Mugni" ka thënë: "E përzgjedhura nga Ebi Abdilah, rahmet pastë, është njëzet rekate. Kështu ka thënë edhe Theuriu, Ebu Hanife dhe Shafiiu. Ndërsa Maliku ka thënë: Tridhjetë e gjashtë etj.' (1/803)." - Për më shumë, mund të shihet: El-Alame El-Fakih Ibrahim ibën Muhamed ibën Ibrahim El-Halebi, Multekal-ebhur, me verifikim dhe studim të dijetarit shqiptar Shejkh Vehbi Sulejman Gavoçi, botimi i tretë, Sh.b. Darul-Bejruti, Damask, 2005, f. 111-112. (Shënim i përkthyesit). 2. Hoxha i jonë, dijetari i shquar Shejkh Vehbi Sulejman Gavoçi, në veprën e tij "Erkanul-Islam", në lidhje me këtë temë, na mëson: "Prej syneteve të forta që pasojnë farzet – vetëm në Ramazan – është namazi i teravisë. ... Numri i rekateve të tij: Teravia ka njëzet rekate që falen me dhjetë selame. Në çdo rekat lexohet Fatihaja dhe diçka nga Kurani; tre ajete të shkurtra, një ajet i gjatë a një sure." - Për më shumë, mund të shihet: Vehbi Sulejman Gavoçi, Erkanul-Islam, botimi i parë, Sh.b. Darul-beshairil-islamijje, Bejrut, 2002, vëll. i parë, f. 330. (Shënim i përkthyesit). 3. Të shihet: Sunen Ebi Davud, vëll. 4, f. 247. 4. Tek Imam Ibën Abidini lexojmë: "Praktikimi i saj (i teravisë) ndodhi në kohën e kalifatit të hasreti Omerit r.a., gjë për të cilën e miratuan pjesa dërrmuese e sahabëve dhe ata që pasuan, deri në ditët tona, pa asnjë mohim. Si jo, kur është transmetuar nga Resulullahu a.s.: 'Kapuni pas traditës sime dhe asaj të hulefai-rashidinëve, të udhëzuarve! Shtrëngojini fort me dhëmballë!', siç e transmeton Ebu Davudi". - Për më shumë, mund të shihet: Vula e verifikuesve Muhamed ibën Emin, i njohur si: Ibën Abidin, Reddul-muhtar alad-duril-mukhtar sherh tenviril-ebsar, botimi i dytë, Sh.b. Darul-kutubil-ilmijje, Bejrut, 2003, vëll. i dytë, f. 493. (Shënim i përkthyesit). 5. Tek Imam Ibën Abidini lexojmë: "(Ka tre mendime) I pari: Koha e këtij namazi është krejt nata, para jacisë dhe pas saj, para vitrit dhe pas tij, sepse ky lloj namazi është namaz nate (kijamul-lejl). Ka thënë autori i 'El-Bahr': Nuk kam gjetur dikë ta ketë korrigjuar! Në pamje të parë duket se koha e këtij namazi hyn me perëndimin e diellit. I dyti: Koha e tij është mes jacisë dhe vitrit... I treti: Mendimi i autorit: (më i sakti: 'Nëse personit që falet i ka ikur një pjesë e teravisë dhe ndërkohë imami ngrihet për të falur vitrin, ai fal vitrin me imamin, pastaj plotëson atë që i ka ikur')." – Për më shumë, mund të shihet: Vula e verifikuesve Muhamed ibën Emin, i njohur si: Ibën Abidin, vep. e cit., vëll. i dytë, f. 494. (Shënim i përkthyesit). 6. Në trashëgiminë diturore të medhhebit tonë hanefi, lexojmë: "Termi teravi, është shumës i fjalës terviha; me të quhen katër rekate, pas së cilave ka një pushim." – Për më shumë, mund të shihet: Vula e verifikuesve Muhamed ibën Emin, i njohur si: Ibën Abidin, vep. e cit., vëll. i dytë, f. 493. (Shënim i përkthyesit).*

Dr. Ilmije Kuqi

# Sadekatul fitri

Sadekatul fitri është urdhëruar në vitin e dytë hixhri, në vitin në të cilin është bërë obligim agjërimi i Ramazanit. Ky obligim është urdhëruar para urdhrit të dhënies së zekatit. Ai është bërë obligim si pastrim për agjëruesin nga fjalët e kota dhe të këqija dhe ushqim për të varfrit, sepse dita e Bajramit është një ditë gëzimi. Për këtë, Ligjvënësi nuk dëshiron që në mesin e myslimanëve të ketë njerëz të uritur që zgjasin dorën në ditën e gëzimit të tyre.

Allahu dëshiron që të gjithë myslimanët të jetojnë në gëzim, pa shqetësime, siç është uria dhe mërzia. Kështu Ligjvënësi e bëri obligim dhënien e sadakatul fitrit të varfërve në mënyrë që ata të ndajnë gëzimin me pjesën tjetër të myslimanëve dhe në shoqërinë myslimane mos të ketë njeri që është i mërzitur në ditën e Bajramit.

Hadithet e Pejgamberit a.s., janë të shumta të cilat merren si argument se sadekatul fitri është vaxhib, ndër to është edhe hadithi, të cilin e transmeton Abdullah ibën Umeri r.a., i cili ka thënë: "I Dërguari i Allahut a.s., ua ka bërë obligim sadekatul fitrin në Ramazan njerëzve një sa'[1] hurme, ose një sa' elb, për çdo të lirë apo rob, mashkull ose femër prej myslimanëve."[2]

## Kush është i urdhëruar ta japë sadekatul fitrin?

Sadekatul fitrin është i obliguar ta japë çdo mysliman i lirë, mashkull qoftë apo femër, i madh apo i vogël, i shëndoshë mendërisht apo jo i shëndoshë, nëse e posedon nisabin, i cili i tepron mbi nevojat elementare edhe nëse nuk e ka arritur një vit (këtu dallon me zekatin). Kjo për arsye se Allahu i Madhërishëm nuk na ka urdhëruar që ta marrim zekatin prej të varfërve, por zekati duhet t'u jepet atyre.[3] Transmeton Ebu Hurejre r.a., se i Dërguari i Allahut a.s., ka thënë: "Nuk ka sadaka (zekat) pos për atë që është i pasur."[4] Kurse në një transmetim tjetër thotë: "Sadakaja më e mirë është ajo që pas saj mbetet pasuri në të cilën mbështetet pronari i saj për nevojat e tij, ndërsa dora e epërme është më e mirë se dora e poshtme. Fillo prej atij që kujdesesh."[5]

Obligimi i dhënies së sadekatul fitrit nuk bie nga personi me shkatërrimin e pasurisë pasi që i është bërë vaxhib. Kjo është e kundërta e zekatit, obligimi i të cilit pushon me shkatërrimin e pasurisë. Pra, nëse nisabi shkatërrohet pas sabahut ditën e parë të bajramit, obligimi nuk bie nga personi, siç nuk bie obligimi i haxhit, sepse kjo e drejtë ka të bëjë me vetë personin e jo me pasurinë, kështu që mbetja e nisabit nuk është kusht për kërkimin e tij.[6]

## Për kënd jemi të obliguar ta japim sadekatul fitrin?

Sadekatul fitri është obligim të jepet: për vete, për fëmijët e vegjël nëse janë të varfër, për fëmijën e rritur nëse është i sëmurë mendërisht.[7] Këtë e dëshmon hadithi, të cilin e transmeton Ibën Umeri r.a., i cili thotë: "I Dërguari i Allahut a.s. e ka



bërë detyrim sadekatul fitrin për çdo të vogël dhe të rritur, mashkull dhe femër për të cilët kujdeseni."[8]

## Për kënd nuk jemi të obliguar ta japim sadekatul fitrin?

Sadekatul fitri nuk është obligim të jepet:

Për fetusin, për arsye se ai nuk quhet fëmijë,[9] sepse fëmijë quhet prej momentit të daljes së tij nga barku i nënës së tij e derisa të hyjë në moshën madhore.[10]

Për fëmijët tanë të vegjël, të cilët janë të pasur nga pasuria e tyre. Mirëpo, në qoftë se fëmija dhe personi i sëmurë mendërisht kanë pasuri, kujdestari i tyre duhet ta kryej këtë obligim. Nëse kujdestari nuk e kryen këtë obligim në vend të tyre, atëherë detyrë e fëmijës është që ta kryejë kur të rritet, kurse personi i sëmurë mendërisht kur të shërohet.[11]

Për fëmijët moshërritur e mendërisht të shëndoshë, meshkuj qofshin apo femra, edhe në qoftë se janë të varfër, për shkak të ndërprerjes së autorizimit të kujdestarisë sonë ndaj tyre me të hyrë në moshën madhore.

**Gjëja më e mirë për furnizimin e skamnorit, në kohën në të cilën po jetojmë ne, është dhënia e të hollave, sepse të hollat janë bazë përmes të cilave ai arrin t'i plotësojë të gjitha nevojat e jetës.**

**"I Dërguari i Allahut a.s. e dërgoi Muadhin në Jemen dhe e urdhëroi që ta marrë zekatin nga gruri dhe elbi, ndërsa ai mori mall dhe rroba në vend të grurit dhe elbit."**

Për prindërit dhe për të afërmit tanë edhe nëse janë nën kujdesin tonë, për shkak të mosekzistimit të autorizimit të kujdestarisë sonë ndaj tyre.

Për bashkëshorten, për shkak të mosekzistimit të autorizimit të kujdestarisë së burrit ndaj gruas, ai nuk ka autorizim ta administrojë pasurinë e saj.[12]

Mirëpo nëse jepet sadekatul fitri për këta që i përmendem, për të cilët kujdesemi pa dijeninë e tyre, pranohet për shkak të ekzistimit të pajtimit parimor në të shumtën e rasteve.[13]



## Shuma e sadekatul fitrit

Shuma e sadekatul fitrit që obligohet për çdo mysliman është gjysmë sa'[14] grurë apo miell, ose një sa' hurme, ose një sa' elb apo një sa' rrush të terur. Këtë e argumentojmë me hadithin, të cilin e transmeton Ebu Seid el-Hudriju r.a., i cili ka thënë: "E jepnim në emër të sadekatul fitrit një sa' ushqim, ose një sa' elb, ose një sa' hurme, ose një sa' djathë, ose një sa' rrush të tharë."[15]

## A lejohet ta japim sadekatul fitrin me të holla?

Lejohet të jepet kundërvlera e sadekatul fitrit me para, sepse qëllimi është që skamnori të furnizohet për ditën e Bajramit të Ramazanit. Është e ditur se në kohën tonë plotësimi i nevojave nuk arrihet me dhënien e grurit, elbit, hurmës dhe rrushit të terur, ashtu siç arrihet me dhënien e të hollave, sepse i varfëri mund të ushqehet me të gjitha llojet e ushqimeve, për shkak të përhapjes së të hollave dhe të këmbimit të tyre (ndryshe nga koha e mëhershme). Prandaj mund të themi se gjëja më e mirë për furnizimin e skamnorit, në kohën në të cilën po jetojmë ne, është

dhënia e të hollave, sepse të hollat janë bazë përmes të cilave ai arrin t'i plotësojë të gjitha nevojat e jetës, ndryshe nga koha e të Dërguarit të Allahut a.s. kur ushqimi ishte më i mirë për furnizimin e skamnorëve, sepse në atë kohë njerëzit i shkëmbenin mallrat me njëri-tjetrin. Në kohën tonë, dhënia e ushqimit nuk e ka këtë kuptim, për shkak të mungesës së shkëmbimit të mallrave, mirëpo qëllimi arrihet me dhënien e të hollave dhe skamnorët mund të blejnë çfarë kanë nevojë. Atyre nganjëherë u nevojitet diçka tjetër pos ushqimit, prandaj është thënë dhënia e kundërvlerës me dërhem është më e mirë dhe më e dobishme se të jepet ushqim në kohën e bollëkut. Mirëpo, në kohën e mungesës dhe krizës për ushqim është më mirë të jepet ushqim se para.[16]

I Dërguari a.s. e ka përmendur ushqimin në sadekatul fitr, për shkak të mungesës së tij nëpër tregje në atë kohë dhe nevojës së madhe të të varfërve për ushqim, veshmbathje e jo për të holla. Mirëpo, në kohën tonë të varfrit kanë nevojë për të holla për plotësimin e nevojave të tyre, prandaj është obligim që sadekatul fitri të jepet nga ajo që kanë dhe nuk obligohen që të sjellin grurë apo produkte të tjera që i kemi përmendur për ta dhënë sadekatul fitrin.

Argumente nga hadithi se lejohet të jepet kundërvlera për sadekatul fitrin janë të shumta, por ne do i përmendim vetëm disa. Ndër to:

Transmetohet nga Tavusi r.a., i cili ka thënë: "I Dërguari i Allahut a.s. e dërgoi Muadhin në Jemen dhe e urdhëroi që ta marrë zekatin nga gruri dhe elbi, ndërsa ai mori mall dhe rroba në vend të grurit dhe elbit."[17] Marrja e mallit dhe e rrobave është marrje me kundërvlerë. E kanë vlerësuar se sa është zekati në grurë dhe elb, pastaj e kanë marrë kundërvlerën e tyre prej mallit dhe rrobave. Ky veprim sikur të ishte në kundërshtim me Sheriatin, atëherë këtë nuk do ta kishte miratuar i Dërguari i Allahut xh.sh., por do ta urdhëronte që atë t'ua kthente atyre të cilëve ua kishte marrë.

Gjithashtu, transmetohet nga Zuhriu, i cili thotë se e kam dëgjuar Ebu Is'hakun r.a. duke thënë: "I kam arritur ata, dhe ata jepnin dërhem me vlerë të ushqimit për sadakanë e Ramazanit."[18]

Se dhënia e sadekatul fitrit lejohet me të holla e dëshmon edhe fjala e Hasan Basriut r.a., i cili ka thënë: "Nuk ka gjë të keqe të jepet dërhem në sadekatul fitr."[19]

## Koha e kryerjes se obligimit të sadekatul fitrit

Koha e dhënies së sadekatul fitrit është hyrja e kohës së sabahut të Bajramit të Ramazanit. Kush vdes para agimit, ose varfërohet, apo kush hyn në moshën madhore apo hyn në islam pas agimit, nuk është i obliguar për dhënien e sadekatul fitrit.

Është mustehab që sadekatul fitri të jepet ditën e Bajramit para shkuarjes në namazin e Bajramit, në mënyrë që skamnori të sigurohet për atë ditë, duke argumentuar me hadithin, të cilin e transmeton Ibën Umerit r.a., i cili ka thënë: "Pejgamberi a.s. ka urdhëruar që të jepet sadekatul fitri para daljes së njerëzve në namaz (të Bajramit)."[20]

Në qoftë se sadekatul fitri jepet para ditës së Bajramit, kjo lejohet, për shkak të ekzistimit të obligimit. Transmetohet se Abdullahu r.a. e ka dhënë një apo dy ditë para Bajramit. Këtë e dëshmon hadithi, të cilin e transmeton Nafiu r.a. se Ibën Umeri r.a. ka thënë: "I Dërguari i Allahut a.s. ka urdhëruar që nxjerrja e sadekatul fitrit të bëhet para daljes së njerëzve (për namaz të Bajramit). (Nafiu ka thënë) Abdullahu e jepte atë një apo ditë para tij (ditës se Bajramit)."[21]

Në qoftë se sadekatul fitri nuk jepet deri pas ditës së Bajramit, obligimi nuk bie, por duhet të jepet, sepse ai është ibadet material, prandaj nuk bie pasi që është bërë obligim veçse me dhënien e tij (sikurse edhe zekati).

Po ashtu, sadekatul fitri nuk bie nëse nisabi shkatërrohet pas sabahut ditën e parë të Bajramit, domethënë pasi që është bërë obligim, siç nuk bie obligimi i haxhit, sepse sadekatul fitri është obligim në bazë të mundësisë. Kjo konfirmohet me mundësinë e kryerjes së obligimit dhe nuk është kusht mbetja e nisabit për mbetjen e obligimit.

## Kujt i jepet sadekatul-fitri?

Atyre që u jepet zekati, u jepet edhe sadekatul fitri dhe nuk bën t'u jepet atyre që nuk lejohet t'u jepet zekati.

Lejohet që një person t'ia japë sadekatul fitrin një skamnorit apo një grupi skamnorësh, por është mekruh tenzihen t'i jepet një grupi të madh shfrytëzuesish. Po ashtu, lejohet që sadekatul fitri t'i jepet ehlul-dhimmeh, por më mirë është t'i jepet myslimanit. Ndërsa, sipas mendimit të Ebu Jusufit, një gjë e tillë nuk lejohet.[22]

*1. Një sa' është: 3.25 kilogram. Mexhma El-Bahrejn, fq. 47. 2 Muslimi, nr: 984, 2/677, Ebu Davudi, nr: 1611, 2/12, Et-Tirmidhi, nr: 676, 2/54, etj. 3 El-Lubab, 1/386. 4 El-Buhari mualekan, 4/5, Sunen El-Kubra li En-Nesai, nr: 2326, 3/51, Ahmedi, nr: 7155, 12/69. 5 El-Buhari, nr: 5355, 7/63, Muslimi, nr: 1034, 2/717. 6 El-Mebsut, 3/104, El-Bedai, 2/69, El-Xhevhere, 1/135, Fet'hu El-Kadir, 2/285-286, etj. 7 Fet'hu El-Kadir, 2/284-285, El-Bedai, 2/71-72, El-Hidajeh, 1/113, El-Xhevhere, 1/122, etj. 8 Sunen El-Kubra li El-Bejheki, nr: 7685, 4/272 dhe thotë: Senedi i tij nuk është i fortë. 9 El-Xhevhere, 1/133, Redu el-muhtar ala Ed-Durr, 2/361, etj. 10 Lisanu El-Arab, 11/402, Taxhu El-Arus, 29/370, etj. 11 El-Bedai, 2/69-70, Fet'hu El-Kadir, 2/285-286, El-Mebsut, 3/104, etj. 12 El-Hidajeh, 1/113, El-Xhevhere, 1/133, El-Muhit, 2/411, El-Mebsut, 3/105-106, etj. 13 El-Xhevhere, 1/133, El-Hidajeh, 1/113, Fet'hu El-Kadir, 2/286, etj. 14 Një sa' është: 3.25 kilogram. Mexhma El-Bahrejn, fq. 47. 15 El-Buhari, nr: 1506, 2/131, Muslimi, nr: 985, 2/678. 16 Shiko: El-Bedai, 2/72-74, Tebjinu El-Hakaik, 1/308, El-Xhevhere, 1/134, Mexhma El-Enhur, 1/228, Ed-Durr El-Muhtar, 2/366, Meraki El-Felah, fq. 273, etj. 17 Ibën ebi Shejbe, nr: 104371, 2/404. 18 Ibën ebi Shejbe, nr: 10371, 2/398. 19 Ibën Ebi Shejbe, nr: 10370, 2/398. 20 El-Buhari, nr: 1509, 2/131, Muslimi, nr: 986, 2/679. 21 Ibën Hiban, nr: 3299, 8/93, Shejh Shuajbi thotë: Senedi i tij është sahih sipas kritereve të Muslimit. 22 Shiko: El-Mebsut, 3/108, Redu El-Muhtar, 2/367-368, Durrer El-Hukam, 1/195-196, El-Bedai, 2/74-75, El-Muhit, 2/409, El-Xhevhere, 1/134-135, etj.*

Hfz. Mehas Alija

# Malli për Ramazanin

"Thuaj: "Vetëm mirësisë së Allahut dhe mëshirës së Tij le t'i gëzohen, se është shumë më e dobishme se ajo që grumbullojnë ata." (Junus, 58)

"Për agjëruesin ka dy gëzime: gëzimi i parë është kur të çel iftar, kurse gëzimi i dytë është kur të takojë Allahun xh.sh. në Ditën e Gjykimit." (Hadith, Imam Muslimi)

Ardhja e muajit të bekuar Ramazan sa nuk na ka trokitur në dyert tona. Ai, me hënën e re, do t'i gëzojë shpirtrat tanë dhe t'i gjallërojë zemrat tona. E jona është t'i hapim krahët dhe ta presim me nderimet më të larta, siç meriton të pritet mysafiri më i mirë. Po vjen muaji i thesareve dhe urtësive, i vlerave të larta morale dhe fetare, shpëtuesi ynë, muaji i pranverës së shpirtit dhe besimit, Ramazani i bekuar, i cili, pos që na i ndez dritat e shtëpive dhe lagjeve tona, ndez edhe dritat e ibadetit dhe të përkushtimit tonë.

Ky Ramazan do të jetë i veçantë, sikur edhe një vit më parë. Andaj, edhe duhet të bëjmë përgatitje më specifike, shpirtërore, fizike e psikike. Edhe në këtë Ramazan do të vazhdojmë me betejën ndaj virusit korona. Në këtë kohë krize, frike, të pashprese, vjen Ramazani për ta ngritur kokën e gjithsecilit prej nesh, për të na forcuar moralin dhe rritur shpresën.

**Malli për Ramazanin është shumë i madh, kurse pritja për ardhjen e tij bëhet edhe më drithëruese. Te miqtë e vërtetë të Ramazanit, ai shihet si një shfaqje e rrallë, ku nuk ka spektatorë, por vetëm role.**

Asnjëri nga ne nuk e di se çfarë na pret në Ramazan, por ne e dimë se çfarë pritet nga ne në këtë muaj të bekuar. Është pikërisht Ramazani ai që na ka mësuar se çdo gjë, përveç Zotit, ka fillimin dhe mbarimin e vet, andaj edhe kjo telashe me virusin korona, por edhe të gjitha belatë e tjera, një ditë do të përfundojnë dhe do të vjen jeta e re, liria dhe hapja jonë me vetveten dhe botën.

Malli për Ramazanin është shumë i madh, kurse pritja për ardhjen e tij bëhet edhe më drithëruese. Te miqtë e vërtetë të Ramazanit, ai shihet si një shfaqje e rrallë, ku nuk ka spektatorë, por vetëm role.

Kur afrohej fundi i muajit Shaban dhe fillimi i Ramazanit, Muhamedi a.s. i uronte shokët e tij kështu: "O njerëz, ju ka ardhur Ramazani, muaji i bekuar. Allahu ua ka obliguar agjërimin e këtij muaji. Në këtë muaj hapen dyert e qiellit, mbyllen dyert e Xhehenemit, lidhen në pranga





**Nuk mund t'i kapërcesh të tjerët, nëse nuk fiton mbi vetveten, mbi unin. E kjo, ku tjetër mund të arrihet, veçse në Ramazan.**

shejtanët. Allahu në këtë muaj ka (veçuar) një natë, e cila është më e mirë se një mijë muaj. Ai që privohet nga të mirat e kësaj nate, është privuar nga çdo e mirë." (Imam Ahmedi, Imam Nesaiu).

Nuk ka njeri në botë që e ka shfrytëzuar më mirë dhe më arsyeshëm mirësinë dhe begatinë e Ramazanit se sa Muhamedi a.s.. Ai arriti në jetën e tij t'i agjërojë vetëm nëntë ramazane, por mos pyetni se sa të bukur ishin ato. Ai në këtë muaj ishte si era, që lëvizte herë andej e herë këndej, për të qenë më bujari prej të gjithëve.

Muhamedi a.s. me shumë gëzim ju thoshte njerëzve dhe shokëve të vet: "Zoti i ka dhënë ymetit tim pesë dhurata në Ramazan dhe askujt tjetër përveç ymetit tim nuk ia ka dhënë. Ato janë:

- Era e gojës së agjëruesit, është më e dashur te Zoti se era e parfumit misk;
- Për agjëruesin luten të gjithë krijesat e Zotit, deri në momentin kur ai çel iftar;
- Xheneti zbukurohet çdo ditë të Ramazanit për agjëruesin dhe Zoti i thotë: "Zbukurohu o Xheneti Im. Bëhu gati për robërit e Mi. Ata shumë shpejt do të vijnë tek ti.";
- Në Ramazan prangosen shejtanët, të cilët nuk kanë forcë mbi njeriun.
- Natën e fundit të Ramazanit agjëruesit i falen gjynahet." (Imam Bejhekiu)

Nga ana tjetër, edhe vetë sahabët, të edukuar dhe të mësuar nga mësuesi i njerëzisë, Pejgamberi a.s., Ramazanin nuk e kishin sikur muajt e tjerë. Tregon Enesi r.a.: "Shokët e Muhamedit a.s. kur e shihnin hënën e muajit Shaban e kapnin mus'hafin dhe fillon me leximin e Kuranit. Atëherë myslimanët përgatiteshin ta ndanin zeqatin nga pasuria, ashtu që t'i forconin dhe mobilizonin të dobëtit dhe fukarenjve t'ua lehtësonin Ramazanin. Njerëzit e pushtetit i dënonin delikuentet që meritonin dënimin, kurse të tjerëve ua falnin lirinë. Tregtarët paguanin borxhet dhe merrnin ofertat e tyre. Ndërkohë, kur e shihnin hënën e Ramazanit, atëherë pastroheshin dhe i përkushtoheshin plotësisht ibadetit." (Esh-Shejh në El-Gunj).

Është pyetur sahabiu i nderuar, Abdullah ibën Mesudi, se si e pritnin ata muajin e bekuar të Ramazanit, ai është përgjigjur: "Kur vinte muaji Ramazan, në zemrat tona nuk kishte asnjë urrejtje ndaj askujt."

Po ashtu tregohet se kur vinte nata e parë e Ramazanit, shokët e Muhamedit a.s. e kapnin njëri – tjetrin për qafe dhe me lot në sy thoshin: "Shyqyr o vëlla që e arritëm muajin Ramazan." Ata e prisnin me padurim Ramazanin dhe i jepnin selam njëri – tjetrit, sikur do të shkonin në ndonjë vend të largët. Ata përqendroheshin te vetja e tyre me duatë, me dhikrin, namazet dhe me leximin e Kuranit, sikur nuk njihnin asnjë njeri tjetër.

Po kështu edhe prindërit tanë përgatiteshin për muajin Ramazan. Lyenin dhomat me gëlqere, pastronin shtëpitë, agjëronin ditë të tëra para Ramazanit, i kërkonin hallallin njëri-tjetrin, bënin teube dhe istigfar, përgatitnin fëmijët, etj.. Gjithandej, nëpër lagjet tona ndihej gëzimi dhe ndjehej ardhja e Ramazanit.

Për fund, do të doja ta shtoja edhe këtë: Momentet dhe fitoret më të rëndësishme historike nga ana jonë u arritën gjatë muajit Ramazan. E dini pse? Sepse jeta e vërtetë është ajo shpirtërore, edhe atëherë kur barqet të jenë të zbrazur dhe buzët të thata. Kjo, për shkak se jeta lehtësohet dhe plotësohet kur jetohet me shpirt e zemër. Nuk mund t'i kapërcesh të tjerët, nëse nuk fiton mbi vetveten, mbi unin. E kjo, ku tjetër mund të arrihet, veçse në Ramazan.

Mirë se na vjen muaj i dritës, shpirtit, e shërimit hyjnor! Malli për ty është shumë më i madh se sa i drurit gjetherënës për pranverën plotë gjelbërim.

Mr. Nashit Ferati

# Ramazani, muaji i së vërtetës

"O ju që besuat, agjërimi u është bërë obligim sikurse që ishte obligim edhe atyre që ishin para jush, kështu që të bëheni të devotshëm."
(El Bekare, 183)

Muaji i bekuar Ramazan, paraqet një nga ritualet më madhështore të fesë islame, i cili nuk bën jehonë vetëm në taborin islam, por edhe në mbarë opinionin botëror, gjegjësisht, bota anembanë marrë vesh se ka filluar muaji i agjërimit për myslimanët. Me fillimin e muajit Ramazan, myslimanët në mbarë botën do të fillojnë të agjërojnë nga agimi deri në perëndim.

Fjala arabe "takva" është përkthyer në shumë versione, si vetëndërgjegjësim për Zotin, frikë-respekt ndaj Zotit, devotshmëri dhe vetëpërmbajtje. Kësisoj, për një muaj rresht na kërkohet të agjërojmë nga agimi e deri në perëndim të diellit, duke mënjanuar ushqimin, pijen, marrëdhëniet intime dhe fjalët e pahijshme.

Urtësia e obligimit të agjërimit, ashtu siç e potencon Allahu xh.sh., fshihet në devotshmërinë që nënkupton çdo gjë të mirë që e do Zoti, duke falënderuar njeriu për të në këtë botë, kurse mbrojtja nënkupton largimin prej çdo vepre të urryer e të dëmshme për shoqërinë dhe individin.

Nga hadithi i Muhamedit a.s. shohim dobitë e agjërimit: "Agjërimi është mbrojtje, ngase agjëruesi s'përgojon e as që bën mëkate."

Agjërimi është një vepër e veçantë adhurimi vetëm ndërmjet njerëzve dhe Zotit, pasi askush nuk e di në të vërtetë nëse dikush agjëron apo jo, prandaj Allahu xh.sh. në një hadith kudsij ka thënë: "Agjërimi është për Mua dhe vetëm Unë di si ta shpërblej." Pejgamberi a.s. në një hadith ka thënë: "Nëse dikush nuk u jep fund fjalëve dhe veprave të mbrapshta, Allahu nuk ka nevojë që ai të rrijë pa bukë e pa ujë."

Agjërimi e mëson njeriun të jetë i sinqertë, pasi agjërimi është fshehtësi ndërmjet Allahut xh.sh. dhe besimtarit, atëherë vërtetësinë e kryerjes së këtij ibadeti e di vetëm Allahu xh.sh., ky pra, është ibadet sekret, i cili nuk kryhet që ta shoh dikush prej njerëzve.

Pra, nëse është i sinqertë në kryerjen e obligimeve ndaj Allahut xh.sh. kur nuk e sheh askush, atëherë ai mësohet të jetë i sinqertë edhe ndaj njerëzve në përgjithësi. Si ibadet i tillë, që kryhet vetëm nga ndjenjat e sinqerta ndaj Krijuesit, Allahu xh.sh. i garanton besimtarit – myslimanit, shpërblim të posaçëm në botën tjetër. Dobitë nga agjërimi numërohen me qëllim që të ndikojnë më tepër në shpirt e të kenë ndikim më të thellë, kurse myslimani të jetë më tepër i bindur në adhurim dhe sheriat.



Ky ibadet-adhurim, jo vetëm që është rehabilitim dhe shërim për trupin, por është rehabilitim edhe për shpirtin e myslimanit, i cili pikërisht në urinë që e karakterizon juridikisht agjërimin, i ushqen ndjenjat, aspiratat, dëshirat dhe pretendimet e veta për ngritje kah piedestalet më të larta dhe kah e përsosura. Në këtë muaj, besimtari bën humanizimin e shpirtit të vet, dhe si të thuash në një mënyrë paraqitet në shoqëri si një personalitet i ri i cili ka bërë ndryshime rrënjësore.

Ai është më i kujdesshëm në fjalët dhe veprimet e veta, është më sensibil dhe më tepër interesohet për vëllezërit e tij të varfër dhe hallexhinj. Forcohen edhe lidhjet, sepse në Ramazan, ashtu siç predikojnë dijetarët, hoxhallarët tanë të nderuar nga mësimet islame, në këtë muaj duhet të shuhen zënkat dhe konfliktet në shoqëri. Ngjallin nevojën për një afrim dhe bashkim të përgjithshëm të myslimanëve kudo që janë në botë, edhe atë duke i ndarë ndërmjet vete çastet e gëzueshme të iftareve dhe syfyreve që i përjetojnë gjatë ditëve të këtij muaji të madhnueshëm.

Për jetën e individit, familjes dhe shoqërisë islame, muaji Ramazan, paraqet një muaj të veçantë, të cilin mund ta emërtojmë si pranvera e jetës islame, ngase në të ripërtërihen jeta në tërësi, ripërtërihen mendjet

me dituri dhe njohuri, ripërtërihen zemrat me besim dhe devotshmëri, ripërtërihet shoqëria me unitet dhe lidhshmëri, ripërtërihen ambiciet me gara për në të mirë, ngase në këtë muaj shtohen stimulimet, pakësohen faktorët e së keqes, melekët e mirë dëbojnë djajtë e këqij, rrethana për të cilat hadithi i Pejgamberit a.s., ka thënë: "Kur vjen muaji Ramazan hapen dyert e Xhenetit, lidhen djajtë."

Ai që e vështron jetën e myslimanëve para dhe pas kalimit të Ramazanit, do të bindet në këtë realitet social me vetë dëshminë se në këtë muaj shtohen veprat e mira dhe pakësohet e keqja dhe krimi. Këto fjalë të Pejgamberit a.s., si thonë dijetarët islamë, duhen kuptuar në mënyrë të drejtpërdrejtë, pikërisht ashtu si janë thënë. Po ashtu, në ato fjalë tregohet në bereqetin e Ramazanit dhe në të mirën e madhe që vjen me këtë.

Hapja e dyerve të Xhenetit dhe mbyllja e dyerve të Xhehenemit është shenjë e ardhjes së muajit të bekuar Ramazan dhe shenjë e vlerës së madhe të tij, kurse lidhja e shejtanit tregon në faktin se iu pamundësohet shqetësimi i besimtarëve gjatë muajit të nderuar Ramazan. Duke e pasur parasysh këtë hadith të Muhamedit a.s., besimtari gjatë muajit Ramazan do të bëjë kujdes për veprimet e tij, më shumë do të kujdeset për veprat e mira, do të ketë motivim shtesë që t'i veprojë, do t'ua zvogëlojë gabimet gjymtyrëve dhe zemrës së tij. Transmetohet prej Abdurrahmanit r.a. se Pejgamberi i Allahut a.s., njëherë, duke folur për muajin Ramazan ka thënë: "Ky është muaji në të cilin Allahu ua ka përcaktuar agjërimin, kurse unë ua kam bërë traditë që natën të falni nafile gjatë këtij muaji, dhe kush agjëron dhe fal natën gjatë këtij muaji, duke besuar dhe shpresuar se për këtë do të shpërblehet, do të pastrohet nga mëkatet sikur tash është lindur nga nëna." (Ibën Maxheh, 1328).

Pejgamberi i Allahut a.s., pra, na ka bërë traditë që natën gjatë muajit Ramazan të falim namaz nafile. Këtu është fjala për namazin e teravisë, i cili është sunet muekede (sunet i konfirmuar) për meshkuj dhe femra. Me fjalë të tjera, është e njohur se Pejgamberi a.s. ka falur disa net me sahabët, kurse nuk ka vazhduar të fali bashkë me ta çdo natë, për arsye që ky namaz mos të kuptohet si detyrim. Namazi i teravisë si namaz vullnetar paraqet "profit" Ramazani të llojit të vet, i cili edhe më shumë i zbukuron netët e Ramazanit, e rrit kënaqësinë shpirtërore të besimtarëve në ibadetin e përbashkët, i forcon lidhjet e tyre të Xhenetit dhe nxit në dashurinë e ndërsjellë. Si i tillë, namazi i teravisë është simbol i netëve të Ramazanit dhe shenjë e ibadetit vullnetar të myslimanëve, të cilin për shekuj me radhë, ata e ruajnë me xhelozi dhe e përcjellin nga brezi në brez.

**Fjala "ramazan" është nxjerr nga fjala "remda", me të cilën shënohet shiu pranveror i cili e pastron tokën nga pluhuri i saj. Me këtë dëshirohet të thuhet që, sikur që shiu e hapë dhe e pastron tokën, ashtu edhe muaji Ramazan e hapë dhe e pastron shpirtin dhe zemrën e myslimanit nga mëkatet dhe të këqijat.**

Ebu Hurejre r.a. transmeton se Pejgamberi i Allahut a.s. e pati bërë shprehi të thotë: "Kryerja e pesë kohëve të namazit, falja e përhershme e namazit të xhumasë dhe agjërimi i Ramazanit për çdo vit – kjo është shpagesa për të gjitha mëkatet të cilat bëhen ndërmjet tyre nëse njeriu heq dorë nga bërja e mëkateve të mëdha." (Musnedi, 552)

Për këtë përmasë të muajit Ramazan, mund të përfundohet edhe nga etimologjia e tij. Me fjalë të tjera, sipas një mendimi të gjuhëtarëve arabë, fjala "ramadan" ramazan është nxjerr nga fjala "remda", me të cilën shënohet shiu pranveror i cili e pastron tokën nga pluhuri i saj. Me këtë dëshirohet të thuhet që, sikur që shiu e hapë dhe e pastron tokën, ashtu edhe muaji Ramazan e hapë dhe e pastron shpirtin dhe zemrën e myslimanit nga mëkatet dhe të këqijat. Po ashtu, thuhet se muaji Ramazan është quajtur ashtu, sepse me të, d.m.th. me bereqetin e tij digjen (jermeda) mëkatet e njerëzve. Si argument për këtë qëndrim theksohet edhe hadithi i Pejgamberit të Allahut a.s., në të cilin thuhet: "Ramadan është quajtur ashtu, sepse ai i djeg mëkatet e robërve të Allahut."

Prandaj, muaji Ramazan është rast unik që me bereqetin e kohës së tij t'i pastrojmë shpirtrat tonë dhe zemrat tona dhe që nga ato t'i mënjanojmë të këqijat dhe negativitetet të cilat janë shtresuar në to që nga Ramazani i kaluar. Allahu i lartësuar dhe Pejgamberi i Tij i kanë shpallur të vërtetat për muajin mubarek.

Agjërimi është edukues dhe forcues i shpirtit të njeriut, për arsye se ai formon personalitete shpirtërisht të forta dhe të vendosura, karakter të fortë dhe të vendosur, e bën të matur në qëndrimet e veta, të kuptueshëm në situata të ndryshme, qofshin ato pozitive apo negative.

Muaji i bekuar Ramazan i ngjan një universiteti i cili punon vetëm një muaj gjatë vitit dhe sjell mësime shumë të dobishme, por njeriu nuk ka mundësi të ndërtojë një universitet të tillë, Mirëpo, fjala e Zotit ka ndikuar aq thellë në zemrat e myslimanëve, saqë edhe pas kalimit të shekujve nga shpallja e ajetit të agjërimit drejtuar Pejgamberit Muhamed a.s., në muajin e mëshirës, ky universitet rihapet për miliona studentë në pika të ndryshme të botës.

Dr. Naser Ramadani

# Mësimet pedagogjike nga lufta e Bedrit

"Allahu ju ndihmoi juve në Bedër, kur ju ishit pak në numër..." (Ali Imran, 123)

Në vitin e dytë, pasi kishte bërë hixhret Muhamedi a.s. dhe sahabët e tij nga Meka në Medinë, u zhvillua beteja e parë ndërmjet myslimanëve dhe politeistëve. Rëndësia e kësaj beteje qëndron në atë se ishte vendimtare për të ardhmen e Islamit dhe myslimanëve.

Ajo nuk ishte vetëm thjesht një ngjarje e rëndomtë historike, por ishte vërtet një kthesë e madhe për myslimanët, të cilët kaluan nga periudha e dobësisë në atë të fuqisë. Nga lufta e Bedrit nxirret mësimi se ata që nuk i nënshtrohen argumentit të arsyes së shëndoshë dhe përpiqen me forcë ta imponojnë vetën me ideologji të mbrapshta, të tillëve duhet t'u kundërvihemi me fuqi. Kësaj ngjarje, Kurani i kushtoi një kujdes të veçantë, ngase një sure e tërë flet për ndodhitë e saj. Kjo ditë në Kuranin fisnik njihet si jevmul furkan "Dita e ndarjes së të vërtetës nga e pavërteta".

Pas plot 15 vjetësh nga fillimi i shpalljes, gjatë të cilave Muhamedi a.s. së bashku me shokët e tij përjetuan plaçkitje, persekutime dhe tortura të ndryshme, më në fund kishte ardhur koha që myslimanët ta imponinin veten e tyre si faktor i rëndësishëm në Gadishullin Arabik. E gjithë kjo ndodhi pikërisht pas fitores së madhe që arritën në luftën e Bedrit.

**Edhe krahas asaj që Muhamedi a.s. ishte i Dërguar dhe kishte mbështetje të vahjit, ai megjithatë në jetën e tij përdorte parimin e konsultimit.**

Nuk do të ndalemi për të dhënë detaje historike nga kjo luftë e rëndësishme, por do të përpiqemi të ofrojmë disa nga mësimet e shumta pedagogjike që mund të nxirren prej saj, e që të njëjtat edhe sot e kësaj dite janë aktuale e të nevojshme. Prej këtyre mësimeve veçojmë:



## Parimi i konsultimit

Prej mësimeve më të fuqishme që mund të përfitohen nga kjo luftë është ligjësimi i parimit të konsultimit. Edhe krahas asaj që Muhamedi a.s. ishte i Dërguar dhe kishte mbështetje të vahjit, ai megjithatë në jetën e tij përdorte parimin e konsultimit.

Pikërisht në këtë luftë, ai praktikoi këtë parim katër herë. Herën e parë ishte konsultimi me shokët e tij rreth sulmimit të karvanit të Ebu Sufjanit. Herën e dytë konsultimi rreth vendimit të luftës, pasi politeistët kishin marrë vendim për luftë. Herën e tretë konsultimi rreth asaj se në cilin vend duhet të pozicionohet ushtria dhe herën e katërt konsultimi rreth vendimit në lidhje me robërit e luftës. Katër konsultime në një ngjarje, krahas asaj se ai kishte mundësi të plotë të merrte vendime pa konsultuar askënd. Mirëpo, Pejgamberi a.s. deshi t'i mësojë të gjithë prijësit islam se mënyra e arritjes së sukseseve qëndron pikërisht në konsultimin me ekspertët e çdo fushe. Për këtë ekziston konsensus te myslimanët që për çdo çështje që nuk ka ajet ose hadith, konsultimi të jetë legjislativë e përhershme, që nuk lejohet të braktiset.

## Marrja në konsideratë e të gjitha masave të duhura shpirtërore dhe materiale

Prej mësimeve më të rëndësishme nga lufta e Bedrit është edhe ajo se njeriu në mënyrë individuale ose kolektive duhet të marrë në konsideratë të gjitha masat e duhura shpirtërore dhe materiale që çojnë në realizimin e objektivave. Kështu, Muhamedi a.s. i bëri përgatitjet e duhura. Përgatiti ushtrinë në nivelin më të lartë, bëri përgatitjen shpirtërore të tyre duke i nxitur për luftë, shfrytëzoi

të gjitha mjetet materiale që i dispononte, pozicionoi ushtrinë në vendin më të përshtatshëm, caktoi komandantët e ushtrisë dhe pas gjithë kësaj u mbështet në ndihmën e Allahut.

### Mbështetja në informatorë dhe vëzhgues

Udhëheqësit i lejohet që të ndihmohet me informatorë dhe vëzhgues, duke i infiltruar ata në mesin e armikut, me qëllim të zbulimit të taktikave, gjendjes dhe fuqisë, duke përfshirë numrin e ushtarëve dhe armatimin e tyre.

### Drejtimi tek Allahu me kërkesë për ndihmë

Krahas asaj se Muhamedi a.s. i kishte marrë në konsideratë gjitha masat e duhura materiale, ai nuk ndalej me lutjet e tij drejtuar Allahut gjatë gjithë natës. Me këtë, ai deshi të na mësojë të gjithëve se marrja e masave janë vetëm shkaqe, ndërsa ndihmës i vërtetë është Allahu i Lartmadhëruar. Shfaqja e nevojës drejtuar Allahut dhe shprehja e të qenit rob i Allahut është çështja më e rëndësishme në raportin Zot-njeri. Fitorja, sado që të merren në konsideratë parakushtet dhe mjetet gjatë realizimit të saj, nuk vjen përpos prej Allahut. “Fitorja dhe suksesi nuk vjen nga askush, përpos Allahut.” (El Enfal, 10)

### Dashuria ndaj udhëheqësit dhe mbrojtja e tij

Prej mësimeve të rëndësishme të Bedrit është edhe dashuria ndaj udhëheqësit dhe mbrojtja e tij. Kjo shihet qartë në dashurinë dhe kujdesin që shprehën shokët e tij ndaj Muhamedit a.s., siç është ngritja e një tende për Muhamedin a.s. prej ku udhëhiqte rrjedhat e luftës, si dhe mbrohej nga sulmet e armikut.

### Nxitja e luftëtarëve dhe ngritja e moralit të ushtarëve

Pasi ishin çaste lufte dhe rasti e kërkonte ngritjen e moralit të ushtarëve, Muhamedi a.s. u fliste ushtarëve për rëndësinë e luftës në rrugën e Allahut, respektivisht fitores ose rënies dëshmorë. Kjo nxitje dhe ngritje e moralit të ushtarëve bëri që sahabët krahas Muhamedit a.s. të tregojnë gjithë trimërinë e tyre duke flijuar edhe shpirtrat e tyre për idealin dhe besimin që kishin pranuar.

### Përdorimi i metodave të ndryshme ushtarake gjatë luftës

Në këtë luftë, Muhamedi a.s. së bashku me shokët e tij përdorën të gjitha metodat e ndryshme ushtarake, siç ishte rasti i radhitjes së ushtarëve në rreshta, gjë që nuk ishte e zakontë tek arabët më parë. Po ashtu urdhri për gjuajtjen me shigjeta nga një distancë jo e largët, me qëllim të ruajtjes së municionit dhe shfrytëzimi i kushteve natyrore të favorshme.

### Arritja e fitores me besim dhe vendosmëri, e jo me numër

Lufta e Bedrit na mëson se fitorja nuk arrihet vetëm me fuqi ushtarake, e as me numër të madh të ushtarëve, ndonëse të gjitha këto kërkohen, por më e rëndësishme është ekzistimi i idealit te luftëtarët, respektivisht bindja dhe besimi i plotë. Numri i luftëtarëve myslimanë ishte 314, ndërsa i politeistëve 950, megjithatë myslimanët kur i morën të gjitha masat e duhura shpirtërore dhe materiale, erdhi ndihma nga ana e Allahut me një numër të madh të melaqeve.

### Domosdoshmëria e unitetit dhe evitimi i mosmarrëveshjeve

Një prej shkaqeve më të rëndësishme që sjellin fuqi është edhe ruajtja e unitetit dhe evitimi i të gjitha mosmarrëveshjeve. Pas fitores në luftën e Bedrit, ndodhën ca mosmarrëveshje në mes luftëtarëve myslimanë rreth plaçkave të luftës, si dhe kush është më meritor për to. Mirëpo, Kurani menjëherë e trajtoi këtë problematikë dhe ndërpreu të gjitha llojet e mosmarrëveshjeve duke e treguar mënyrën e ndarjes së plaçkave dhe domosdoshmërinë e ruajtjes së unitetit dhe mënjanimin e mosmarrëveshjeve. Kurani këtë problematikë e trajtoi me fjalët: “Të pyesin ty (Muhamed) për plaçkën (e fituar në luftë), thuaju: “Plaçka (mënyra e ndarjes së saj) është çështje e Allahut dhe të Dërguarit, prandaj kini frikë Allahun, përmirësoni gjendjen e unitetit tuaj dhe nëse jeni besimtarë, respektojeni Allahun dhe të Dërguarin e Tij.” (El Enfal, 1)

### Drejtësia në ndarjen e pasurisë së përbashkët

Nga lufta e Bedrit fitohet edhe një mësim shumë i rëndësishëm për udhëheqësit myslimanë. Ky mësim flet për domosdoshmërinë e drejtësisë gjatë ndarjes së pasurisë së përbashkët, ku secili anëtar i shoqërisë islame e merr atë që i takon, varësisht prej aftësive të tij dhe shërbimit që e bën në shoqëri. Kjo vërehet qartë në luftën e Bedrit, ku Muhamedi a.s. i bëri hisedar në plaçkat e luftës të gjithë luftëtarët, bile i përfshiu edhe nëntë persona që nuk kishin marrë pjesë në luftë, por ishin të angazhuar me detyra të tjera.

### Robërit e luftës dhe interesimi i Muhamedi a.s. për diturinë

Lufta e Bedrit rezultoi me fitore të madhe për myslimanët. Në të u vranë një numër i konsiderueshëm i politeistëve dhe 70 të tjerë u zunë rob. Muhamedi a.s. robërve të luftës u dha mundësinë që të shpaguajnë veten me të holla, ndërsa ata që nuk kishin një mundësi të tillë i obligoi që secili prej tyre t'ua mësonte 10 fëmijëve myslimanë shkrim-leximin. Këtu shihet qartë interesimi i Muhamedit a.s. për shkrim-leximin, respektivisht diturinë edhe në kushte lufte.

### Nderimi i dëshmorëve dhe kujdesi për familjet e tyre

Lufta e Bedrit na mëson të nderojmë dëshmorët dhe të kujdesemi për familjet e tyre. Kjo shihet qartë kur Muhamedi a.s. ndau nga plaçka e luftës një pjesë edhe për familjet e dëshmorëve. Dhe krejt në fund, urime kjo ngjarje e rëndësishme historike, me shpresë që të gjithë të përfitojmë prej mësimeve të saj.

Mr. Ragmi Destani

# Prangosja e shejtanëve në Ramazan

"Mëkatet dhe të këqijat në Ramazan pakësohen tek agjëruesit, të cilët janë të kujdesshëm me kushtet dhe rregullat e agjërimit, por jo edhe tek ata agjërues, të cilët nuk i përmbahen këtyre kushteve dhe rregullave."

Ebu Hurejre, Allahu qoftë i kënaqur me të, tregon se i Dërguari i Allahut a.s. ka thënë: "Kur vjen Ramazani, hapen dyert e Xhenetit, mbyllen dyert e Xhehenemit dhe lidhen shejtanët." (Transmetojnë Buhariu dhe Muslimi); "... dhe prangosen shejtanët." (Në një transmetim tjetër nga Muslimi).

Allahu i Madhëruar ka krijuar tri krijesa në univers dhe i ka ngarkuar me përgjegjësi:

Engjëjt, të krijuar nga drita, e të cilët janë krijesa të urta. Ata nuk e refuzojnë urdhrin e Allahut dhe bëjnë të gjithë ata që urdhërohen;

Xhinët (shejtanët), të krijuar nga zjarri, e që janë krijesa me fuqi të jashtëzakonshme;

Njerëzit, të krijuar nga dheu, një krijesë që qëndron ndërmjet engjëjve dhe xhinëve.

Pasi që Allahu xh.sh. e krijoi njeriun, i urdhëroi engjëjt që t'i bënin sexhde respekti Ademit a.s.. Të gjithë iu përgjigjen Zotit, përveç Iblisit (i pari i shejtanëve), i cili e refuzoi urdhrin e Zotit. Pas kësaj, Allahu xh.sh. e përjashtoi nga mëshira e Tij dhe nga të gjitha përgjegjësit që kishte. Shejtani kërkoi nga Allahu xh.sh. që t'ia shtynte dënimin ndaj tij deri në Ditën e Kiametit, e Allahu ia shtyu dënimin deri në atë ditë.

Nga mllefi që njeriu u bë sebep që ai të përjashtohej nga mëshira e Zotit dhe që të dënohet përgjithmonë në Xhehenem, shejtani e kërcënoi njeriun se do ta sulmonte gjithmonë me të gjitha mundësitë dhe mënyrat, derisa t'ia shkatërronte jetën dhe ta devijonte atë nga rruga e drejtë e besimit në Zotin. Që nga ai moment, ai përgjithmonë e ndjek njeriun në çdo moment dhe në çdo kohë.

Mundësia që shejtani ka për ta dëmtuar njeriun është sugjestioni dhe ndikimi që ka në mendjen e njeriut, që ai të mendojë gabimisht, futja e dyshimeve në adhurime, dyshimet ndaj të tjerëve, të jetë i ashpër me veten e tij, humbja e besimit në vetveten, futja e frikës etj. Pra, shejtani nuk ka asnjë mundësi që njeriun ta dëmtojë fizikisht. Kërkimi i mbrojtjes te Zoti nga shejtani bëhet në mënyrat që na i ka mësuar feja, siç janë përmendja e Zotit, lutjet e ndryshme, leximi i Kuranit, namazi etj. Këto gjëra janë nevoja të përhershme, andaj mos të thotë askush se tanimë që jemi në Ramazan dhe se nuk kemi nevojë për kërkim të mbrojtjes nga ndikimi i tij.

Në muajin Ramazan, hadithi i mësipërm tregon se shejtanët janë të paaftë për të ndikuar tek agjëruesit, ngase ata prangohen, lidhen apo paaftësohen për një gjë të tillë. Rreth këtij hadithi dhe kuptimeve që dalin nga ai, dijetarët kanë dhënë mendime të shumta dhe të ndryshme.

### Kush është i mbrojtur nga shejtanët në Ramazan?

Në këtë pikë, dijetarët janë të mendimit se nuk janë të mbrojtur të gjithë myslimanët, por vetëm agjëruesit dhe të gjithë ata që janë në dispozitë të agjëruesit, si të sëmurit, të shtyrit në moshë shumë të shtyrë, udhëtarët etj., duke i përjashtuar mëkatarët, qoftë edhe agjërues. Ata kanë dhënë mendime edhe rreth asaj se, prangosja e shejtanëve a është në kuptimin e vërtetë real, apo vetëm në kuptimin alegorik.

**Prangosja është realitet. Ata prangosen dhe ndalohen nga dëmtimi i besimtarëve dhe nga ndikimi tek ata.**



### Rreth kësaj pike, dijetarët janë ndarë në tri grupe:

Prangosja mund të jetë edhe reale edhe alegorike së bashku, që nënkupton se shejtanët paaftësohen në ndikimin e tyre dhe bëhen sikur të prangosur, e kështu besimtarët janë të mbrojtur nga dëmtimet e tyre.

Prangosja është realitet. Ata prangosen dhe ndalohen nga dëmtimi i besimtarëve dhe nga ndikimi tek ata. Të këtij mendimi janë Kurtubiu, Ibnul Mundhiri etj.

Prangosja është vetëm alegori, e jo realitet, ngase Allahu është ai që i mbron myslimanët në Ramazan, kështu që shejtani nuk mund të ndikoj tek ata në Ramazan, ashtu siç ka ndikuar gjatë tërë vitit. I këtij mendimi është Ibën Abdulberri.

Ibën Haxheri ka thënë: "Prangosja e shejtanëve nënkupton paaftësinë e tyre në vesvese dhe në zbukurimin e epsheve. Edhe ata që thonë se prangosja është realitet, e kanë ndërlidhur me ndikimin e tyre te njeriu vetëm në veprat e tij, dhe se kjo nënkupton pengimin, prangosjen dhe lidhjen e shejtanit."

Dijetari i fikhut hanefi, Eturbeshtiu ka thënë: "Prangosja apo lidhja e shejtanëve nënkupton zbritjen e mëshirës së Zotit dhe largimin e pengesës në ngritjen e punëve te Zoti."

### Kur prangosen shejtanët, në ditët apo në netët e Ramazanit?

Kadi el-Halimi ka thënë: "Mendohet se prangosja e shejtanëve në Ramazan është vetëm ditëve të Ramazanit. Ai për këtë ka aluduar në shejtanët Elmeredeh, të cilët vjedhin informacione nga qielli, sepse në një prej haditheve përmendet kjo për shejtanët Elmeredeh." Ndërkaq, Sujutiu për këtë ka thënë: "Kuptimi i hadithit është i përgjithshëm (pra në të gjitha ditët dhe netët), sepse hadithi nuk veçon kohën, por muajin Ramazan.

### Cilët shejtan prangosen?

Në këtë pikë ka shumë mendime, mirëpo më kryesoret janë:

Të gjithë shejtanët;



Vetëm disa prej tyre, p.sh. shejtanët Elmeredeh, ata që vjedhin informacionet nga qielli;

Kryesori i shejtanëve, Iblisi.

Nëse në Ramazan prangosen shejtanët, atëherë përse shohim të këqija dhe mëkate në Ramazan

Kurtubiu për këtë ka thënë: "Mëkatet dhe të këqijat në Ramazan pakësohen tek agjëruesit, të cilët janë të kujdesshëm me kushtet dhe rregullat e agjërimit, por jo edhe tek ata agjërues, të cilët nuk i përmbahen këtyre kushteve dhe rregullave." Edhe nëse e pranojmë se shejtanët janë të prangosur kundrejt secilit agjërues, kjo nuk nënkupton që ata të mos kenë të këqija dhe mëkate në Ramazan, sepse të këqijat dhe mëkatet nuk vijnë vetëm nga ndikimi i shejtanëve, por edhe nga shkaqet e tjera të shumta, ndër to përmendim:

Njeriu shpirtlig, i cili kënaqet me të këqijat që ai i bën ose edhe nga të këqijat e të tjerëve;

Traditat e këqija në shoqëri, me të cilat janë adaptuar;

Shejtanët nga njerëzit. Këta janë më të rrezikshëm se shejtanët nga xhinët, ngase shejtanët nga xhinët ndikojnë vetëm në mendjen e njeriut dhe jo edhe në fizikun e tij. Pastaj, nga këta është më lehtë të mbrohesh, p.sh. vetëm me një përmendje të Zotit, me leximin e Kuranit, me namazin etj. Ndërkaq, shejtanët e njerëzve ndikojnë edhe në mendjen por edhe në fizikun e tij, dhe nga këta është më vështirë të mbrohesh;

Mëkatet e veçanta me të cilat njeriu është adaptuar gjatë jetës me to, dhe nga të cilat nuk arrin që të lirohet, siç janë nervozizmi, sharjet dhe ofendimet, përgojimet, shikimi në haram, lënia e namazit etj;

Efektet nga ndikimet e shejtanëve më herët, të cilat janë rrënjosur në shpirtrat e mëkatarëve, dhe këta nuk mund të lirohen prej tyre.

### Si mund ta dallojmë nëse mëkati është nga shejtani apo nga vetë njeriu?

Imam Sharavi ka thënë: "Nëse e ndien të shtyrë veten se do të bësh ndonjë mëkat të veçantë, atëherë kjo është nga vetja jote (d.m.th. është pikë e dobët e njeriut që jeton me të). E nëse je i shtyrë për çfarëdo mëkati, atëherë është nga shejtani, sepse qëllimi i shejtanit është që të të shtyjë të bësh mëkat, pavarësisht se çfarë mëkati është ai."

*Literatura:*

1. *Fet'h el-Bari, Ibën Haxher el-Askalani*
2. *Umdetul Karië – sherh Sahih el-Buhari*
3. *El insan ve-shejtan – Imam Sharavi*
4. *Literaturë nga interneti*

Mihana Goga – Bekteshi

# Gruaja në Ramazan

Feja islame i erdhi në ndihmë gruas dhe e shpalli barazinë në krijim të burrit dhe të gruas. Nuk ka asnjë dallim ndërmjet tyre në besimin ndaj Zotit dhe bazave të fesë, në njohjen e urdhrave dhe të ndalesave të Zotit, në lidhje me botën dhe përjetësinë, në ndëshkimin ose shpërblimin e veprave.

Islami garanton se kushdo që bën vepër të mirë, qoftë mashkull apo femër, do të shpërblehet për angazhimet dhe punët e tyre në këtë dhe botën tjetër. Islami na bën me dije se Zoti nuk humb mundin e askujt prej nesh, qoftë mashkull apo femër. Burrat dhe gratë janë të barabartë në çdo obligim që ka urdhëruar Zoti xh.sh.: "Zoti i tyre iu përgjigj lutjes së tyre (e tha): Unë nuk iu humb mundin asnjërit prej jush, mashkull qoftë apo femër..."[1]

Në thelbin e kulturës së Ramazanit, gjejmë një klimë arti, kulture dhe ideje. Ky muaj është muaj i bereqetit, në të cilën ndërron klima e ditës dhe e natës, duke e shndërruar në adhurim të gjithë veprimin. Të gjitha këto gjëra fillojnë dhe shndërrohen në traditë, e cila vit pas viti paraqet rëndësinë e tyre, duke u bërë pjesë dhe sistem jete te të gjithë popujt. Promotori kryesor për shfaqjen, krijimin dhe zhvillimin e kësaj kulture të shenjtë është gjithmonë gruaja.

Sipas konceptit islam, gruaja është një njeri i nderuar dhe jeton jetë të ndershme, të mbushur me respekt e ndershmëri, që nga dita e parë e lindjes në këtë botë, e duke vazhduar kështu në të gjitha etapat e jetës së saj, si vajzë e vogël, jetime, vajzë e re, grua, plakë, e shkurorëzuar, grua e vejë, nënë, motër. Ajo e bëri kështu femrën element kyç të shoqërisë dhe i dha vlerën, rëndësinë, autoritetin, kufizimet dhe përgjegjësitë.

Islami urdhëron dashuri dhe respekt për gruan. Rëndësinë e saj e

**Gruaja shqiptare gjithmonë ka trashëguar ndjenja të pastra për pritjen dhe përcjelljen e muajit Ramazan.**

shohim në çdo aspekt të jetës së saj, derisa është vajzë e vogël është shkak i fitimit të Xhenetit për prindërit e saj, kur është grua respekton dhe nderon burrin e vet. Në fazën e të qenit nënë, fazën më të vështirë të jetës së saj, ajo përballon çdo dhimbje me shumë durim. Përkundër vështirësive të shumta që mban mbi supe, ajo në vazhdimësi përkujdeset për fëmijët, shtëpinë, e po ashtu është esenca e gjallërisë së muajit të bekuar Ramazan.

Ndoshta edhe vetë krijimi i tyre si qenie e butë dhe e mëshirshme i gradon dhe i mundëson që të fitojnë shpërblime të mëdha gjatë këtij muaji madhështor, që është mysafiri ynë, të cilin e quajmë "kurora e njëmbëdhjetë muajve të tjerë". Zoti xh.sh. ka thënë: "O ju që keni besuar, agjërimi u është bërë obligim, ashtu sikurse ishte i atyre që ishin para jush, në mënyrë që të bëheni të devotshëm."[2]

Qëllimi kryesor i agjërimit është që të jemi të devotshëm. Devotshmëria është që Zoti të të gjejë aty ku të ka urdhëruar dhe mos të të shoh aty ku të ka ndaluar. Nëse të ka urdhëruar që të falesh, të gjejë në xhami në kohën e faljes, nëse të ka urdhëruar që të agjërosh, të gjejë agjërueshëm në muajin Ramazan.

Pejgamberi a.s. ka thënë: "Ka thënë Allahu: Çdo punë i përket njeriut, përveç agjërimit. Agjërimi është Imi dhe Unë për të do të



shpërblej. Agjërimi është mburojë, ai që agjëron nuk flet gjëra të turpshme dhe nuk bërtet. Nëse e shan dikush ose e sulmon, lë të thotë: Unë agjëroj. Pasha Atë në duart e të Cilit është shpirti i Muhamedit, era e gojës së agjëruesit me siguri është më e këndshme tek Allahu sesa era e parfumit. Agjëruesi ka dy çaste me të cilat gëzohet: gëzohet kur bën iftar dhe gëzohet me agjërimin e tij kur do ta takojë Krijuesin e tij.”[3]

Pra, kur ne fillojmë agjërimin e muajit Ramazan, ne duhet të parapërgatitemi që t'i shfrytëzojmë ditët me shumë kujdes, edhe nëse ballafaqohemi me probleme, t'i përgjigjemi që jemi agjërueshëm, ngase në dhjetë ditët e para të Ramazanit, Zoti xh.sh. na sheh me syrin e mëshirës. Nëse na mëshiron, do të na i falë gjynahet, e nëse na i falë gjynahet do të na nxjerrë nga zjarri.

Gruaja shqiptare gjithmonë ka trashëguar ndjenja të pastra për pritjen dhe përcjelljen e muajit Ramazan, sepse ajo e para fillon me parapërgatitjet, duke filluar me rregullimin dhe pastrimin e shtëpinë, parapërgatitjen e ushqimit për syfyr dhe për iftar, përgatitjen e fëmijëve për zgjimin në syfyr. Organizimi i tubimeve dhe i vizitave ndërmjet familjarëve i japin shije të mahnitshme atmosferës së Ramazanit, që vetëm gruaja di ta aplikojë qoftë në shtëpi, punë apo në publik. Andaj Zoti xh.sh. për gratë që agjërojnë ju premton që kanë përfunduar një shtyllë të besimit që është urë për kalimin e tyre në Xhenet. Pejgamberi a.s. ka thënë: “Kush agjëron Ramazanin me besim (të vërtetë), duke llogaritur vetëm në shpërblimin e Allahut (mundi s'do t'i shkojë kot), do t'i falen mëkatet e mëhershme. Ai i cili falet (lutet) Natën e Kadrit me besim të vërtetë, duke llogaritur (vetëm në shpërblimin e Zotit) do t'i falen mëkatet e mëhershme.”[4]

Në ditët e sotme, gruaja shqiptare e pret Ramazanin me leximin e Kuranit dhe agjërimin e ditës së hënë. Nga Ebu Katadeja r.a. transmetohet se i Dërguari i Allahut a.s. është pyetur për agjërimin e ditës së hënë dhe ka thënë: “Në këtë ditë (të hënën) kam lindur dhe në këtë ditë ka filluar të më zbresë shpallja nga ana e Allahut xh.sh..”[5]

Gruaja po ashtu fokusohet në parapërgatitjen e vetes dhe familjes për agjërimin e muajit shaban. Ebu Seleme ka thënë: E kam pyetur Aishen r.a. për agjërimin e të Dërguarit a.s. dhe ajo tha: “Ka agjeruar aq sa që ne kemi thënë se kurrë nuk do ta prishte (të hante). Ka ngrënë derisa kemi thënë se ai kurrë nuk do të agjërojë. Nuk e kam parë në asnjë muaj që ka agjëruar më shumë se në muajin shaban. Agjëronte pothuajse tërë muajin, përveç pak ditëve.”[6]

Për mysafirin i cili po troket në dyert tona, nënat tona mbollën traditën në zemrat dhe sofrat tona, traditën e faljes së namazit në xhami, madje edhe duke patur me vete fëmijë të vogël. Ebu Katade tregon se Pejgamberi a.s. ka thënë: ”Fillova namazin me qëllim që ta zgjas me të kënduarit (e Kuranit). Atëherë dëgjova qarjen e një fëmije dhe e shkurtova këndimin në namazin tim, duke mos dashur që me këtë t'i shkaktoj telashe nënës së tij.”[7]

Pejgamberi a.s. na ka nxitur që të bëjmë vepra të mira, gjithherë aq sa kemi mundësi. Aisheja r.a. bashkëshortja e të Dërguarit a.s., transmeton se Havla, vajza e Tuvejt ibën Habib ibën Esed ibën Abdul Uzza kaloi njëherë pranë saj, teksa i Dërguari i Allahut ishte tek ajo (Aisheja). Aisheja r.a. i tha: “Kjo është Havla, vajza e Tuvejt. Thonë se ajo gjatë natës asnjëherë nuk flinte.” I Dërguari i Allahut a.s. e pyeti: “Nuk flenë tërë natën?! Punoni vepra të mira sa të keni mundësi. Për Allahun, Allahu nuk do të mërzitet derisa të mos mërziteni ju.”[8]

Traditë tjetër e bukur është qëndrimi zgjuar gjatë tërë natës deri në syfyr, si dhe për të përgatitur syfyrin, në mënyrë që agjërimi të përballohet me lehtësi. Enesi r.a. transmeton se Pejgamberi a.s. ka thënë: “Çohuni në syfyr, sepse në syfyr ka bereqet.”[9] Në tubimet e organizuara për Ramazan, me një fjalë bëhen biseda të ndryshme, jetohet një jetë e ndërthurur me një kulturë ku diskutohet për qytetërim, kulturë, art, poezi, ilahi dhe tema të tjera të ndryshme fetare. Edhe pse për gruan gjatë Ramazanit shtohet obligimi e angazhimi, bereqeti, rahmeti dhe mirësia që e rrethon atë gjatë këtij muaji, i mundësona asaj që për-kundër gjithë këtyre angazhimeve, ajo sërish të ndihet e pushuar dhe të ketë lehtësi e vullnet për të vazhduar çdo ditë në të njëjtën mënyrë.

Gjithashtu, edhe gjatë fesave të gëzimit, gjatë Bajrameve, Pejgamberi a.s. kishte mbajtur ligjërime vetëm për gra. Na ka treguar Is'hak Ibrahimi, e këtij Abdurrezaku, e këtij Ibën Xhurejxhi, të cilin e ka informuar Atau, që e transmeton nga Xhabir bin Abdullahu, se ka dëgjuar duke thënë: “Pejgamberi a.s. në ditën e Bajramit të Ramazanit u ngrit dhe u fal, e filloi me faljen e namazit, e pastaj e mbajti hytben. Pasi mbaroi hytben, zbriti (nga minberi) dhe shkoi te gratë, ku i mbështetur në duart e Bilallit u mbajti ligjëratë. Mandej Bilalli e shtroi xhyben e vet në të cilën gratë hidhnin sadaka.”[10]

Sami Frashëri për vlerën e gruas ka thënë: “Gruaja është baza e shoqërisë njerëzore. Ajo është shtylla kryesore e moralit të përgjithshëm. Gruaja shqiptare është nënë e fëmijës, zonjë e shtëpisë dhe e krejt njerëzisë.

*1. Ali Imran,195. 2. El-Bekare, 183. 3. Sahihul-Buhari në gjuhën shqipe, libri 5., 1773-2259, përktheu: Ismail Ahmedi, Prishtinë, fq. 124-125. 4. Po aty, fq. 206. 5. Sahihu Muslim, version i shkurtuar, vëll. II, Imam Zekijud-din el-Mundhiri, Sira, qershor 2009, Prishtinë, fq. 37. 6. Po aty, fq. 33. 7. Sahihul-Buhari në gjuhen shqipe, libri 2, 349-875, përktheu Abdullah Hamiti, Prishtinë - 1994, fq. 291. 8. Sahihu Muslim, version i shkurtuar, vëll. I, Imam Zekijud-din el-Mundhiri, Sira, Prishtinë, fq. 306-307. 9. Po aty, fq.15. 10. Sahihul-Buhari në gjuhën shqipe, libri 3, 876-1394 hadithe, përktheu Feti Mehdiu, Prishtinë 1994, fq. 114.*

Dr. Mustafa Mahmud

# Përse Ramazani shndërrohet në një muaj zbavitjeje, në vend të një muaji shpirtëror?

Nuk jam alim dhe as thirrës, por tani e kuptoj, se përse nëna ime gjatë gjithë muajit Ramazan e kthente televizorin me fytyrë nga muri. Isha fëmijë i vogël dhe mërzitesha me nënën time, e cila më ndalonte mua dhe vëllezërit e mi të për të parë serialet humoristike.

Kaluan vite e jeta më mori në vrullin e saj, ndërkohë betejat e studimeve dhe punës më kishin mbuluar me heshtjen e tyre pyetjen e fëmijërisë. Derisa Allahu deshi të më sjellë përgjigjen e kësaj pyetjeje nga një njeri i moshuar, jo i arsimuar, në cepin tjetër të rruzullit tokësor. Ky njeri ishte një punëtor amerikan në stacionin e karburantit, në të cilin e kisha bërë zakon të hyja për të blerë kafe, ndërkohë që furnizoja makinën me karburant kur shkoja në punë.

Një ditë përpara krishtlindjeve hyra për të blerë kafenë si zakonisht, ndërkohë që gjej këtë njeri të preokupuar në vendosjen e drynave frigoriferit të pijeve alkoolike. Kur u kthye te kasa për të bërë llogarinë e kafesë sime e pyeta, meqenëse unë nuk isha i njohur me ligjet amerikane: “Përse i vure dry këtij frigoriferi?” Mu përgjigj: “Ky është frigoriferi i pijeve alkoolike dhe ligjet e Shteteve të Bashkuara e ndalojnë shitjen e pijeve alkoolike në natën e krishtlindjeve, ditën e lindjes së Krishtit.”

E pash i çuditur dhe i thashë: “A nuk është Amerika shtet laik? Përse shteti ndërhyn në një diçka të tillë?” Ai më tha: “Respekti. Duhet që të gjithë të respektojnë lindjen e Krishtit dhe të mos pinë alkool në këtë ditë, madje edhe nëse nuk është fetar. Nëse shoqëria humb respektin, atëherë kemi humbur çdo gjë.”

**Ne jemi të bindur se media jonë sot e ka hequr fjalën respekt nga fjalori i saj, por a do të stolisesh ti me një çik respekt dhe ta rrotullosh ekranin e televizorit?!**

Respekti… “respekt”, kjo fjalë më mbeti në mendje duke mu sjell me ditë të tëra, pas asaj nate. Alkooli nuk është i ndaluar (haram) te shumë të krishterë në Amerikë, por nuk është çështja te hallalli dhe harami. Ajo është çështje respekti. Ata e shohin krishtlindjen si mysafir, që i viziton çdo vit për t’ua kujtuar atyre lindjen e Krishtit a.s., kështu që nuk është prej respektit që të dehen në prani të këtij mysafiri.

Shpresoj ta respektojmë muajin e Kuranit dhe të dimë se çfarë të shikojmë, sepse kush lë diçka për hir të Allahut, Allahu do t’ia zëvendësojë me diçka më të mirë, se sa ajo që ka lënë. “Kush i madhëron dispozitat e Allahut, atëherë kjo është prej devotshmërisë së zemrave.” (El Haxh, 32).

Ne jemi të bindur se media jonë sot e ka hequr fjalën respekt nga fjalori i saj, por a do të stolisesh ti me një çik respekt dhe ta rrotullosh ekranin e televizorit?!

*Nga artikulli “Përse media arabe nuk e respekton Ramazanin”*

*Përktheu dhe përshtati nga gjuha arabe: Lavdrim Hamja*



Mesud Sabri

# I kthyer te Zoti në Ramazan

O Zoti im, lavdi të takon Ty! Tani ndjej se jam plotësisht i lirë. Nxitova për të marrë abdes, mora dhe u fala. Sikur në sytë e mi kisha pasur perde e ajo u largua dhe sikur u lirova nga robëria.

Pejgamberi a.s. ka thënë: "Allahu gëzohet më shumë për pendimin e robit të Tij, se sa gëzimi i ndonjërit prej jush, që është duke udhëtuar me kafshë në shkretëtirë, dhe papritur ajo i ikë, e në të ndodhet ushqimi dhe uji i tij. E humb shpresën se do ta gjej, ulet nën një pemë dhe shtrihet, por gjithmonë pesimist për gjetjen e saj. Ndërkohë që vazhdon në këtë gjendje, sheh përpara syve kafshën e tij, e kap për litari, pastaj nga gëzimi i madh që kishte, thotë: O Zoti im, Ti je robi im dhe unë jam zoti Yt. Gaboi prej gëzimit të madh." (Transmeton Muslimi)

Papritur kuptova se Ramazani kishte ardhur. Kanë kaluar nga ai disa ditë. Dëshiroja të priste pak, ashtu që të përgatitesha për ta takuar. Të këqijat e mia janë të shumta dhe mëkatet janë të panumërta, por megjithëkëtë unë jam mysliman, si çdo mysliman që e do shumë Ramazanin dhe në të e pret mëshirën e Zotit xh.sh..

Çfarë të bëj? Dua të jetoj Ramazanin, dua t'i lë punët e mia të këqija, dua që agjërimi im të pranohet; kam shumë frikë. E vërtetë është se kam bërë shumë mëkate, por bujaria e Zotit ishte që më la të jetoj deri në Ramazan. Ai dëshiron të më falë mua. Po, e ndjej këtë. Është një mesazh i veçantë mes meje dhe Zotit tim. Ai më do mua. Po, unë i bëj mëkat Atij, por Ai është Mëshirues, Falës, Pranuesi i teubes, pa dyshim që Ai dëshiron të më pranojë pendimin, por unë nuk jam i përgatitur. Oh dilema ime, çfarë duhet të bëj?

**Ngrihu tani, merr abdes dhe drejtohu te Zoti yt, çfarë të ndalon? Djajtë janë të prangosur, dyert e xhenetit janë të hapura, ndërsa dyert e zjarrit të mbyllura.**

"O Zot" më ndihmo të pendohem te Ti. Dua të "kthehem", dua të "pendohem". O Zoti im, më merr për dore, ma prano pendimin, më ndihmo ndaj nefsit që urdhëron për të keqen. O ti djall, shporru nga unë, largohu prej meje, më lër mua. Ah, po dëgjoj të qeshurat e djallit, ai thotë: "Nuk të lë ty, sepse ti je i dobët dhe do të çoj larg bindjes e adhurimit."

Po dëgjoj një zë tjetër që mua më thotë: "Mos ju bind atij, ai është i dobët, ti nuk je. Dëgjo thënien e Zotit "S'ka dyshim se intriga e djallit është e dobët." (4:76), "Vërtet ai (shejtani) nuk ka kurrfarë fuqie kundër atyre që besuan dhe i janë mbështetur Zotit të tyre." (16:99).

Ah grindjet e shpirtit tim, a jam unë i dobët? Jo, unë nuk jam i dobët… A është i fortë djalli? Jo, ai është i dobët, Zoti im nuk gënjen, Ai ka thënë se djalli është i dobët, d.m.th. unë jam i fortë, do të thotë mundem që të kthehem me sinqeritet te Zoti. Më kanë humbur disa ditë nga Ramazani, por akoma kanë mbetur shumë prej tij. Çfarë po më ndalon tani që unë të kthehem? Ngrihu tani, merr abdes dhe drejtohu te Zoti yt, çfarë të



**Mora librin e Zotit xh.sh., më dukej sikur po e merrja për herë të parë. Ndjeva një prehje dhe qetësi shpirtërore. Në atë moment kuptova se ne mundemi të ndryshojmë jetën tonë dhe se shumë iluzione na ndalojnë për t'u kthyer te Zoti, le t'i shkatërrojmë këto pranga iluzive.**

ndalon? Djajtë janë të prangosur, dyert e Xhenetit janë të hapura, ndërsa dyert e zjarrit të mbyllura.

Të gjithë njerëzit janë në adhurim, xhamitë të mbushura plot dhe të gjithë agjërojnë. Njerëzit falin teravi dhe lexojnë Kuran. Të gjitha këto a nuk më ndihmojnë t'i zgjidhin prangat e mia? Ç'është kjo? Dera po troket? Kush po më thërret? Kush? Unë jam Ahmedi. (ai është shoku im i nderuar Ahmed, djalë i edukuar dhe fetar).

Urdhëro Ahmed! "Selamun alejkum, si jeni?" "Ve alejkum selam ve rahmetullahi!" "Më fal që nuk të kam telefonuar, por kam qenë i zënë". "Nuk ka gjë. Nuk të kam parë në xhami që në Ramazan? Ndoshta të ka penguar ndonjë gjë e hairit." Nuk ia ktheva, heshta pak çaste. Isha i hutuar.

E vuri re heshtjen time, por me të shpejtë e ndërpreu atë dhe tha: "Sot dua të të shikoj në xhami, fryma e taravisë është e bukur dhe të mbush me gëzim." Foli dhe fytyra e tij shkëlqente nga gëzimi, në jetën time nuk kam parë gëzim më të madh se sa bashkimi i myslimanëve në adhurim.



Dëshiroj t'i flas por heshtja më ka mbërthyer. Luftova me veten, duhet patjetër t'i flas dhe ta dëgjoj këshillën e tij. Pas një përpjekje të shpejtë fillova t'i flasë dhe i thashë: "Ahmed, unë jam shumë i lodhur." Ja plasa të qarit. Mu afrua duke u përpjekur të më qetësoj nga trishtimi im duke më thënë: "Çfarë ke o vëlla? Më thuaj, çfarë ke?" I thashë: "Dua të pendohem, por diçka në vete më ndalon. Dua të ma pranojë Zoti agjërimin tim, por nuk kam forcë për adhurim."

Ma ktheu duke më thënë: "Mos i beso, ti mundesh të kthehesh e të pendohesh. Çdo gjë që ke në kokë janë iluzione dhe ngacmime të djallit, por ato shumë shpejt do të mbarojnë." I thashë: "Si mundet kjo?" Më tha: "Në qoftë se nuk më beson mua, atëherë ngrihu tani, merr abdes dhe falu. Hajde ngrihu tani, po të pres."

O Zoti im, lavdi të takon Ty! Tani ndjej se jam plotësisht i lirë. Nxitova për të marrë abdes, mora dhe u fala. Sikur në sytë e mi kisha pasur perde e ajo u largua dhe sikur u lirova nga robëria. Pas namazit shokut tim i thashë: "A ke mundësi të ulesh me mua dhe të lexojmë diçka nga Kurani?" Fytyra e tij shkëlqeu nga sihariqi dhe gëzimi.

Mora librin e Zotit xh.sh., më dukej sikur po e merrja për herë të parë. Ndjeva një prehje dhe qetësi shpirtërore. Në atë moment kuptova se ne mundemi të ndryshojmë jetën tonë dhe se shumë iluzione na ndalojnë për t'u kthyer te Zoti, le t'i shkatërrojmë këto pranga iluzive. Rruga për te Zoti është e hapur nuk ka gjë ta mbyll atë, përveç iluzioneve të cilat duhet të mos zënë vend në jetën tonë.

*Përktheu dhe përshtati nga gjuha arabe: Lavdrim Hamja*

Prim. dr. med. sc. Ali F. Iljazi

# Agjëruesit – njerëz me kulturë të lartë civilizuese

Allahu i Madhërishëm në Kuranin fisnik urdhëron e thotë: "O ju që besuat, agjërimi u është bërë obligim sikurse që ishte obligim edhe i atyre që ishin para jush, kështu që të bëheni të devotshëm." (El-Bekare, 183)

E keni parë bimën e gjelbër, e cila me gjelbërimin e saj konkurron me kaltërsinë e qiellit? Ajo do të ngulfatet dhe venitet nëse mbetet në pyll e rrethuar me barë parazit. Kështu ndodh edhe me ibadetin! Ai është një relaksim shpirtëror i cili rifreskon zemrën, duke e ngritur besimtarin në sferat e larta shpirtërore.

Andaj, me ardhjen e muajit të bekuar Ramazan, duhet përgatitur shpirtrat tanë për pritjen më të bukur. Sepse, kur vije ky mysafir i dashur, fillimin e ka mëshirë, mesin - falje dhe fundin shpëtim nga zjarri.

Oferta është e pasur, andaj vlen për të garuar. Myslimani është i thirrur që të agjërojë me krenari, përkushtim, ngase duke iu përgjigjur thirrjes së Allahut të Madhërishëm ai tregon një kulturë të lartë civilizuese, nga e kryen këtë obligim pa u hamendur.

U gëzohem njerëzve që mbajnë distancë në mes mendjes dhe stomakut të tyre, dhe ecin në mesin e njerëzve të drejtë dhe krenarë.

## Përgatitja për agjërim

Është mëshirë e madhe nga Allahu i Madhërishëm, i Cili duke na e obliguar agjërimin, na ndihmon të agjërojmë:

1. Ai na thërret me emrin e Tij;
2. Pastaj agjërimi zgjat në ditë të caktuara;
3. Allahu i Madhërishëm i prangon shejtanët, andaj edhe ne t'i prangojmë në brendinë tonë, shejtanët e zilisë, zemërimit dhe kryelartësisë;
4. Përgatitja duhet të fillojë para muajit Shaban.

## Kurani u shpall në Ramazan:

"Muaji Ramazan që në të (filloi të) shpallet Kurani, që është udhërrëfyes për njerëzit dhe sqarues i rrugës së drejtë dhe dallues (i së vërtetës nga gënjeshtra)..." (El-Bekare, 185)

**Besimtari beson në Kuran, por edhe në gajb (të padukshmen). D.m.th. ai nuk ndalet në botën e shqisave, në atë që kjo botë përfundon në kufijtë vizual të tij.**



"E secilit sipas veprave që bën i takon shkalla, e shpërblimit për veprat e tyre do t›u plotësohet e nuk u bëhet padrejtë."

*(El-Ahkaf, 19)*

Nga falënderimi për këtë begati madhështore ne agjërojmë, në mënyrë që agjërimi të jetë rrugë kah arritja e devotshmërisë. Me devotshmëri myslimani arrin kulturë të lartë civilizuese shpirtërore. Vërtet, zemra e besimtarit të devotshëm (mutteki) është e pasqyrë e lustruar. Shejtani nuk mund t'i afrohet në asnjë anë, e që ata mos ta shohin. Në të njëjtën kohë, mëkatarët kanë zemra të errësuara, shejtanët i sulmojnë, dhe ata nuk i vërejnë fare.

D.m.th. agjëruesit e devotshëm janë të udhëzuar me dritën e Kuranit. Ata janë të shpëtuar. Ata kanë pasur dobi nga udhëzimi kuranor. Ata nuk janë si të tjerët, ngase janë civilizuar.

Përse? Ngase besimtari beson në Kuran, por edhe në gajb (të padukshmen).

D.m.th. ai nuk ndalet në botën e shqisave, në atë që kjo botë përfundon në kufijtë vizual të tij. Kështu ndodh te kafshët. Kështu ndodh te materialistët. Mirëpo, të devotshmit e kalojnë rrugën e shqisave dhe të imagjinatës duke hapëruar kah gajbi në të cilin besojnë. Me këtë besim të sinqertë i paraprijnë varganit njerëzor. Nga bota materiale ne kemi njohur 3% të gjërave, dhe mbetet 97% që nuk e kemi njohur. E çfarë është atëherë me gajbin? Muttekitë janë zemërgjerë dhe largpamës dhe mu për këtë, bindja e tyre është e thellë ngase besojnë në të padukshmen.

Disa njerëz nuk besojnë në gajb, gjegjësisht në atë që nuk shohin me sytë e tyre. Për këtë ata gjykimin e njerëzve e sjellin vetëm në bazë të asaj që shohin. Thellësitë e qenies njerëzore janë si deti përplot fshehtësi.

Por mendja është e verbër edhe pse sytë shohin. Dallimi është i madh ndërmjet shikimit të materialistit dhe shikimit të muttekisë.

Ja një shembull nga Kurani fisnik: " Ai (Karuni) doli para popullit të vet me stolinë e vet, e ata që kishin synim jetën e kësaj bote thanë: "Ah, të kishim pasur edhe ne si i është dhënë Karunit, vërtet ai është fatbardhë!"E ata që ishin të zotët e diturisë thanë: "Të mjerët ju, shpërblimi i Allahut është shumë më i mirë për atë që besoi dhe bëri vepër të mirë, po atë nuk mund ta arrijë kush përveç të durueshmëve!"Po Ne atë dhe pallatin e tij i shafuam në tokë dhe veç Allahut nuk pati që ta mbrojë, e as vetë nuk pati mundësi të mbrohet." (El-Kasas, 79 - 81)

Të devotshmit janë ngadhënjimtar të vërtetë! Allahu i Madhërishëm thotë: "...të durueshmëve u jepet shpërblimi i tyre pa masë!" (Ez - Zumer, 10)

Si dhe verseti: "E secilit sipas veprave që bën i takon shkalla, e shpërblimit për veprat e tyre do t›u plotësohet e nuk u bëhet padrejtë.» (El-Ahkaf, 19)

Andaj, agjëruesit që kanë arritur shkallën e devotshmërisë janë përparimtarë! Përparimtarë me ibadetin e tyre. Ndërsa materialistët janë të prapambetur me mëkate dhe idhujtari. Ky realitet është dëshmitar i prapambeturisë së tyre.

Andaj, të përpiqemi që agjërimi jonë të jetë kualitativ, dhe udhërrëfyes kah devotshmëria, kultura dhe civilizimi shpirtëror.



Prof. Ass. Rexhep Suma

# Metodat e edukimit në komunikimin e thirrjes islame

Në fushën e predikimit të fesë islame, thirrësi vazhdimisht duhet të demonstroj edukatë dhe sjellje të lartë në raport me të ftuarin, gjegjësisht masën e gjerë. Sa më i dashur dhe më i afërt të jetë thirrësi për njerëzit, aq më shumë ata tregojnë gatishmëri për ta pranuar ftesën dhe mësimet që ai predikon në mesin e tyre.

Asgjë më shumë se sa sjellja me modesti që e kemi si urdhër nga Allahu xh.sh., nuk i bën thirrësit më të dashur me opinionin. Modestia shfaqet kur shoqërohemi dhe qëndrojmë afër me njerëzit, ndaj edhe Allahu i ka urdhëruar të dyja këto. Në lidhje me këtë, Allahu në Kuran thotë: "Dhe mos shtrembëro fytyrën tënde prej njerëzve, mos ec nëpër tokë kryelartë, se Allahu nuk e do asnjë mendjemadh e që shumë lavdërohet." (Lukman,18).

Dhe thotë: "Përkufizoje veten tënde me ata që lusin Zotin e tyre mëngjes e mbrëmje, e që kanë për qëllim kënaqësinë (razinë) e Tij, dhe mos i hiq sytë e tu prej tyre e të kërkosh bukurinë e kësaj bote dhe mos iu bind atij që ia kemi shmangur zemrën e tij prej përkujtimit ndaj Nesh dhe i është dhënë epshit të vet, pse puna e tij ka mbaruar." (El-Kehf, 28).

Arti i edukimit fetar konsiston në ndërlidhjen e mësimeve fetare, dispozitave me frymën reale të realitetit me anë të ofrimit të shembujve nga jeta e përditshme, të cilën e jetojmë duke iu shmangur imagjinatës së largët.[1] Bukur e ka përshkruar apo cilësuar misionin e të Dërguarit a.s., duke thënë: "Ua lejon të mirat, e ua ndalon të këqijat dhe i liron nga barrët e rënda dhe vështirësitë që i kanë pasur. Prandaj, ata që do të besojnë atë (Muhamedin), që do ta përkrahin dhe ndihmojnë, e do të ndjekin dritën që i është shpallur atij – vetëm ata janë të lumtur." (El- Arafë,157).



Me termin karakter në shikim të parë nënkuptohen specifikat dhe dallimet shpirtërore të cilat e dallojnë një njeri nga të tjerët. Specifikat shpirtërore të individit paraqesin një botëkuptim të caktuar dhe herë pas here paraqiten si reagim ndaj një ngjarjeje. Specifikat shpirtërore të çdo njeriu krijojnë një personalitet metafizik dhe fizionomi shpirtërore të posaçme. Me një fjalë, karakteri është shprehje e këtij personaliteti dhe fizionomie. Nga një pikëpamje tjetër, njeri me karakter është njeriu i cili lirohet nga kthetrat e instinkteve dhe pasioneve shtazarake. Nëse e vëmë re, ky kuptim i karakterit paraqet qëllimin e përkryer dhe më të lartë të edukatës dhe moralit. Në të vërtetë, qëllimi parësor i etikës është formimi i njeriu me karakter dhe temperament të sigurt.[2]

## Lidhja me librin e Zotit

Nga metodat e edukimit sipas mësimeve kuranore është edukimi bazuar në udhëzim-mësim, imitim, pasimi i modeleve të mira, mësim, praktikë. Po ashtu është me anë

përdorimit të logjikës dhe mësimit praktikë, ndikimit në shpirtrat e njerëzve, nxitjen e ndjenjave, forma e rrëfimit dhe ngjarjet nga të parët, sqarimin e mrekullisë e dialogut, sjellja e shembujve, urtësia, realiteti social, këshillat për të mirë e durim, urdhërimi në të mirë dhe ndalimi nga e keqja, transparenca shpirtërore, dëlirësia e ndërgjegjes, sinqeriteti, dashuria, motivimi dhe frikësimi si metoda kuranore të bindjes psikologjike, punë të mira etj.

## Lidhja me historinë pejgamberike

Mbajtja e lidhjes me historinë e Muhamedit a.s., është prej elementeve themelore të sistemit edukativo-arsimor të pranuar edhe në periudhën bashkëkohore. Mësimet e tilla edukative mbeten stërvitje praktike, me faktin se vazhdon të mbetet nga metodat më të rëndësishme për edukatën dhe mësimin. Madje, ajete të shumta na urdhërojnë të ndjekim shembullin e Muhamedit a.s., siç thotë: "Ju e kishit shembullin më të lartë në të dërguarin e Allahut, kuptohet, ai që shpreson në shpërblimin e Allahut në botën tjetër, ai që atë shpresë e shoqëron duke e përmendur shumë shpesh Allahun" (El-Ahzabë, 21).

Transmetohet nga Irbad bin Sarije es Sulma, se një ditë i Dërguari a.s., na u drejtua me një këshillë e cila na i dridhi zemrat: "A mos është kjo këshilla jote e fundit me anë së të cilës na je drejtuar neve"-i thamë. Atëherë ai na tha: "Ju këshilloj ta keni frikë Zotin, të dëgjoni dhe të bindeni edhe në qoftë se udhëheqësi juaj është rob. Ai që do të ketë jetë nga ju do të shoh divergjenca të shumta, andaj ju këshilloj t'i përmbajuni sunetit tim dhe sunetit të udhëheqësve të drejtë, që vijnë pas meje; kapuni për të (sunetin) më dhëmballë dhe kini kujdes nga risitë në fe, sepse çdo risi është bidat dhe çdo bidat është humbje."(Ebu Davudi dhe Tirmidhiu).[3]

## Lidhja me historinë e gjeneratave të para

Gjenerata e parë ishte gjenerata më e mirë. Ata ishin një shkollë, shoqëria fisnike e cila shoqëroi revelatën hyjnore (vahj) dhe mësoi nga ajo. Ata ishin fryt i edukimit, lule të kopshteve, parfum të besimit. Përbënin storie të shekujve dhe ishin përgëzim i shpalljeve dhe të dërguarve.

"Muhamedi është i dërguar i Allahut, e ata që janë me të (sahabët) janë të ashpër kundër jobesimtarëve, janë të mëshirshëm ndërmjet vete, ti i sheh kah përulen (në rukuë), duke rënë me fytyrë në tokë (në sexhde), e kërkojnë pre Allahut që të ketë mëshirë dhe kënaqësinë e Tij ndaj tyre. Në fytyrat e tyre shihen shenjat e gjurmës së sexhdes. Përshkrimi i cilësive të tyre është në Tevrat dhe po ky përshkrim është edhe në Inxhil. Ata janë si një farë e mbjellë ku mbin filizi i vet, e ai trashet, përforcohet dhe qëndron në trungun e vet, ajo e mahnit mbjellësin. (Allahu i shumoi) Për t'ua shtuar me ta mllefin jobesimtarëve. Allahu atyre që besuan dhe bënë vepra të mira u premtoi falje të mëkateve dhe shpërblim të madh" (El-Fet'h,29).

## Ishin simbolikë e vëllazërisë së pastër, kishin famë, dashuri, sinqeritet.

"Edhe ata që përgatitën vendin (Medinën) dhe besimin para tyre, i duan ata që shpërnguleshin te ata dhe nuk ndiejnë në gjokset e tyre ndonjë nevojë (për zili a tjetër) nga ajo që u jepej atyre (muhaxhirëve), madje edhe sikur të kishin vetë nevojë për të, ata u jepnin përparësi atyre para vetvetes. Kush është i ruajtur prej lakmisë së vet, të tillët janë të shpëtuar. Edhe ata që kanë ardhur pas tyre e thonë: "Zoti ynë, falna ne dhe vëllezërit tanë që para nesh u pajisën me besim dhe mos lejo në zemrat farë urrejtjeje ndaj atyre që besuan. Zoti ynë Ti je i butë, mëshirues!" (El-Hashr, 9-10).

Treguan burrëri të rrallë, vendosmëri, ishin luftarakë ndaj errësirë dhe padrejtësisë. Treguan sinqeritet e besnikëri, sakrificë. Ashtu siç ceket edhe Kurani fisnik: "Prej besimtarëve kishte burra që vërtetuan besën e dhënë Allahut, e disa prej tyre e realizuan premtimin duke dhënë jetën, dhe ka prej tyre që janë duke pritur (ta zbatojnë) dhe ashtu nuk bënë kurrfarë ndryshimi." (El-Ahzabë, 23).

Ajo gjeneratë e parë po ashtu ishin fisnik, të dëlirë e të virtytshëm, ruajtën veten dhe gjymtyrët e tyre. Kishin duar të pastër, kishin dronë në namaz, fitonin në mënyrë hallall. "Është e sigurt se kanë shpëtuar besimtarët: ata të cilët janë të përulur dhe janë të kujdesshëm gjatë faljes së namazit, dhe ata të cilët i shmangën të kotës (fjalë a punë), dhe ata të cilët rregullisht japin zeqatin, dhe ata të cilët e ruajnë nderin e vet (sa i përket jetës intime), me përjashtim ndaj grave të veta (me kurorë) dhe ndaj atyre (robëreshave) që i kanë në pronësinë e vet, për të cilat nuk janë të qortuara, e kush kërkon përtej tyre (dëfrim nga të ndaluarat), të tillët janë ata që kanë shkelë normat e caktuara, dhe ata të cilët me kujdes i ruajnë ato që u janë besuar (sende ose fjalë), e ruajnë edhe premtimin e dhënë, dhe ata të cilët i kushtojnë kujdes kohës së namazit të tyre. Të tillët janë mu ata trashëgimtarët." (El-Muminun, 1-10).

Pra, me angazhimin dhe punën e tyre të pandërprerë ishin dritë dhe udhëzim, shembull dhe shenja mbi rrugën e drejtë me anë të cilës besimtarët ndoqën dhe trasuan rrugën e tyre në luftën ndaj së kotës e të padrejtës, si dhe në vetë thirrjen islame si pjesë e programit të tyre jetësor.

Andaj shikuar nga prizmi i sotëm edukimi i myslimanit duhet të jetë i



ngritur mbi këto kuptime të Islamit e veçanërisht në ditët që po kalojmë si ymet. Kjo duhet të përbëjë model sjelljeje dhe praktikë të domosdoshme që nuk mundet t'i iket assesi. Obligim primar bie mbi thirrësit islamë nëse dëshirojnë të ngritët sa më lartë flamuri islam dhe të gjejë praktikueshmëri drejtësia islame, por mbi këtë platformë, do të edukoheshin edhe brezat e rinj të cilët do të ndiheshin krenar me të kaluarën.[4]

Në metodologjinë e punës dhe të zbatimit, pas vendosjes së qëllimeve në mënyrë të qartë dhe të saktë, është e nevojshme të kërkohet për mjetet e duhura, për të arritur këto qëllime, duke u përpjekur për të përfituar maksimalisht nga të dhënat që kemi në dorë, dhe nga mundësitë që na vihen në dispozicion. Vizioni dhe modelimi, janë dy shtylla të rëndësishme të veprimtarisë së thirrjes fetare. Vizioni largpamës dhe modelimi, pa pakësuar as tepruar, janë nga shtyllat më të rëndësishme të veprimtarisë së thirrjes fetare, të suksesshme. Ndërsa shtylla e tretë, është vështrimi gjithëpërfshirës, i cili koncepton se besimi nuk lë pas dore asnjë aspekt nga aspektet e jetës.[5]

Metodat e edukimit në komunikimin e thirrjes islame bën që thirrësi t'iu ik vazhdimisht mendjemadhësisë dhe të ketë afërsinë me të ftuarin. Këtë e bazon në mësimet profetike ku njëherë i Dërguari a.s. ka thënë: "Nuk do të hyjë në xhenet ai që ka në zemrën e tij mendjemadhësi edhe sa masa e një kokrre sinapi (hardalli)".[6]

Asgjë më shumë se afërsia dhe edukata nuk e përhapin mësimin mbi Islamin. Abdullah bin Umeri, njëri nga shokët e Muhamedit a.s., shkonte në treg jo për të blerë apo shitur, por për t'i përshëndetur njerëzit. Kur njerëzit e shikonin, gëzoheshin dhe i mblidheshin rrotull, e pyesnin dhe ai u jepte përgjigje e zgjidhje problemeve të tyre.[7]

Bazuar mbi këtë, ne na del detyrë të punojmë për përçimin e gjerësisë së vizionit islam te njerëzit, që ata ta kuptojnë saktë dhe në mënyrë të plotë atë. Kjo duke mësuar disa nga tekstet, nga ana teorike dhe juridike e tyre, pastaj zbatimin e tyre. Gjithashtu, është e rëndësishme që atij të cilit i drejtohemi, t'i ofrojmë pamjen e plotë të Islamit, një pamje e cila mbledh të gjitha anët e tij në një ekuacion të vetëm, në mënyrë që të bëhet i mundur përfitimi nga secili element, aq sa rëndësi ka ai në hierarkinë e prioriteteve. Kjo kërkon qartësi në prezantimin e Islamit dhe transparencë në të folurit tonë, kur i prezantojmë bazat dhe degët e tij. Duhet që fjala jonë të jetë gjithmonë e njëjta, duke prezantuar të njëjtën ligjëratë pa kundërthënie, dhe të mos ketë brenda nesh gjëra që përpiqemi t'i fshehim nga të tjerët. Në kushte dhe rrethana të ndryshme, fjala e ligjëratës duhet të jetë fjala e penës, pra fjala e studiuar me kujdes, jo fjalë sporadike dhe e nxituar, dhe ligjërata jonë të vijë në të njëjtën linjë me lëvizshmërinë dhe qartësinë tonë, para të gjithëve.[8]

Asgjë më shumë se sa afërsia me njerëzit, njohja e halleve, problemeve, kërkesave dhe shoqërimi me ta nuk e përhap dhe ndihmon thirrjen islame se ajo. Për këtë Muhamedi a.s. thoshte: "Myslimani që shoqërohet me njerëzit dhe duron shqetësimet që vijnë prej tyre, është më i mirë se sa myslimani që nuk shoqërohet me ta dhe nuk i duron shqetësimet që ata i sjellin.[9]

1. Abdulbedi Sakr, Kejfe ted'un-nase, Mektebetu vehbe, Kajro, botim i dhjetë, 1990, f.90. 2. Alifuad Bashgil. Kokë më kokë me të rinjtë. Logos-A, Shkup, 2009, f.40. 3. Ahmedi, 4/126, 17275, Ebu Davudi,4607 (hadithi hasenun sahih). 4. Tevfik el Vaië, Eddavetu ilall-llah, Darul jekin, botim i dytë, Mensure, 1995, f.236. 5. Ahmet Tutunxhi, Mësime nga jeta ime, Logos-A, Shkup, 2020, f.63. 6. Muslimi, kapitulli i imanit, 91. 7. Buhariu, fi edebi-l mufred,1006. 8. Ahmet Tutunxhi, Mësime nga jeta ime, Logos-A,Shkup, 2020, f.63. 9. Ibën Maxhe, Ahmedi dhe Tirmidhiu, 2507, hadith sahih.

Sedat Islami

# Pendimi si degë e besimit

Në kuadër të degëve të besimit, e më saktë të atyre që janë klasifikuar si vepra të zemrës, është listuar edhe pendimi. Si në Kuran ashtu edhe në Sunet, citatet që e kanë trajtuar pendimin janë të shumta dhe nga perspektiva të shumta.

Në trajtesën tonë, pendimin, duke iu referuar ajeteve dhe haditheve, nga njëra anë, dhe shpjegimeve të dijetarëve, nga ana tjetër, do të mundohemi ta trajtojmë nga aspekti i efekteve të tij edukative. Më qartë, do të shpjegojmë se çfarë e bën pendimin të jetë degë e besimit, cili është koncepti fetar për të, dhe si ndikon ai në jetën e njeriut?

## Koncepti për pendimin

Pendimi është rruga e kthimit tek Allahu xh.sh.. Është porta nëpër të cilën hyhet tek Allahu xh.sh.. Pendimi është kushti i shpëtimi dhe vetë shpëtimi. Allahu xh.sh., thotë: "O ju, që keni besuar! Kthehuni tek Allahu me një pendim të sinqertë, që Zoti juaj t'jua shlyejë gabimet e t'ju shpjerë në kopshte, nëpër të cilat rrjedhin lumenj, Ditën, kur Allahu nuk do ta turpërojë Profetin dhe ata që besuan bashkë me atë..." (Et Tahrim, 8). Abdurrahman Sadiu, duke e interpretuar këtë ajet, gjegjësisht duke folur për esencën e pendimit të sinqertë, thotë se me të synohet pendimi që vjen si rezultat shpirtëror, si diçka që njeriu e bën me vullnet dhe dëshirë për t'u kthyer tek Allahu dhe për të vazhduar në këtë rrugë.[1]

Pendimin si shpëtim e gjejmë dhe në ajetin vijues: "...Të gjithë ju, o besimtarë, kthehuni tek Allahu të penduar, që të arrini shpëtimin." (En Nur, 31). Ibën Kethiri, duke e shpjeguar këtë ajet, thekson se pendimi paraqet ndarjen nga e keqja dhe fillimin e një jete të re sipas mësimeve të Zotit dhe porosive të Tij.[2]

Nga këto dy ajete dhe këto shpjegime mësojmë se pendimi është ndryshim, reformim i thellë shpirtëror, ndërrim i kahjes dhe orientimit, kthim kah Allahu dhe feja e Tij.

Këto dhe argumente të tjera kanë shërbyer si bazë për ndërtimin e konceptit për pendimin. Pendimi, thotë Imam Gazaliu, i ka tre përbërës: dijen, gjendjen dhe veprimin. Sa i përket dijes ajo nënkupton të njohësh pasojat e mëkateve dhe se ato janë perde ndërmjet robit dhe të Dashurit të tij (Allahut). Kjo njohuri shkakton një gjendje – ndjesi në zemër, e cila është lëndimi nga frika e humbjes së të Dashurit, gjendje kjo që është keqardhje (për mëkatin e bërë). Dominimi i kësaj ndjenje provokon vullnetin për pendim dhe shkëputjen nga e kaluara. Kështu, pendimi nënkupton braktisjen e atypëratyshme të mëkatit, vendosmërinë për të mos iu kthyer më mëkatit dhe shkëputjen me të kaluarën...[3]

## Vlera e pendimit

### Mëshira dhe dashuria e Allahut për robërit

Pendimi është imazh i mëshirës së Allahut me robërit. Profeti Muhamed a.s., ka thënë: "Allahu e pranon pendimin e robit përderisa shpirti të mos i vijë në fyt (të mos vdes)."[4]

Pra, kurdo që robi kthehet, Allahu e pranon, madje edhe nëse ka bërë mëkate shumë. Allahu xh.sh., thotë: "Thuaj: "O robërit e Mi, të cilët e keni ngarkuar me shumë gabime veten tuaj, mos e humbni shpresën ndaj mëshirës së Allahut, pse Allahu i falë të gjitha mëkatet, Ai është që falë shumë dhe është mëshirues!". (Ez Zumer, 53).

Pendimi është dritë në errësirë, është shpresë për një fillim të ri dhe të mbarë. Pendimi është impulsi që e kthen zemrën në jetë. Profeti Muhamed a.s., ka thënë: "Allahu e shtrin dorën gjatë natës që ta falë mëkatarin e ditës, dhe e shtrin dorën gjatë ditës, që ta fal mëkatarin e natës, dhe këtë derisa dielli të mos lindë nga perëndimi."[5]

Se pendimi është i këtillë dhe edhe më shumë flet edhe argumenti në vijim ku pendimi përshkruhet si mjet me të cilin fitohet dashuria e Allahut: "...Pa dyshim, Allahu i do ata që pendohen fort (për gjynahet) dhe ata që pastrohen." (El Bekare, 222).

### Pendimi shlyen mëkatet

Profeti Muhamed a.s., ka thënë: "I penduari nga mëkatet është sikur ai që nuk ka bërë mëkate fare."[6] Pra, të pendohesh, nënkupton ta shlyesh të kaluarën, të mos ndjesh barrën dhe përgjegjësinë e saj, të shkëputesh shpirtërisht e fizikisht prej saj. E kur të jemi te mëkatet, pendimi jo vetëm që i fshin ato, porse edhe i shndërron në të mira.

### Pendimi i shndërron të këqijat në të mira

Në Kuran, qëndron: "Dhe ata që, pos Allahut, nuk adhurojnë zot tjetër, nuk vrasin njeri, gjë që Allahu e ka ndaluar, përveçse me të drejtë dhe që nuk bëjnë kurvëri. E kush i bën këto, do të marrë gjynahe. Ndëshkimi do t'i dyfishohet në Ditën e Kiametit dhe ai do të qëndrojë përherë në këtë fatkeqësi i poshtëruar. Përjashtim bën ai që pendohet, beson dhe punon vepra të mira. Një njeriu të tillë Allahu ia ndërron veprat e këqija në të mira. Allahu është Falës e Mëshirëplotë." (El Furkan, 68-70).

Në koment të këtij ajeti, Sadiu shpjegon se bëhet fjalë për dy ndryshime: e para, ndryshim të avazit, nëse mund të shprehemi kështu, duke ndërruar idhujtarinë me besim, mëkatet me respektim, dhe e dyta, duke shndërruar secilën të keqe në të mirë nëpërmjet




pendimit. Pra, sa herë që kërkon falje për një të keqe, ajo ikën dhe në vend të saj mbetet shpërblimi i pendimit.[7]

Kjo me pak fjalë është ajo që Hasan Basriu ka përmbledhur si përkufizim të pendimit të sinqertë: Ta urresh mëkatin që e ke dashur dhe të kërkosh falje sa herë ta kujtosh.[8]

### Pendimi si shkak i mirëqenies

Pendimi nënkupton përmirësimin e raporteve me Allahun xh.sh.. Kur kjo të ndodhë, të mirat e Allahut ndaj nesh nuk do të kenë fund. Kjo është ajo që kanë predikuar pejgamberët a.s.. Ja se si Nuhu a.s., i drejtohet popullit të vet: "E u thashë: "Kërkoni falje nga Zoti juaj, i Cili është Falës i madh, që Ai t'ju dërgojë shi të bollshëm, t'ju shtojë pasurinë dhe fëmijët tuaj dhe të bëjë për ju kopshte e lumenj!" (Nuh, 10-12)

## Reflektimi i pendimit

### Ruajtja e shëndetit shpirtëror e psikik

Pendimi ka efekte shpirtërore dhe fizike te njeriu. Fillimisht dhe para çdo gjëje, pendimi ruan shëndetin shpirtëror. Pendimi është shpresa ose antidoti i pesimizmit. Asgjë, siç do të shprehej dr. Kardavi, nuk mund ta sfidojë mëshirën dhe faljen e Allahut. Për këtë shkak edhe iu është drejtuar që të mos e humbasin shpresën në Të (Ez Zumer: 53).[9]

### Pendimi, ilaç i përhershëm

Pendimi nuk është zgjidhje njëpërdorimshme. Pendimi është me mundësi të pafundme përdorimi. Sa herë bën mëkat, ilaçi përherë mbetet pendimi. Sa herë që njeriu të pendohet dhe të kthehet e të kërkojë falje, Allahu do ta fal. Kështu na mëson Muhamedi a.s..[10] Kthimi në mëkat pas pendimit nuk e prish pendimin. Shumica e dijetarëve thonë se, nëse pas pendimit, i je kthyer prapë të njëjtit mëkat, pendimi yt i parë është i vlefshëm nëse ka përmbushur kushtet. Ajo që të mbetet tani është të bësh pendim të ri për mëkatin që ke bërë.[11]

### Pendimi dhe natyra e papërsosur e njeriut

Pendimi na mëson se i pastër nga të metat është vetëm Allahu xh.sh.. Ky fakt, nëse përdoret siç duhet, njeriun e nxjerr si besimtarin më të mirë. Si? Njeriu është krijesë e veçantë. Ai, nuk është melaqe, por nuk është as kafshë. Në fakt, të qenit brenda këtyre dy kategori krijesash, e bën atë të varur, për shkak se në qenien e tij ka elemente të të dy natyrave: engjëllore (shpirtërore) dhe shtazarake (epsharake). Kështu, ai është në një luftë të përhershme me vetveten e tij. Ai është në xhihad me nefsin e tij. Doemos se do të përjetojë rënie dhe ngritje shpirtërore gjatë jetës së tij. Kjo është normale, gjithnjë për shkak të natyrës së tij prej njeriu. Pejgamberi a.s., ka thënë: "Të gjithë njerëzit gabojnë ndërsa më të mirët prej tyre janë të penduarit."[12]

### Ruajtja e privatësisë

Pendimi ruan karakterin dhe dinjitetin. Për t'u penduar nuk ka nevojë të rrëfehesh para askujt. Të gjithë kemi gjëra që nuk duam t'ia tregojmë askujt. Për t'u shkarkuar prej tyre, na mjafton lidhja vetëm me Allahun. Ja si na e përshkruan këtë Profeti ynë i dashur, sikurse transmeton Ebu Bekri r.a.: "Nuk ndodhë të mos i falet mëkati robit, që ka bërë mëkat ndërsa më pas është ngritur dhe është pastruar (ka marrë abdes) me kujdes, ka falë dy rekate namaz si dhe ka kërkuar falje tek Allahu."[13]

### Familjar i përkryer

Pendimi reflekton edhe në aspektin familjar. Nëse deri dje, për shkak të mëkateve dhe rrugës së gabuar nuk kujdesej për familje, sot që është penduar dhe mëson se detyrimet e para dhe më të rëndësishme pas atyre ndaj Allahut i ka ndaj familjes, sigurisht se do të ndryshojë, do të bëhet më i dashur, më pozitiv, më i përkushtuar për familjen dhe fëmijët.

### Përzgjedhja e shoqërisë

Pendimi reflekton edhe në aspektin shoqëror. Jo rrallë herë, shkak pse njerëzit devijojnë dhe lajthisin është shoqëria. Në hadithin ku përmendet rrëfimi i njeriut që pati vrarë njëqind veta, braktisja e shoqërisë së keqe përmendet si kusht për të vazhduar në rrugën e pendimit.[14] Kjo për shkak se njeriu e ka të pamundur të mos ndikohet nga shoqëria. Këtu qëndron arsyeja pse Profeti a.s., na ka porositur që të përzgjedhim shoqërinë: "Njeriu ka fenë (moralin) e atij që e shoqëron andaj shikoni se kë po e shoqëroni."[15]

*1. Shih: Sadi, Tejsir el-Kerimi err-Rrahman fi tefsiri Kelami el-Mennan, vep. cit., f. 874. 2. Shih: Ibën Kethiri, Tefsir el-Kur'ani el-Adhim, vep. cit., 6/50. 3. Shih: Gazaliu, Ebu Hamid, Ihjau Ulumi-d-Din, vep. cit., 4/3. 4. Transmeton Tirmidhiu. 5. Transmeton Muslimi. .6. Albani në Sahih el-Xhami, nr. 3008, e vlerëson si hadith hasen. 7. Sadi, Tejsir el-Kerimi err-Rrahman fi tefsiri Kelami el-Mennan, vep. cit., f. 587. 8. Mexhdi Fet'hi Essejjid, Et-teubetu en-nesuh, (Tanta –EG: Mektebetu Es-Sahabe, 1406 h.), f. 20. 9. Shih portalin zyrtar të dr. Kardavit:* https://www.al-qaradawi.net/node/3933, *shfletuar më 25.01.2021. 10. Buhariu nr. 7507; Muslimi nr. 2758. 11. Selim bin Id el-Hilali, Hadi err-rruh ila ahkami et-teubeti en-nesuh, (Hubr – KSA: Dar Ibën Affan, 1412 h.), f. 183. 12. Albani në Sahihu-t-Tergib, nr. 3139, thotë se është hasen. 13. Hadithin e transmeton Ebu Davudi. 14. Buhariu dhe Muslimi transmetojnë se Profeti a.s., ka thënë: "Nga ata që kanë qenë para jush, ka qenë një njeri që i ka mbytur 99 veta. Pastaj e kërkoi njeriun më të ditur në sipërfaqe të tokës. Ata e drejtuan te një prift të cilit i shkoi dhe e pyeti: "Një njeri që ka mbytur 99 veta a ka teube (pendim) për të?" Ai iu përgjigj: "Jo, e ky edhe këtë e vrau dhe i plotësoi njëqind." Pastaj prapë kërkoi njeriun më të ditur në sipërfaqe të tokës. Atë e drejtuan te një njëri i ditur dhe e pyeti: "Një njëri që i ka mbytur 100 veta, a ka teube (pendim) për të?" Ai iu përgjigj: "Po, e kush mund ta ndajë atë nga teubja (pendimi)?!" Pastaj vazhdoi: "Shko në filan vendin që në të ka njerëz që i bëjnë ibadet Allahut dhe adhuro Allahun së bashku me ta, e mos u kthe në vendin tënd se ai është vend i fesatit." Morri rrugën dhe pasi që e kaloj gjysmën e rrugës i erdhi vdekja. Atëherë ranë në dilemë melekët. Melekët e rahmetit thanë: "Ai u pendua dhe u drejtua me zemrën e tij kah Allahu." Melekët e dënimit thanë: "Ai kurrë një punë të mirë s'e ka bërë." Atëherë ju erdhi një melek në formë të njeriut dhe e bënë ndërmjetësues të tyre. Ai u tha: "Mateni largësinë mes dy vendeve, dhe te cili është më afër, atij i takon." Kur e matën e panë se është më afër se ku ka dashur të shkoj dhe e mor*ën atë melekët e rahmetit (Xhen*etit)." (Teksti është i Imam Muslimit.)15. Hadithin e shënojnë Ebu Davudi nr. 4833, Tirmidhiu nr. 2378, Ahmedi 8398, ndërsa Albani në Sahihu Ebi Davud, nr. 4833, e cilëson hasen.*

Mustafa esh Shuka'a

# Imam Ahmed ibën Hanbeli

Imam Ahmed ibën Hanbeli u lind në vitin 164 hixhrij, në qytetin e Medinës, të Arabisë Saudite. Imam Ahmedi rrjedh nga fisi Shejban Reb'a Nezara. Ky fis gjen lidhje farefisnore me të Dërguarin, Muhamedin a.s., te Nezara.

Rebia dhe Madar kanë qenë vëllezër dhe që të dy ishin bijtë e Nezarit, i cili ishte njëri nga stërgjyshërit e të Dërguarit, Muhamedit a.s. Babai i Imam Ahmedit quhet Muhamed. Të gjitha burimet pajtohen në atë se ai kishte vdekur i ri, kur ishte vetëm tridhjetë vjeç. Imam Ahmedi kishte lindur në atë vit, në të cilin kishte vdekur i ati i tij. Gjyshi i Imam Ahmedit ishte Hanbel ibnu Hilal ibnu Esed. Ai zotëronte postin e udhëheqësit të fisit të tij, si dhe ishte njëri nga njerëzit që gëzonte pozitë të lartë në shtet. Nga ajo që gjejmë rreth biografisë së Imam Ahmedit është se ai ishte rritur jetim. Ai ka thënë: "Nuk e kam arritur gjyshin e as babanë tim." Shembulli i tij është i njëjtë sikurse shembulli i mësuesit të tij, Imam Shafiut. Imam Ahmed ibën Hanbeli gjen vendin në mesin e katër imamëve të dalluar të Ehli Sunetit, dhe renditet imami i katërt sipas kohës në të cilën jetoi.

## Edukimi i Imam Ahmed ibën Hanbelit

Imam Ahmedi qysh në vitet e hershme të fëmijërisë pati një interesim të veçantë rreth diturisë. Qysh në atë kohë filloi ta mësonte Kuranin përmendësh, si dhe t'i kushtonte kohë mësimit të gjuhës arabe. Shembulli i tij në mësimin e gjuhës ishte sikur i të gjithë fëmijëve arabë, të cilët gjenin kujdesin e veçantë nga prindërit e tyre për mësimin e gjuhës. Me të arritur në vitet e pjekurisë së plotë, Imam Ahmedi filloi të vizitonte disa nga qytetet në të cilat vijoi mësimet, si në Kufe, Bagdad, Sana'a, Basra të Irakut. Në këtë të fundit, sa herë që zbriste në të, e praktikonte faljen e namazit në xhaminë e quajtur "Mazin". Imam Ahmedi ishte pyetur për këtë, se përse po vepronte çdoherë këtë? Ai tha: "Kjo është xhamia e stërgjyshërve të mi." Imam Ahmedi e kishte kaluar tërë kohën e jetës së tij i përkushtuar në dituri. Ai i kishte kushtuar interesim të veçantë mësimit dhe tubimit të hadítheve të të Dërguarit a.s., gjithashtu i kushtoi kujdes mësimit të Kuranit, shkencës së Usulit, hadithit etj. Sa i përket nxënies së haditheve, Imam Ahmedi thoshte: "I pari nga i cili kam shkruar hadithin e të Dërguarit a.s., ishte Ebu Jusufi." Ebu Jusufi në atë kohë kishte rolin e gjykatësit suprem në këtë shtet. Ishte nxënësi më i dalluar i Imam Ebu Hanifes.

**"I pari nga i cili kam shkruar hadithin e të Dërguarit a.s., ishte Ebu Jusufi." Ebu Jusufi në atë kohë kishte rolin e gjykatësit suprem në këtë shtet. Ishte nxënësi më i dalluar i Imam Ebu Hanifes."**
*(Imam Ahmedi)*



## Dijetarët te të cilët mësoi Imam Ahmedi

Ashtu siç e cekëm më lartë, Imam Ahmedi filloi të shkruante hadithet e të Dërguarit a.s., nga Ebu Jusufi. Edhe pse shkolla e Ebu Jusufit njihej si qendër, në të cilën vend të veçantë në të gjykuar zinte mendje, megjithatë aty e gjejmë Imam Ahmedin, i cili qysh në fillim, merr qëndrim më ndryshe nga mësuesi i tij Ebu Jusufi. Pas një periudhe kohore të mësimit me Ebu Jusufin, Imam Ahmedi shkoi në Bagdad, ku filloi mësimin në shkencën e fikhut, te dijetari Hushejm ibën Beshir el Vasitij. Imam Ahmedi kaloi një pjesë kohore me këtë dijetar, cili veçohej si dijetar i sinqertë dhe me respekt të lartë te njerëzit. Imam Ahmedi përmend se ka filluar mësimin te Hushejm ibën Beshir el Vasitij në vitin 179 hixhrij dhe ka vazhduar mësimin tek ai deri në vitin 183. Nga ai mori njëmijë hadithe rreth haxhit, diç nga tefsiri, si dhe hadithe rreth të gjykuarit në Islam etj. Më pas, Imam Ahmedi kaloi në qytetin e Basras, ku vazhdoi mësimet te dijetari i dalluar i hadithit, Abdurrahman ibën Mehdi. Ky dijetar ishte ai i cili kishte kërkuar nga Imam Shafiu që ta shkruante librin e quajtur Err Risaleh. Nga ajo që gjejmë në biografinë e Imam Ahmedit është se, mësuesit e tij ishin dijetarët më të dalluar të asaj kohe, si Jahja ibën Ademi, Seid ibën Sebahu, Islamil ibën Xhaferi etj. Imam Ahmedi kishte mësuar Kuran dhe shkencën e texhvidit nga Ismail ibën Xhaferi, i cili ishte përgjegjës i Kuranit në qytetin e Medinës.

**“Kur unë lëshova qytetin e Bagdadit, nuk lash pas vete asnjë njeri më të mençur dhe njohës më të mirë të fesë se Imam Ahmedin.”**

*(Imam Shafiu)*

## Sprova e Imam Ahmed ibën Hanbelit

Pasi që mbreti Memun mbante qëndrimin e grupit Mutezile, në atë se fjalët e librit të shenjtë, Kuranit, janë të krijuara, ai kishte urdhëruar të gjithë njerëzit e lartë, të të gjitha qyteteve të cilat i mbizotëronte që t’i largojnë të gjithë ata që nuk mbajnë mendimin e krijimit të Kuranit. Imam Ahmedi kishte parë se të besuarit se Kurani është i krijuar çon në mendim të rrezikshëm rreth Allahut. Mu për këtë, Imam Ahmedi ngriti zërin dhe refuzoi mendimin mutezili, për dallim nga disa dijetarë të asaj kohe, të cilët nga frika e mbretit Memun dhe e njerëzve të tij, përkrahën mendimin e krijimit të Kuranit. Më pas, mbreti Memun kishte dëgjuar rreth Imam Ahmedit dhe kishte urdhëruar njerëzit e tij që t’ia dorëzonin atë dhe të gjykohej ndaj tij me vdekje. Pasi që të dërguarit e mbretit kishin vënë në pranga Imam Ahmedin, rrugës për te mbreti Memun, atyre iu arrin lajmi se mbreti Memun ka vdekur. Ashtu në pranga, Imam Ahmedi dërgohet në burg në Bagdad. Pozitën e mbretit e mori Mutesimi, ku me vendimin e tij, Imam Ahmedi qëndroi në burg 28 vjet, në të cilin vuajti torturua dhe rrahje. Kur erdhi në pushtet i biri i mbretit Mutesim, mbreti Ebu Xhaferi, e liroi atë nga burgu dhe urdhëroi atë që të jetonte larg masës, i fshehur. Pas mbretit Ebu Xhafer, në krye të shtetit erdhi El Mutevekili, i cili filloi ta nderonte pa masë Imam Ahmedin, të cilit edhe i kishte përgatitur dhurata të çmueshme, mirëpo Imam Ahmedi i kishte refuzuar ato. Mbreti urdhëroi që diskutimi rreth asaj se a është Kurani i krijuar apo jo, të heshtet dhe të mos bëhet dialog më për të.

## Lëvdata e dijetarëve për Imam Ahmed ibën Hanbelin

Njëri nga dijetarët e hadithit në Bagdad, Hejthem ibën Xhemili, për Imam Ahmedin ka thënë: “Nëse jeton ky djalosh, do të jetë argument për bashkëkohësit e tij.”

Imam Shafiu për Imam Ahmedin tha: “Kur unë lëshova qytetin e Bagdadit, nuk lash pas vete asnjë njeri më të mençur dhe njohës më të mirë të fesë se Imam Ahmedin.”

Ibrahim el Harbij ka thënë: “E takova njëherë Imam Ahmedin dhe e gjeta tek ai, se sikur Allahu xh.sh., i kishte dhënë diturinë e të parëve dhe të fundit.”

## Vdekja e Imam Ahmed ibën Hanbelit

Imam Ahmedi vdiq në ditën e xhuma, në vitin 241 hixhrij. Ai jetoi 77 vjet. Në ditën e varrimit të tij ishin tubuar aq shumë njerëz, saqë edhe rrugët ishin të stërmbushura nga njerëzit, numri i të cilëve arrinte deri në njëqind mijë vetë, e rrëfehet se kishte edhe më shumë se kjo. Ai ishte varrosur në qytetin e Bagdadit. Tregohet se në varrimin e tij, njëzet mijë njerëz nga çifutët, të krishterët dhe megjusët – zjarrëputistët kishin kaluar në Islam.

*Përshtati nga gjuha arabe: Dr. Berat Hashani*

*Referencat: 1. Mus̀tafa esh Shuka’a, El-Eimmetu El-Erba’atu, botimi i parë, Daru El-Kutub El-lubnanije, viti i botimit- 1983, Bejrut - Lubnan. 2. Faqe e Internetit: http://www.geocities.com/e_sohel/ tareekh/tareekh13.htm. 3. Faqe e Internetit: http://www.ebnmasr.net/forum/ t45360.html.*

Ma. Sc. Refik Gërbeshi

# Hafëz Mareci (1910 - 1988)

Edhe periudha pas Luftës së Dytë Botërore kishte figura të rëndësishme të qëndresës kombëtare nga radhët e prijësve fetarë islamë. Edukimi i tyre islam e kombëtar në mejtepet e medresetë e kohës i bëri ata individë të respektuar në popull.

Në medresetë, siç ishte ajo "Atik" e Gjilanit, mësohej edukata islame por edhe gjuha shqipe e historia e vërtetë kombëtare. Ata i kontribuan edukimit të popullit në qëndrimin e patundur në identitetin e tyre dhe përpjekjes për bashkimin e trojeve shqiptare.

Pushteti komunist i mbylli shkollat fetare, kurse nxënësit e tyre që qëndruan në identitetin islam e shqiptar u ballafaquan me pushkatime, burgosje, ndjekje e internime. Kontributi i tyre shumë herë është anashkaluar tërësisht. I tillë ishte Hafëz Rizah Mareci, i cili u edukua në medresenë ku jepte mësim Mulla Idriz Gjilani, Myderriz Haki Sermaxhaj dhe mësuesi i gjuhës shqipe dhe i historisë Malo Beci nga Shkodra. Kontributi i Hafëzit për zhdukjen e analfabetizmit si edhe në luftën për Kosovën Lindore ka mbetur i pandriçuar. Ai ishte inkuadruar në Nacionaldemokraten Shqiptare (NDSH) që kishte qëllim luftimin e partizanokomunistëve dhe bashkimin me Shqipërinë. Ashtu sikurse burgosja e vuajtjet në burgjet jugosllave, pastaj edhe ato në Shqipëri, në shkrime të historisë u anashkalua por gojëdhënat në popull ende janë të gjalla. Duke ecur gjurmëve të këtij hafëzi, mësojmë për qëndresën heroike të burrave të atyre kohërave, por edhe gjejmë gjurmë konkrete të kontributit të tyre.

Pas Luftës së Dytë botërore kur në trojet tona mori pushtetin sistemi komunist ateist hoxhallarët jetuan në kohë të vështira dhe më shumë sakrificë mbajtën Islamin dhe na transmetuan neve. Ata përballeshin me fenomenin fe dhe komb, kurse kontributi i tyre është i pamohueshëm. Secili prej tyre është histori në vete, por fatkeqësisht janë të pahulumtuar sa duhet, apo të harruar me qëllim.

Në këtë punim modest po paraqes inserte nga kontributi i Hafëz Rizah Gërbeshit. Liderët fetarë në përgjithësi ishin klasë e Hafëz Marecit, të cilët luftonin për të drejtën e pakontestueshme të bashkimit me Shqipërinë etnike, andaj kur e morën pushtetin komunistët, ata nuk ishin në pozitë aq të mirë, por megjithatë populli i admironte dhe i respektonte. Kujtimi për ta ende gjallëron.

## Hafëz Rizah Gërbeshi-Mareci (1910-1988)

Munishi me Fatimen kishin dy djem: Sefa dhe Rizahu. Sefa kishte një djalë Ademin dhe një vajzë Zethanen që kishte vdekur si e re. Ademi, i biri i Sefës, i cili jeton në Zagreb, ka një djalë dhe një vajzë. Rizahu u lind në vitin 1910 dhe që në fëmijëri tregoi talent sidomos në nxënien përmendsh të Kuranit. Ka kryer Hifzin te Hafëz Jamin ef. Rexhepi në Prishtinë.

Babai i tij Munishi kishte kushte të dobëta ekonomike, si shumica e shqiptarëve të asaj kohe. Rizahut i shkonte shumë shkollimi i suksesshëm në mejtep dhe shkon në Medresenë e Gjilanit. Ai e kishte shitur tokën dhe kishte shkuar në Gjilan për ta shkolluar djalin e tij Rizahun, por pas pesë vjetësh ishin kthyer përsëri në Gërbesh, por tani varfëria e tij ishte e skajshme. "Një kushëri i tij, Hiseni i Lahut, ia ka falë arën te Laki dhe sot quhet ara e Lahit. Nga krejt Mareci, e sidomos lagja Gërbesh, mblidhnin Sadakatul vitrat nëpër miqësi dhe ia dërgonin Sefës vëllait të Hafizit. Shtëpinë ia kanë ngritur kushërinjtë me themele nga gurët dhe me trinë me lloç. Kishte dhe një raft me shumë libra". Kështu kujton Zymberi që atëkohë ishte fëmijë.

Hafëzi kontribuoi edhe në luftën për rezistencë, duke luftuar vetë, por edhe duke i nxitur vendasit e tij, ndaj përjetoi burgje e maltretime, vuajtje të tmerrshme, por asnjëherë nuk u dorëzua dhe nuk ndryshoi qëndrimin. Model për fetari e shqiptari edhe pas 30 viteve të vdekjes gjurmët e tij na bashkojnë jo vetëm fizikisht, por edhe emocionalisht, fetarisht e kombë-tarisht. Ai bënte jetë ilegale e nëpër burgje, ndaj nuk u martua.

## Edukimi në medrese

Edhe pas largimit të Perandorisë Osmane, feja islame mbeti identiteti kultura, arsimi dhe tradita e popullit shqiptar, me gjithë përpjekjet e Mbretërisë Jugosllave për t'i mbyllur të gjitha shkollat, edhe ato fetare, nga viti 1931. Ministria e Arsimit kishte marrë të dhëna nga

agjentët në terren se, aty-këtu në Anamoravë dhe në vise të tjera të Kosovës, po vepronin edhe shkolla ilegale shqipe, në të cilat punonin hoxhallarët.

E tillë ishte Medreseja në oborrin e xhamisë së vjetër "Atik", mësimdhënës të së cilës saj kanë qenë Abdyrrahim ef. Llashtica, Mulla Idriz Hajrullahu - Mulla Idriz Gjilani, Haki ef. Sermaxhaj dhe Malo Beci nga Shkodra.

Nxënësit e këtyre medreseve, siç ishte Hafëz Rizai, vijonin me aktivitetin e tyre nëpër mejtepe, nëpër oda, nëpër lëndina, në një ilegalitet të thellë. Ndonëse aty-këtu ishin bërë kontrollime, organet e pushtuesit nuk kishin arritur t'i zbulonin.

## Aktiviteti për përhapjen e dijes dhe për Shqipërinë etnike

Nga shumë fshatra të Gallapit qytetarët ia binin letrat për t'i lexuar, ngase përveç shqipes dinte edhe osmanishten, serbishten etj. Ishte ndër veprimtarët e lëvizjes ilegale për përhapjen e diturive shqipe. Me t'u kthyer nga Medreseja e Gjilanit, mbante mësim në lagjet Gërbesh, Kukaj, Viti. Madje, jo vetëm Kuran e fe islame, por ua ka mësuar fshehtas edhe alfabetin shqip nxënësve më të rritur. Nga djemtë e lagjes dihet se abetaren ua ka mësuar Zahirit të Zeqirit dhe Ramizit të Tafës. Hafëz Rizahu ishte mjaft aktiv përhapjen e mësimeve islame e shqiptare, kudo që shkonte mësonte të rinj e të reja, ndaj edhe bëri rihapjen e mejtepit në Marec. Mejtepet e tyre realisht ishin seminare të nacionalizmit përparimtar shqiptar, ishin kurse të Ballit Kombëtar qysh në shtator të vitit 1939.

Duke iu kundërpërgjigjur propagandës serbe për kryqëzimin e shqiptarëve "laramanë", ky vendos të rihap mejtepin në Marec. Mësimin e zhvillonte kudo, por edhe ishte i angazhuar edhe mësues në Hogosht, duke qenë nxënës i Mulla Idrizit, por edhe në shoqëri të ngushtë me Muderrizin Haki Sermaxhaj. Hafëz Rizai ka kryer edhe medresenë e largët "Isa Beg" në Shkup (1935-1939) kurse punoi si mësues në Hogosht – Kamenicë.

Në fund të shtatorit 1943 Komiteti i Lidhjes II të Prizrenit për Nënprefekturën e Gjilanit e formoi Shtabin e Mbrojtjes Kombëtare të Kufirit të Shqipërisë etnike në anën Lindore të Kosovës. Komandant ishte Mulla Idrizi dhe njësitet vullnetare të përfaqësuara nga udhëheqës të rajoneve të ndryshme Hafëz Rizai përfaqësonte Marecin dhe lidhjen me Shytin. Ishte bërë betimi duke marrë abdes e duke vënë dorën e djathtë mbi Kuran dhe të majtën mbi armë dhe me zë të lartë e thoshin betimin.

Ende mbahet në kujtesë nga të moshuarit 19 shtatori i betejës në Gallap, ishte fundi i muajit Ramazan kur u korrën suksese në pjesë të Dabishevcit dhe të Prapashticës. Fitorja në Ditën e Bajramit i kishte tronditur aradhet partizane-komuniste. Meqenëse Rizahu shoqërohej me Mulla Idrizin Gjilanin dhe me Bislim Makollin – Shyt Marecin, pas përfundimit të luftës e burgosin..

## Burgosja e Hafëz Marecit

Derisa punonte në kooperativën bujqësore për ndihma popullit, fshehurazi u dërgonte ushqim Shytit e kaçakëve në male. Dikush për këtë e kishte lajmëruar UDB-në. Kishin ardhur tre veta që gjoja kishin ikur prej Ushtrisë Jugosllave dhe kinse po dëshironin të bashkoheshin me Shytin. Ata qëndronin në mal dhe Hafëzi u qonte ushqim atyre treve. Pas disa ditësh merr informatë se ishin të UDB-së. Hafëzi e kupton kurthin dhe tenton t'ia marrë armën rojës, por ishte vonë. Ata i ishin vërsulur dhe e kishin rrëzuar për tokë. Maltretime të shumta i bënë derisa po e dërgonin për Prishtinë...

Aktakuzën e kishte "Për bashkim, demokraci, për flamur dhe bashkim me Shqipërinë".

Hafëz Rizahu me Isuf Visokën njiheshin edhe më herët, por u ritakuan në burg. Isufi është liruar më 29 nëntor 1959, kjo nënkupton se edhe Hafëzi është liruar në këtë kohë, apo një vit më vonë. Ngase dokumente nuk kemi gjetur ende...

Kur është kthyer në Gërbesh nuk kishte ku të rrinte, shkonte nëpër oda të fshatit, herë te Sinani herë te Tafa, por spiunët e përcillnin. Pastaj shkonte edhe nëpër nipa e mbesa nëpër fshatrat përreth dhe në Prishtinë. I duhej të lajmërohej në postbllokun policor në Bostan-Komuna e Novobërdës.

## Jeta e vështirë dhe burgosja në Shqipëri

Këta tre: Hafëzi, Isufi dhe Zeqiri kanë dalë në Shqipëri në qershor të vitit 1963. Në Korçë kanë punuar në Kooperativë, apo kanë punuar tokën.

Edhe dy deklarata, njëra nga Zymberi, i afërt i Hafëzit dhe nga Jetullah Gashi, i cili ishte arratisur me vonë në Shqipëri, sqarojnë se fillimisht ata kanë qëndruar në Korçë. Ka qëndruar në Korçë 4-5 vjet derisa është kthyer në Elbasan, ku i kanë dhënë banesë. Jetullahi rrëfente: "Hafëzi ishte në shtëpinë tonë diku në fillim të vitin 60 pas daljes nga burgu i Nishit. Kishte ardhë me i tregu babës për vëllain e tij, Qerkin Gashin, që e kishte takuar në Nish. Ka bujtur aty dhe pas mëngjesit Hafëzi ka shkuar për Marec. Baba Halit dhe unë e kemi përcjellë deri në Llajshevc, aty e ka pas një bijë të Gërbeshëve." Rrëfimi



*Me z. Zymer Gërbeshin, i afërm i Hafëz Rizahut*

i tij afërsisht është i njëjtë, kanë shkuar në Prishtinë, pastaj Fushë-Kosovë dhe me tren për Shkup në fund të qershorit të vitit 1963. Por kosovarët kanë bërë jetë të vështirë si "cergashë". I kishin shkruar letër Enver Hoxhës, duke kërkuar shpjegime se pse nuk po i trajtonin si duhet. Dhe gradualisht ua kishin rregulluar kushtet. Por më vonë i kanë burgosur edhe për fe, ngase këta e kanë dashur fenë." Po më brengos që nuk kemi mujtë me bë gjë për ta. Kështu shprehet Ruzhdiu, djali i Isuf Visokës.

Në Korçë na kanë vendosur përball pallatit të kulturës "Kelmendi". Pas dy ditësh më kanë quar në fermën e Maliqit, në Ballsh, ku i takova Riza Gërbeshin, Isuf Visokën dhe Zeqir Rashicën.

Këtë e vërteton edhe Aktvendimi " N'emër të popullit", 07.06.1978, se si Trupi gjykues shqyrtoi çështjen e tre të pandehurve të arrestuar më 13.6.1977 në banesën e tyre në Elbasan.

1. Rizah Gërbeshi 1915. I lindur ne Marevockë (Viti i lindjes është 1910, emërtimi gabuar i Marecit - Sigurisht nga referimet e UDB-së) me origjinë shoqërore hoxhë me arsim të lartë fetar. Banor në lagjen "Luigj Gurakuqi" në Elbasan.

2. Jusuf Visoka i lindur në Prugovc 1917 dhe

3. Sherif Karina, i arrestuar më 17. XI. 1977, i lindur më 1929, nga Kavaja.

Kanë zhvilluar aktivitete armiqësore me qëllim për të dobësuar e minuar pushtetin popullor, krim ky i parashkruar nga neni 73/1.12 K. P. Ku marrin dënimin: Riza Gërbeshi me dhjetë vjet heqje lirie, Isuf Visoka me 7 vjet heqje lirie dhe Sherif Karina me 6 vjet heqje lirie. Siç shkruan në Aktvendim: "I pandehuri R. G dhe I. V në vitin 1973 mbi kërkesat e tyre, janë stabilizuar në qytetin e Elbasanit. Këtu ata së bashku edhe me të arrestuarin Jetullah Gashin dhe Zeqir Rashica e Sherif Karinen e kanë zgjeruar aktivitetin e tyre armiqësor."

Një letër e kam siguruar në vitin 2016 nga Sinan Canolli (Zoti e Mëshiroftë), i cili ka shkuar në Elbasan dhe unë i kam treguar se mund ta takonte një hoxhë që ishte shoqëruar me Hafëzin ... Në letër shkruante:

I dashtuni si djalë Ruzhdi! Unë Rizahi gjallë jam he mos qofsha. Kam dëshirë që kjo letër me ju gjet shënosh e mirë e rehat. Ruzhdi banu burrë i fortë, Zoti ju dhashtë gajret se Isufi na diq. Ju e keni pas babë por mue më ka vra në vendë....

## Gjurmë të kontributit për shkencën islame

Në vitin 2014, në familjen Pllana, u takova me Petritin dhe shkova në Shqipëri, ku e mora dosjen e gjyqit dhe e vizitova varrin e tij. Me Ademin e Sefës me Haxhi Ramush Shaqirin dhe z. Metush Pllana kemi shkuar në Elbasan, ku kam bërë disa fotografi dhe ku e sigurova dosjen e gjyqit. Dy vite më vonë isha me disa nxënës për një vizitë në Elbasan dhe takova Petritin e Agimin të cilët më dhanë disa informata. Ishte shoqëruar me Qazim ef. Azizin, imam në Xhaminë e Kalasë dhe Mersin Duken, babanë e myftiut të Elbasanit, të cilëve u mbante mësime fetare dhe në vitin 1967, kur ndalohet feja, ai i vazhdon mësimet fshehtazi. Ishte njohës i gjuhës arabe, turke por edhe gjuhëve të tjera. Kishte shkruar fjalorë turqisht, gjermanisht, arabisht në shqip. Por edhe komentim të Kuranit. Më 3 janar 2020 e vizitova hoxhë Qazimin dhe mora disa shënime shumë interesante e me vlerë për shkencën islame...

*Burimet dhe literatura:*

1. *Dr. Muhamet Pirraku, Mulla Idriz Gjilani dhe mbrojtja kombëtare e Kosovës Lindore 1941-1951) Prishtinë, 1995,*
2. *Sabri Bajgora, Barbaria serbe ndaj monumenteve islame në Kosovë (shkurt'98 - qershor '99) Prishtinë, 2000,*
3. *Naim ef. Tërnava, Ligjërime për Fe e Atdhe 2, Prishtinë, 2015,*
4. *Dr. Feti Mehdiu, Hafizët tanë gjatë historisë, Leksikon (Shek. XVIII-2010) Prishtinë, 2010,*
5. *Dr. Jashar Rexhepagiq, Shkollat dhe arsimi në Kosovë nga fundi i shek. XVIII gjer më 1918, "Kosova" 1, Prishtinë*
6. *Edukata Islame, Revistë shkencore, kulturore islame, nr. 89, Prishtinë, 2009. Intervistat:*

1. *Zymber Gërbeshi, i afërt i Hafëz Rizahut Intervistë..Rashica, nipi i Zeqir Rashicës, Prishtinë, 2020. Haxhi Azem Beqir Dragusha, Prugovc.14.1.2020. Jetullah Gashi, Prishtinë, 2018. Ruzhdi Visoka, Djali i Isuf Visokës 14.2.2020 Prugovc. 1. Dr. Feti Mehdiu, Hafizët tanë gjatë historisë, Leksikon(Shek XVIII-2010), Prishtinë, 2010, f. 113. 2. Dr.Muhamet Pirraku, Mulls Idriz Gjilani, e cit., f. 36. 3. Dr. Feti Mehdiu,Hafizët tanë gjatë historisë, e cit., f. 113.*

Agron M. Rexhepi, PhD, MSc, MD

# Ushqimi dhe kanceri

Hulumtimet e shumta kanë dëshmuar se katër faktorët që e rrezikojnë mirëqenien bio-psiko-sociale të njeriut janë: alkooli, duhani, kequshqyeshmëria dhe jeta fizikisht joaktive (1, 4, 7). Andaj, në botë po bëhen përpjekje të mëdha, nëse jo për largimin, atëherë për minimizimin e ndikimit të këtyre faktorëve.

## Hyrje

Përhapja e madhe e sëmundjeve malinje ka bërë që kjo sëmundje të merr karakter epidemiologjik. Edhe përkundër zbulimit të shumë medikamenteve (ilaçeve) antikancerogjene, sëmundjet malinje prapëseprapë mbeten në grupin e sëmundjeve më vdekjeprurëse për njeriun.

Hulumtimet e shumta kanë dëshmuar se katër faktorët që e rrezikojnë mirëqenien bio-psiko-sociale të njeriut janë: alkooli, duhani, kequshqyeshmëria dhe jeta fizikisht joaktive (1, 4, 7). Andaj, në botë po bëhen përpjekje të mëdha, nëse jo për largimin, atëherë për minimizimin e ndikimit të këtyre faktorëve. Në kuadër të këtyre për-pjekjeve sot në Evropë dhe SHBA me të madhe po hapen qendra spitalore ku shërimi i të sëmurëve po bazohet në eliminimin e këtyre katër faktorëve. Është me rëndësi të theksohet fakti se pothuajse te çdo njeri në organizmin e tij ka qeliza që janë të predispozuara të shndërrohen në qeliza malinje – se a do të ndodhë kjo apo jo varet nga shumë faktorë të jashtëm dhe të brendshëm me ndikim të fortë në homeostazën e brendshme të njeriut. Përderisa në faktorët e brendshëm më vështirë ndikohet, mbetet që përpjekjet të bëhen në ndikimin e faktorëve të jashtëm (ndotja ekologjike, stresi, rënia e imunitetit, kequshqyeshmëria, mbipesha trupore, etj.). Më e mira kishte me qenë që të ndikojmë në parandalimin e

**Të ushqyerit e shëndetshëm kërkon marrjen e ushqimit të balancuar mirë si nga aspekti cilësor, sasior ashtu edhe kohor, si dhe mbajtjes së peshës trupore (kompozicionit të trupit) në kufij normal.**

lajmërimit të sëmundjeve malinje, po nëse tashmë është lajmëruar sëmundja, atëherë sa më herët të diagnostikohet sëmundja gjasat janë më të mëdha që ta mposhtim atë. Meqenëse çdo individ është botë në vete, edhe ndikimi në eliminimin e të katër faktorëve rrezikues për shëndetin e njeriut kërkon qasje individuale. Kjo aq më tepër vije në shprehje kur bëhet fjalë për faktorin e tretë dhe të katërt (kequshqyeshmëria dhe jeta fizikisht joaktive). Gjithsesi, të ushqyerit e shëndetshëm kërkon marrjen e ushqimit të balancuar mirë si nga aspekti cilësor, sasior ashtu edhe kohor, si dhe mbajtjes së peshës trupore (kompozicionit të trupit) në kufij normal. Po ashtu edhe fillimi i jetës fizikisht aktive duhet të jetë individuale si nga aspekti i intensitetit, frekuencës, kohëzgjatjes apo kohës së aplikimit (1). Që të dy këta



faktorë janë temë kyçe e hulumtimeve të shumta që bëhen me qëllim të gjetjes së mënyrave më të mira parandaluese apo trajtuese të sëmundjeve të shumta qofshin ato malinje, endokrine apo kardiovaskulare.

Shumica e sëmundjeve mund të shkaktohen si pasojë e çrregullimeve të ndryshme kronike të metabolizmit që mund të vijnë si pasojë e ndikimit të shumë faktorëve të jashtëm, ndër të cilët i një rëndësie parësore është kequshqyeshmëria me ndikim direkt në rënien e imunitetit. Ndër-kaq rënia e imunitetit e vështirëson funksionimin normal të organizmit, rënien e forcave mbrojtëse dhe mundësimin e alterimit të qelizave "normale" dhe deri në atë moment të "heshtura", në qeliza malinje (3, 5, 6, 8).

Përpilimi i programit nutritiv duhet të jetë individual komforë kërkesave të organizmit me qëllim të rritjes së imunitetit të organizmit.

Edhe pse nuk ka ndonjë dietë universale për të gjithë të sëmurit nga sëmundjet malinje, çdo përpilim i programit të të ushqyerit të shëndetshëm duhet bërë në mënyrë individuale. Sidoqoftë, më poshtë do të japim disa këshilla të përgjithshme për të ushqyerit e shëndetshëm me ndikim antikancerogjen, si dhe përdorimin e disa suplementeve (ushqimeve shtesë) po ashtu me veprim antikancerogjen (4. 5, 7).

## Vitaminat dhe materiet ushqyese të domosdoshme

Vitamina A, Beta carroten – kryesisht gjendet në karota, mëlçi, peshk, të verdhët e vesë, qumësht të yndyrshëm;

Vit C: molla, limon, portokall, kivi, speca, perime të gjelbra, boronica, etj.;

Vit B17: farat e kajsisë, pjeshkës, kumbullës, mollës, dardhës, etj.;

Vit E: arra, bademi, farat e lulediellit, avokado, brokolli, perime të gjelbra;

**Racionet ushqimore të jenë të pakta në sasi, por mjaft të shpeshta dhe të pasura me proteina bimore, ndërkaq pa sheqer (në vend të sheqerit të përdoret mjalti). Brenda ditës të hahet 1-2 qepë dhe 2-3 thelpinj hudhër.**

Vit D: qumështi, vaji i peshkut, vezët;

Acid folic: portokaj, perimet, gjethe të gjelbra, drithërat integrale, buka integrale;

Acide yndyrore Omega 3: ushqimet e detit: mish peshku (salmoni, trofta), arra, vaji i ullirit, lirit, etj.

## Këshilla të rëndësishme

Të shmangen ushqimet e pasura me yndyra shtazore.

Të mos pihet uji i pastruar me klor.

Të mos hahen/pihen ushqimet e procesuara (qebapë, pleskavica, dyneri, pica, suxhuku, sallame, virshlle, pashteta, mielli i bardhë, pastat e bardha, patatet, pijet e gazuara, produktet e qumështit, sheqeri, kafja, etj.). Të mos hahen ushqimet dhe pijet e ëmbëlsuara për arsye se në ambientet e ëmbla qelizat malinje ushqehen dhe shumohen me të madhe. Po ashtu duhen shmangur ushqimet që shkaktojnë aciditet në organizëm (ambientet acidike favorizojnë rritjen dhe zhvillimin e qelizave malinje), ndërkaq duhet dhënë përparësi ushqimeve të athëta.

Preferohet të hahen pemë dhe perime të pasura me fibra, të freskëta dhe mundësisht bio, drithëra integrale, produktet xhenxhefil.

Brenda ditës të pihen të paktën 1.5-2 litra lëngje apo 30 ml/kg peshë trupore (këtu përfshihen: qumështi, uji, supa, kompoti dhe çaji). Të pihen lëngje të ngrohta, siç janë: kompoti i nxehtë dhe çaji.

Nga çaji të fillohet në mëngjes me një çaj hithi me limon, në mesditë një çaj i gjelbër me ½ limon (ora 10), 1 çaj majdanozi me ½ limon (ora 12) dhe 1 çaj i bardhë ose i gjelbër (ora 14), pasdite bënë me pi çaj të zi, pas drekës çaj menta dhe në mbrëmje çaj xhenxhefili dhe çaj kamomil. Çaji është mirë të pihen pa sheqer, ose lehtësisht mund të ëmbëlsohen me mjaltë (Jo me sheqer).

Racionet ushqimore të jenë të pakta në sasi, por mjaft të shpeshta dhe të pasura me proteina bimore, ndërkaq pa sheqer (në vend të sheqerit të përdoret mjalti). Brenda ditës të hahet 1-2 qepë dhe 2-3 thelpinj hudhër.

Që të sigurohen sasitë e nevojshme të hekurit dhe acidit folik, duhen të konsumohen mishrat e zier (mëlçia dhe mishi i kuq 1 x javë, mishi i bardhë 4-5 x në javë dhe mishi i peshkut 2-3 x javë), një ve në ditë (e zier), perime të gjelbra, arra, lajthia, badem, fara të bardha.

Për fitimin e energjisë - Të merret një kavanoz mjaltë dhe të ndahet në dy kavanoza. Të merren 200 gr. arra, 150 gr. badem dhe 50 gr. lajthi. Të bluhen sa më imtë që ka mundësi, të përzihen me mjaltin e dy kavanozave. Dy herë në ditë në një gotë qumësht të vakët dhe pa yndyrë të tretet nga një lugë e kësaj përzierje (luga e plastikës ose e drurit me madhësi të lugës së gjellës) dhe të pihet 30' pas bukës ose me bukë (mëngjes dhe darkë).

Është me rëndësi që çdo ditë të hahen thelpinj të kajsisë së butë (përmban vitaminën B17, e cila ka veprim antikancerogjen). Javën e parë preferohet të hahen 5 thelpinj në ditë, javën e dytë 10 thelpinj në



ditë dhe prej javës së tretë 1 thelb në 2.5 kg peshë trupore. Për qëllime parandaluese të lajmërimit të sëmundjeve malinje preferohet që të hahen 4 thelpinj të kajsisë në ditë.

Në formë origjinale, të lëngut të trashë apo në formë të puresë të hahen pemët: banane, molla, kivi, portokalli, limoni, grejpfruti, shega, boronicat, rrushi me fara (të përtypen farat), bostani, pjepri (2).

Preferohet që 1 x në ditë (si shujtë e parë) të hahet përmbajtja e fituar nga bluarja e: 1/2 banane, 1 kivi (i pa qëruar), 1 mollë e gjelbër (e pa qëruar), ½ rrepë e kuqe, 1 karotë, tri fletë sallatë ose spinaq ose brokoli, tri fletë lakër e gjelbër ose e kuqe. Po ashtu preferohet që në menynë ditore të shtohen produktet e sojës (por jo ato gjenetikisht të modifikuara) (7).

Perimet: domatet, brokoli (të paktën 150 gr tri herë në javë), karotat, karfioli, lakra e gjelbër dhe e kuqe - të zihen me avull apo atëherë kur është e mundur të hahen të pa trajtuara termikisht. Po ashtu preferohet të hahen 2-3 kokrra rrepan. Kombinimi i domateve me brokoli e rritë veprimin antikancerogjen.

Prej mëlmesave preferohet të përdoret shafrani indian. Po ashtu preferohet vaji i farës së zezë, farat e lirit dhe të susamit (1, 2, 3, 4, 5, 6, 7, 8).

Disa nga suplementet me veprim antikancerogjen:

- Organic Acai, të tundet mirë dhe të pihet 1x30 ml;
- Ocean 21, 2x30 ml;
- Oxymax, 3 x 20 pika;
- Organic Noni Juice – 3 x 30 ml 30 min para buke;
- Vitamina D, 1x3 pika në ujë apo lëng.

## Rezyme

Sëmundjet malinje dita-ditës po marrin përmasa epidemiologjike dhe po atakojnë në tërësi popullatën pa ndonjë dallim të madh sa i përket gjinisë apo moshës. Një rol të rëndësishëm si në lajmërimin e sëmundjeve malinje, ashtu edhe në epilogun e tyre kanë shprehitë e njeriut. Një nga shprehitë e njeriut me ndikim shumë të madh në ruajtjen e mirëqenës së tij bio-psikosociale padyshim se është të ushqyerit e tij. Disa ushqime mund të rrisin rrezikun e lajmërimit të sëmundjeve malinje, përderisa disa ushqime tjera mund të rrisin forcat imunitare të organizmit për të luftuar këto sëmundje po edhe gjendjet tjera patologjike. Edhe pse jo të gjitha sëmundjet janë të lidhura me shprehitë e njeriut, hulumtimet e bëra tregojnë se një numër i konsiderueshëm i sëmundjeve malinje vdekjeprurëse janë direkt të lidhura me shprehitë e këqija të njeriut (alkooli, duhani, kequshqyeshmëria dhe jeta fizikisht joaktive).

Ndalimi i pirjes së duhanit dhe alkoolit, implementimi i aktiviteteve fizike të rregullta në jetën e përditshme, si dhe të ushqyerit e balancuar nga aspekti cilësor, sasior dhe kohor, mund të parandalojnë lajmërimin e sëmundjeve malinje.

*Referenca*

1. *Agron Rexhepi, Nutricioni dhe atletët. Sh.B. Mozaiku, Prishtinë, 2010. Bollinger Ty. The truth about cancer. Qasja në: http://thetruthaboutcancer.com/watermelon-anti-cancer-nutrients/ Data e qasjes: 19.02.2016. Conner Middelman Whitney, Brian Lawenda, Anti-Cancer Nutrition 101: Seven Cancer Fighting Diet Tips. Qasja në: http://www.integrativeoncology-essentials.com/2012/07/7-anti-cancer-nutrition-tips-for-those-who-only-have-time-to-read-one-article-about-dietary-cancer-prevention/ Data e qasjes 19.02.2016. Help Guide.org. Cancer Prevention Diet. Qasja në: http://www.helpguide.org/articles/diet-weight-loss/anti-cancer-diet.htm Data e qasjes: 19.02.2016. Gary Null, Preventing and Reversing Cancer Naturally: The Anticancer Diet Shoping List. Qasja në: http://www.integrativeoncology-essentials.com/2012/07/7-anti-cancer-nutrition-tips-for-those-who-only-have-time-to-read-one-article-about-dietary-cancer-prevention/ Data e qasjes: 19.02.2016. Michael Donaldson, Nutrition and Cancer: A review of the evidence for an anti-cancer diet. Nutr J. 2004; 3: 19. Qasja në: http://www.ncbi.nlm.nih.gov/pmc/articles/PMC526387/ Data e qasjes: 19.02.2016*
2. *Patrick Quillin. Survive Cancer. Adopt an Anti-Cancer Diet, and take Nutritional Supplements. Qasja në: http://www.canceraction.org.gg/first-steps/5-rs-recovery-cancer-survival/anti-cancer-diet Data e qasjes: 19.02.2016*
3. *Webster Kehr. The future of cancer research. The cancer diet for most treatment plans. Qasja në: http://www.cancertutor.com/alt_diet/ Data e qasjes: 19.02.2016*

# Britanikja 24-vjeçare pranoi Islamin pas një udhëtimi në Turqi

E ndikuar nga atmosfera paqësore në Xhaminë Sulltan Ahmet, që ndryshe njihet si Xhamia e Kaltër, 24- vjeçarja Aisha Rosali pranoi Islamin.




E ndikuar nga ambienti i Xhamisë Sulltan Ahmet në Stamboll, që njihet edhe si Xhamia e Kaltër, gjatë një turneu në Turqi dy vjet më parë, -24 vjeçarja Aisha Rosalie nga Britania filloi kërkimet e saj rreth Islamit dhe më vonë ia kushtoi jetën e saj promovimit të besimit islam.

Rosalie për Anadolu Agency (AA) rrëfeu historinë e jetës së saj, nga të qenit një person që jetoi me ëndrrën për t'u bërë aktore deri në momentin kur zbuloi Islamin në Stamboll.

"Para se të bëhesha myslimane, nuk kisha ndonjë fe. Besoja se ekzistonte një Zot. Më kujtohet si fëmijë kam biseduar gjithmonë me Zotin", tha ajo. Rosalie tha se prindërit e saj "nuk ishin fetarë", duke shtuar se ajo kurrë nuk kishte njohur ndonjë person fetar para se të kalonte në Islam.

"Kur erdha në Turqi, nuk kisha qëllim të gjeja fenë. Shkova në Google dhe gjeta se ata kanë një Xhami të Kaltër dhe mendova se mbase mund ta shikoj", tha ajo. Rosalie tha se ishte "me të vërtetë e frikësuar" sepse ajo "nuk kishte një mendim të mirë" për myslimanët, pasi të gjitha informacionet e saj vinin nga mediat perëndimore. "Ky ishte mendimi i vetëm për islamin që kisha", shtoi ajo.

## Gjetja e paqes

Para se të vizitonte xhaminë, ajo shkoi në një dyqan lokal dhe bleu një shami, pasi "donte të sillej me respekt". "Unë nuk doja të ofendoja askënd duke i pasur flokët e zbuluara. Mendova se njerëzit do të ishin të zemëruar me mua. Kështu që bleva një shami vetëm për të vizituar xhaminë", tha ajo. Ajo tha se hasi në materiale fetare mbi islamin, por në atë kohë nuk e dinte se çfarë kuptimi kishte materiali. "Madje nuk dija ta shqiptoja", shtoi ajo.

Rosalie thotë se sapo ka hyrë në Xhaminë Sulltan Ahmet, ka marrë tespihe dhe ka filluar të lexojë disa lutje. "Për rreth 1 orë thjesht qëndrova ulur duke bërë tespihe. Unë thjesht po shikoja përreth xhaminë. Ishte kaq e bukur dhe kaq e qetë, thjesht nuk mund ta besoja. Dhe po shikoja njerëzit që luteshin në hapësirën para meje. Isha aq shumë e mbingarkuar nga bukuria dhe paqja brenda xhamisë. Askush nuk po më bërtiste, askush nuk sillej keq me mua, isha aq e tronditur", tha ajo.

Më pas, Rosalie thotë se ka kërkuar kopje të Kuranit të shenjtë pasi u largua nga xhamia gjatë rrugës për në hotel. "Dhe mendova me vete mbase do të marr një kopje dhe do ta lexoj", tha ajo, duke shtuar se bleu një përkthim në anglisht të Kuranit dhe filloi ta lexonte atë në dhomën e saj të hotelit.

Më tej, Rosalie thotë se ajo vazhdoi të lexonte Kuranin edhe pasi u kthye në Mbretërinë e Bashkuar derisa mbaroi të gjithë librin. "Mu deshën disa muaj dhe gjatë asaj kohe unë bëra shumë hulumtime për islam, si dhe shikova shumë ligjërata. Dhe pas dy muajsh unë deklarova Shehadetin dhe u bëra myslimane. Elhamdulilah, ky ishte udhëtimi im", thotë ajo.

## "Gjithçka ndryshoi në jetë"

"Gjithçka ndryshoi në jetën time", theksoi ajo. Duke vënë në dukje se familja "ishte shumë e pasigurt" në lidhje me vendimin e saj për të pranuar islamin, Rosalie tha se nëna e saj shfletonte në internet duke kërkuar informacione për mysli-manët dhe i ndante me të. "Kjo më detyroi të mësoja më shumë për ta bërë atë të kuptojë bukurinë, paqen, gjithçka që qëndron pas islamit", tha ajo.

Rosalie theksoi se ajo mendon se karakteri personal është "forma më e mirë" e thirrjes në Islam. "Është mënyra më e mirë për t'i sjellë njerëzit drejt fesë. Për shkak se mendoj se përmes karakterit tim e ndihmova atë të kuptojë bukurinë e islamit. Kam biseduar me të më shumë, jam përpjekur të jem më bujare me të, sepse në fenë tonë kjo

**"Dua t'u ndihmoj njerëzve të vijnë më shumë drejt fesë. Dhe unë postoj shumë histori të pranimit të islamit gjithashtu.**

është e rëndësishme", tha Rosalie. "Ne kemi prindër. Ne duhet të kujdesemi për ta, duhet të jemi mirë me ta", shtoi ajo.

## "Ndihesha sikur kam lindur përsëri"

Rosalie theksoi se ardhja në Turqi ishte "një nga arsyet kryesore" pse u bë myslimane. "Kjo është për shkak se pashë myslimanë të mirë, njerëz me karakter të mirë. Ata më bënë të mendoj: 'Unë dua të jem si ai person'. Më bëri më të mirë. Më bëri më të lumtur. Ndihesha sikur kam lindur përsëri. Doja një fillim të ri. Doja të braktisja mëkatet e mia", tha ajo.

Duke folur për jetën e saj para se të pranonte islamin, Rosalie tha se ajo kishte trajnuar për t'u bërë aktore. Duke theksuar se kjo ishte "ëndrra" e saj për kohën më të gjatë, Rosalie tha se filloi të aktronte kur ishte 14 vjeç. "Kështu që, unë kam aktruar për një kohë dhe jam trajnuar në Los Angeles, kam jetuar në Amerikë. Kjo ishte i gjithë stili im i jetës, kjo ishte ëndrra ime për vite me radhë. Kam bërë disa skenarë, si dhe kam bërë edhe një regji gjithashtu", shtoi ajo.

Pasi pranoi islamin, ajo e la atë ëndërr për t'u marrë me kanalin e saj në YouTube ku poston përmbajtje islame. "Dua t'u ndihmoj njerëzve të vijnë më shumë drejt fesë. Dhe unë postoj shumë histori të pranimit të islamit gjithashtu. Pra, promovimi i gjërave që do të ndihmojnë njerëzit në fenë e tyre është qëllimi im", tha ajo.

Duke folur në Sheshin Sulltan Ahmet në Stamboll, ajo tha: «Mua absolutisht më vjen mirë të jem këtu. Është vendi ku zbulova islamin. Ishte vendi i parë mysliman në të cilin kam shkuar ndonjëherë». "Unë u ktheva këtu për një arsye. U ktheva me burrin tim dhe doja t'i tregoja vendet e mahnitshme në Stamboll, në Turqi. Dhe njerëzit këtu janë kaq të pabesueshëm. Është kaq e bukur këtu, është kaq e mahnitshme", përfundoi ajo.

*Jeyhun Aliyev*
*https://www.aa.com.tr (2021 .03 .29)*



# Muhamed Ali Es-Sabunij (1930-2021)

(Allahu e mëshiroftë!)

Muhamed Ali es-Sabuni është një dijetarëve të Sirisë, gjegjësisht të qytetit Haleb në Siri. Lindi në vitin 1930 dhe i takonte frymës esharite në besim. Ishte njëri prej profesorëve të Fakultetin të Sheriatit në Mekën e ndriçuar. Ai dha një kontribut të çmuar në fushën e Kuranit dhe shkencave të tij. Rrjedh nga një familje me origjinë të hershme të dijes, ngase i ati i tij ishte prej dijetarëve të njohur të asaj kohe. Muhamed Ali es-Sabuni fillet e dijes i mori nga familja, gjegjësisht nga i ati. Fillimisht ai mësoi rreth gjuhës arabe, obligimeve, njohurive bazike të fesë, si dhe e mësoi Kuranin përmendsh që në moshën e re.

Ai u rrit në një frymë të dashurisë dhe dashamirësisë për arsimimin, andaj që në moshë të re filloi të mësonte te dijetarët më të mëdhenj të asaj kohe në Siri, e në veçanti në Haleb. Mësimet e tij i merrte nëpër xhamitë e ndryshme, por shpeshherë merrte mësime private nëpër shtëpitë e disa prej dijetarëve të asaj kohe.

Es-Sabuni vijoi mësimet edhe nëpër shkolla shtetërore, andaj pas përfundimit të shkollimit fillor, ai vazhdoi shkollimin e mesëm në tregti, por pasi që aty mësohej edhe për sistemet bankare me kamat, ai ishte i pari që e braktisi këtë shkollë, për të vazhduar shkollimin në shkollën e mesme islame. Në këtë shkollë, përveç lëndëve fetare, ai mësoi edhe lëndët shkencore dhe arriti të diplomonte në vitin 1949. Pas përfundimit me sukses dhe si një nxënës i dalluar në shkollën e mesme,



Ministria e Vakëfeve të Sirisë e dërgoi me bursë për të vijuar studimet në El Az'har të Egjiptit.

Në El Az'har ai diplomoi në vitin 1952 në Fakultetin e Gjykatave Islame, për të vazhduar më pas studimet pasuniversitare dhe në vitin 1954 arrin që ta marrë diplomën e lartë në Universitetin e El Az'harit. Pas kthimit të tij nga studimet, ai u caktua të punonte si mësimdhënës në shkollat e mesme të Halebit dhe këtë punë e ushtroi plot tetë vjet (1954-1962).

Pas kësaj, atij iu kërkua që të fillonte mësimdhënien në Universitetin e Mekës, në Fakultetin e Studimeve Islame, në të cilin punoi për afro 28 vjet, ndërsa më vonë ai u ftua nga Universiteti "Umu Kura" dhe më pas u caktua si përgjegjës për autorësinë e librit të Ebu Xhafer en-Nuhas, të quajtur "Kuptimet e Kuranit", e të cilin arriti që ta realizonte mjaft bukur dhe i tilli është botuar në gjashtë vëllime.

Pas kësaj ai kaloi në Lidhjen e Botës Islame, ku qëndroi disa vite, derisa u tërhoq për t'iu përkushtuar shkrimeve dhe kërkimeve të ndryshme. Është autor i mbi 40 librave që kryesisht janë në fushën e Kuranit dhe shpjegimeve të tij, shumë prej tyre janë përkthyer edhe në disa gjuhë të ndryshme të botës. Muhamed Ali es-Sabuni ishte shumë aktiv dhe ka dhënë një kontribut të madh në përhapjen e Islamit dhe të njohurive fetare. Ai jepte mësim për çdo ditë në Xhaminë e Qabesë, pastaj kishte mësim javor në një prej xhamive të Xhides për afro tetë vjet dhe që të gjitha janë të incizuara si audio, po ashtu ai kishte incizuar më shumë se 600 programe televizive, në të cilat e ka komentuar Kuranin në tërësi.

Ai po ashtu ishte edhe udhëheqës i Lidhjes së Dijetarëve të Sirisë, anëtar i Lidhjes për Ringjalljen e Trashëgimisë Islame, anëtar i Lidhjes së Mrekullive Shkencore në Kuran dhe në Sunet. Për nder të mundit që ka dhënë në arsim dhe në fusha të ndryshme të shkencave të Kuranit, ai u përzgjodh si "Personaliteti Islam i Vitit" nga Çmimi i Dubait për Kuran, me rastin e 11 vjetorit të dhënies së këtij çmimi, në vitin 2007.

Kohëve të fundit ka jetuar dhe vepruar në Turqi, aty ku edhe vdiq, më 19 mars 2021, në qytetin Yallova, afër Stambollit.

*Përgatiti: Artan Musliu*

# Myftiu Tërnava priti në takim kryetarin e LB-së, z. Valon Muratin



Më 3 mars, kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava, ka pritur në takim kryetarin e Lëvizjes për Bashkim, z. Valon Muratin.

Në këtë takim, Myftiu Tërnava, e njohu mysafirin me funksionimin e institucionit të Bashkësisë Islame të Kosovës, si dhe me gjendjen e përgjithshme të këtij institucioni në këtë kohë pandemie. Kryetari i Lëvizjes për Bashkim, z. Valon Murati, e falënderoi Myftiun për pritjen dhe për angazhimin e tij dhe të institucionit të BIK-ut për mirëqenien e gjithmbarshme, si dhe për angazhimin e tij në ruajtjen e vlerave fetare dhe kombëtare të qytetarëve. *(B.Z.)*

# Kryesia e Bashkësisë Islame mbajti mbledhjen e rregullt

Më 4 mars, Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, në vazhdën e aktiviteteve të saj, ka mbajtur mbledhjen e rregullt të saj, të cilën e hapi dhe e kryesoi kryetari i Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava. Kjo mbledhje ishte vazhdim i mbledhjes së kaluar, dhe si pika të rendit të ditës ishin diskutimet për parapërgatitjet për muajin e bekuar të Ramazanit, shqyrtimi i lëndëve dhe marrja e vendimeve nga kompetencat e kësaj Kryesie, si dhe pika të ndryshme. *(B.Z.)*



## Myftiu Tërnava priti në takim kryetarin e KMSH-së, Bujar ef. Spahiun

Më 9 mars, kryetari i Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava, ka pritur në takim kryetarin e Komunitetit Mysliman të Shqipërisë, Bujar ef. Spahiun, i cili shoqërohej nga bashkëpunëtorët e afërt të tij. Myftiu Tërnava i uroi mirëseardhje delegacionit nga Shqipëria, duke i falënderuar kështu për vizitën e bërë. Ai e njohu mysafirin me funksionimin e institucionit të Bashkësisë Islame të Kosovës në përgjithësi, e në veçanti me sfidat dhe peripecitë me të cilat janë duke u ballafaquar në këtë kohë të pandemisë.

Kryetari Spahiu e falënderoi Myftiun Tërnava për pritjen dhe për raportet e mira ndër vëllazërore të cilat mbretërojnë ndërmjet Bashkësisë Islame të Kosovës dhe Komunitetit Mysliman të Shqipërisë. Gjatë këtij takimi, të dyja palët biseduan rreth një bashkëpunimi më të gjerë për realizimin e projekteve të përbashkëta në të mirë të shqiptarëve të besimit islam në Kosovë dhe në Shqipëri, si dhe u shkëmbyen ndërmjet vete përvojat dhe të arriturat e dy insti-tucioneve. *(B.Z.)*



## Përurohet xhamia e re "Imer Mehmeti" në Shupkovc të Mitrovicës

Më 17 mars, me këndim të Kuranit dhe salavateve është përuruar xhamia "Imer Mehmeti" në Shupkovc të Mitrovicës. Punët në këtë xhami që kishin filluar vite më parë janë finalizuar më 17 mars, ku për herë të parë u bë falja e namazit të drekës. Në këtë ceremoni mori pjesë kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava, i cili potencoi se në këtë mënyrë besimtarët po i përkushtohen edhe më shumë Zotit, duke veçuar rolin e pazëvendësueshëm që xhamitë kanë pasur dhe kanë në Kosovë. "Ne do të adhurojmë vetëm një Zot, krijuesin e njeriut, dhe ne do të vazhdojmë edhe më tutje, duke



bërë me dije se xhamia është ajo e cila e ka bërë edhe sot edhe nesër dhe deri në kiamet, individin person të ndërgjegjshëm duke shtuar edhe më, ndjenjën e dashurisë, respektit ndaj vetes, familjes, Zotit dhe atdheut. Besimtar i mirë dashtë e pa dashtë është edhe atdhetar i mirë, ngase ai është i armatosur me 'armë' në zemrën e tij e që ajo është imani", u shpreh Myftiu Naim ef. Tërnava gjatë fjalimit të tij. Kryetari i Komunës së Mitrovicës, Agim Bahtiri, u shpreh tejet falënderues dhe mirënjohës për bashkëpunimin dhe punën e imamëve. Ai potencoi rolin e imamëve si tejet të rëndësishëm në vendin tonë, për çka u zotua se do të rrisë edhe më tej bashkëpunimin. "Dëshiroj të ju përshëndes juve hoxhallarëve të Mitrovicës për arsyeje se jeni duke bërë një punë të shkëlqyeshme dhe si punë fisnike që jeni duke bërë, përkrahjen time do ta keni çdo herë për t'iu ndihmuar në secilin proces tuajin. Shtëpia e Zotit vetëm sjellë të mira dhe na i largon të këqijat nga rinia dhe nga qytetarët



tonë", deklaroi kryetari i Mitrovicës, Agim Bahtiri. Kryetari i Këshillit të Bashkësisë Islame në Mitrovicë, Enis Rama, duke falënderuar të gjithë institucionet që kanë ndihmuar në ndërtimin e kësaj xhamie përmendi bashkëpunimin, si çelësin kryesor të çdo suksesi." Me lejoni të përçoj një mesazh që konsideroj se është tejet i rëndësishëm dhe vazhdimisht i pranishëm sa herë që korrim suksese të tilla. Gjithë ky falënderim që u bë kalon nëpër institucione të ndryshme, përmenden figura të ndryshme që jep me kuptuar se vetëm të bashkuar mund të ndërtohen xhamia dhe të ndërtohet vendi ynë. Vetëm me bashkëpunim, mirëkuptim dhe me dorë të zgjatur ecim tutje", potencoi kryetari i KBI-së në Mitrovicë, Enis ef. Rama. *(A.C.)*

## Kryesia e Bashkësisë Islame mbajti mbledhjen e radhës

Më 18 mars, Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, mbajti mbledhjen e radhës, të cilën e kryesoi kryetari, Myftiu Naim ef. Tërnava. Kryesia në këtë mbledhje, në rend të ditës pati shqyrtimin dhe miratimin e raportit të Kryesisë, shqyrtimin dhe miratimin e pasqyrës financiare për vitin 2020, shqyrtimin dhe miratimin e llogarive përfundimtare të këshillave të BI-së për vitin 2020, si dhe përgatitjet për mbajtjen e mbledhjes së rregullt të Kuvendit të Bashkësisë Islame të Kosovës. Anëtarët e Kryesisë dhanë propozimet e tyre përkitazi me pikat e parapara të rendit të ditës, si dhe në fund miratuan raportin dhe pasqyrën financiare të Kryesisë. Më pas diskutimi vazhdoi me shqyrtimin dhe marrjen e vendimeve nga kompetencat e Kryesisë. *(B.Z.)*



# Myftiu Tërnava zhvilloi një takim virtual me komandantin e KFOR-it, gjeneralmajor Franco Federici

Më 18 mars, kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava, ka zhvilluar një takim virtual me komandantin e KFOR-it, gjeneralmajor Franco Federici, me të cilin diskutuan një sërë temash. Diskutimi i tyre u fokusua në aktivitetet e ndihmës sociale të cilat do t'i zhvillojë KFOR-i për të ndihmuar bashkësitë lokale për kalimin e situatës shëndetësore me pandeminë Covid-19. Të dyja palët ri konfirmuan edhe njëherë bashkëpunimin e ndërsjellë që kanë dy institucionet ndërmjet vete. *(B.Z.)*



# Myftiu Tërnava priti në takim shefin e EULEX-it, Lars-Gunnar Vigemark



Më 19 mars, kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef.Tërnava, priti në takim shefin e Misionit të Bashkimit Evropian për Sundimin e Ligjit në Kosovë, EULEX, z. Lars-Gunnar Wigemark. Myftiu Tërnava e falënderoi shefin e EULEX-it, Lars-Gunnar Vigemark për vizitën në BIK, vizitë kjo e para e tij pas emërimit në krye të këtij Misioni, dhe njëherësh edhe i uroi sukses në këtë detyrë. Fillimisht Myftiu tha se Bashkësia Islame vlerëson e çmon lart punën që bënë EULEX-i në zbatimin e ligjit dhe rendit në Kosovë. Myftiu gjithashtu e njohu shefin e EULEX-it, Lars-Gunnar Vigemark, për organizimin dhe funksionimin e BIK-ut, si dhe me sfidat me të cilat ballafaqohet BIK-u sidomos në pandeminë globale CIVID-19, duke potencuar se në të gjitha institucionet e BIK-ut është duke u respektuar protokolli për COVID-19. Ai njëherësh bëri lutje që sa më shpejtë të kalohet kjo pandemi dhe që bota të kthehet në gjendje normale. Nga ana e tij shefi i EULEX-it, Lars-Gunnar Vigemark, falënderoi Myftiun Tërnava për pritjen duke potencuar rolin tepër konstruktiv që ka luajtur Myftiu Tërnava dhe BIK-u në përgjithësi që Kosova të jetë vend i tolerancës dhe harmonisë fetare. Gjatë takimit u diskutua edhe për marrëdhëniet ndër-fetare në Kosovë si dhe për bashkëpunimin ndërmjet komuniteteve fetare. *(R.S).*

# Myftiu Tërnava priti në takim majorin Corvy Van Stolen

Më 22 mars, kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava, priti në takim majorin Cory Van Sloten nga kampi ushtarak i Bondsteelit në Kosovë. Me këtë rast Myftiu Tërnava e njohu mysafirin me historikun dhe aktivitetet e BIK-ut, me situatën e përgjithshme në të cilën ndodhet Kosova në luftën me pandeminë COVID-19, si dhe për kontributin e veçantë që është duke e dhënë BIK-u me të gjitha institucionet e saj në parandalimin dhe respektimin e protokollit të kësaj pandemie.



Nga ana e tij, majori Cory Van Sloten falënderoi Myftiun Tërnava për pritjen dhe çmoi lart punën dhe angazhimin që po bën Kryesia e BIK-ut për tolerancën, harmoninë ndër-fetare, ku populli i Kosovës po jeton në paqe. Ai shprehu bindjen se bashkëpunimi do të rritet në të ardhmen. Ai më pas pati edhe një takim me administratën e Kryesisë së BIK-ut. *(R.S.)*

# Myftiu Tërnava dërgoi telegram ngushëllimi me rastin e vdekjes së sheikut Hamdan bin Rashid



Më 24 mars, Kryetari i Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava, u ka dërguar një telegram ngushëllimi presidentit, Halifa bin Zajed al-Maktum, kryeministrit, Muhamed bin Rashed al-Maktum dhe Princit të Kurorës, Muhamed bin Zajed al-Nahjan, me rastin e vdekjes së sheikut Hamdan bin Rashid, zëvendësit të sheikut të Dubait dhe ministrit të Financave të EBA-së. Në telegramin e tij thuhet se jemi të pikëlluar me lajmin e vdekjes së sheikut Hamdan bin Rashid, andaj më lejoni që në emrin tim personal dhe në emër të Bashkësisë Islame të Kosovës, t'ju shpreh ngushëllimet më të sinqerta për ju, familjen tuaj, qeverinë e EBA-së, si dhe për mbarë popullin fisnik të Emirateve. Lusim Allahun Fuqiplotë që ta mëshirojë dhe ta bëj nga banorët e Xhenetit. *(B.Z)*.

# Myftiu Tërnava takoi administratën e këshillave të BI-së së Kosovës

Më 25 mars, kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava, me bashkëpunëtorë ka takuar administratën e këshillave të Bashkësisë Islame të Kosovës, kryetarët, kryeimamët, sekretarët dhe arkëtarët. Në këtë takim po ashtu morën pjesë dekani i FSI-së, dr. Fahrush Rexhepi, drejtori i Medresesë "Alauddin", prof. Fadil Hasani etj.





Në këtë takim, Myftiu Tërnava çmoi kontributin dhe angazhimin që janë duke dhënë kryetarët, kryeimamët, sekretarët, arkëtarët imamët, administratat e Këshillave të Bashkësisë Islame të Kosovës, në ruajtjen, kultivimin dhe komunikimin e fjalës së Zotit, duke shprehur bindjen se bashkëpunimi, koordinimi dhe komunikimi në vijën zyrtare duhet shtohet në të mirë të avancimit të proceseve dhe në të mirë të Këshillave të BI-së. Ai po ashtu ka nënvizuar se raportet Këshill-imam dhe anasjelltas, duhet të jenë shumë të mira dhe të gjithë imamët duhet të vizitohen dhe të ndiqet nga afër puna dhe veprimtaria e tyre, në mënyrë që efikasiteti dhe angazhimi të jetë edhe më i madh në të mirë të xhematit ku vepron. Myftiu Tërnava më tutje shprehu falënderime për punën dhe aktivitetin e imamëve që po zhvillojnë në terren, duke lutur Zotin për mirëqenien dhe shëndetin e tyre. Në veçanti ai çmoi angazhimin e administratës dhe imamëve në terren që janë duke dhënë në parandalimin dhe respektimin e masave Covid-19 , duke theksuar se gjendja e pandemisë ka ndikuar në punën dhe aktivitetet tona, por që falë Zotit kemi arritur t'i përmbushim synimet tona.

Një theks të veçantë, Myftiu Tërnava i kushtoi edhe mënyrës së ligjërimit të imamëve para audiencës, pra paraqitjes së tyre publike. Ai tërhoqi vërejtjen që gjatë fjalimeve që ata mbajnë të jenë të matur e të kujdesshëm, dhe të ftojnë në rrugën e Zotit të tyre po sipas porosive të Krijuesit, pra me urtësi dhe këshilla të mira.

Myftiu po ashtu para të pranishmëve ceki edhe projektet e shumta siç janë: xhamitë, institutet e hivzit, shkollat, konvikti i vajzave, ndërtesa e FSI-së, ndërtesat e selive të KBI të Kosovës, lokalet afariste çerdhet si dhe Xhamia e Madhe në Prishtinë që janë ndërtuar e disa janë në ndërtim e sipër kanë ndikuar në ngritjen e infrastrukturën e këshillave të BI-së të cilat do të përmirësojnë dukshëm funksionimin e tyre. Një kujdes të veçantë pati edhe për institucionin e vakëfit që duhet t'i kushtojmë më shumë rëndësi dhe të gjitha dokumentet të digjitalizohen nga ana e këshillave si nevojë e kohës, kurse këtë punë Kryesia tashmë e ka kryer.

Po ashtu myftiu Tërnava me këtë rast uroi të gjithë për muaji Ramazan, që jemi në prag të tij. Ai njoftoi të pranishmit se Kryesia ka përgatitur emisione të veçanta për Ramazan për çdo ditë si ligjërata, salavate, ezani, kurse ka kërkuar që nëpër xhami të këndohet edhe mukabele.

Krejt në fund, ai luti Zotin që edhe më të shtojmë ibadetet dhe adhurimin dhe të jemi sa më afër xhematit dhe të ndihmojmë shtresat e shoqërisë që kanë nevojë dhe presin nga ne dhe duke lutur Zotin që sa më shpejtë të kthehemi në rrjedhën e jetës normale. Më pas pasuan pyetjet, këshillat nga të pranishmit që më pas që të gjithave iu përgjigj Myftiu Tërnava. *(R.S).*

# Kuvendi i Bashkësisë Islame të Kosovës mbajti mbledhjen e rregullt

Më 27 mars, Kuvendi i Bashkësisë Islame të Kosovës, mbajti mbledhjen e rregullt në të cilën përpos anëtarëve të Kuvendit mori pjesë edhe kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava.

Mbledhjen e hapi kryetari i Kuvendit dr. Ajni Sinani, i cili fillimisht iu shprehu mirëseardhje anëtarëve të Kuvendit, si dhe i falënderoi ata për punën dhe angazhimin e tyre.

Më pas, një fjalë rasti para të pranishmëve e mbajti kryetari i BIK-ut, Myftiu Naim ef. Tërnava. Ai kërkoi nga anëtarët e Kuvendit të që japin kontributin e tyre për avancimin dhe shtyrjen e proceseve përpara.

Ai iu tha pjesëmarrësve se para vetës kanë raportin e punës së Kryesisë së BIK-ut, institucioneve, drejtorive e sektorëve që veprojnë në kuadër të Kryesisë së BIK-ut, për periudhën 1 janar 2020 - 31 dhjetor 2020. Pasi që jemi në prag të muajit Ramazan, ai luti Zotin që të na shpërblej punën dhe angazhimin tonë për forcimin dhe përhapjen e mesazhit të Allahut te xhemati ynë, ngase e kemi obligim mbi supet tona. Ne jemi përgjegjës për jetën fetare brenda dhe jashtë Kosove ku kemi mërgatën tonë. “Në kuadër të mundësive tona edhe gjatë vitit 2020 jemi munduar që me vetëmohim, maksimalisht të japim kontributin tonë në fuqizimin e institucionit tonë, duke filluar nga ngritja e kapaciteteve të kuadrit profesional përmes institucioneve tona fetaro-arsimore, gjegjësisht medreseve e Fakultetit të Studimeve Islame, pastaj ngritjes së infrastrukturës së BI-së me theks të veçantë përmes zhvillimit të vakëfit, me qëllim të vetëm, që sa më mirë të organizojmë jetën fetare në çdo cep të vendit tonë, dhe që ibadetet t’i kryejmë në ambiente sa më të mira e të pastra”- shtoi Myftiu Tërnava.

Duke folur për aktualitetin, ai tha se pandemia Covid-19 ka çrregulluar jetën fetare e arsimore, por jemi munduar që së bashku t'i tejkalojmë këto vështirësi e sfida. Ai më pas theksoi edhe projektet e shumta infrastrukturore e sidomos vakëfeve që janë duke u ngritur gjithandej Kosovës.





Në emër të Kryesisë së BIK-ut, ai i shprehu falënderime të gjithë bashkëpunëtorëve, nëpunësve e drejtuesve të institucioneve për punën e tyre të palodhshme, duke i inkurajuar që edhe më tej të vazhdojmë punën me zell dhe e me përkushtim.

Në rend të ditës, anëtarët e Kuvendit diskutuan shqyrtimin dhe miratimin e Raportit të punës së Kryesisë së BIK-ut për periudhën 1 janar - 31 dhjetor 2020, Raportin e Komisionit Financiar të Kuvendit të BIK-ut, si dhe shqyrtimin dhe miratimin e Pasqyrës për të hyrat dhe të dalat e Kryesisë (llogaritë përfundimtare) për vitin 2020, si dhe pika të tjera të ndryshme.

Në fund të kësaj mbledhje u përçua edhe njëherë mesazhi që imami dhe të gjithë nëpunësit fetar të kontribuojnë në respektimin e masave parandaluese të përhapjes së pandemisë Covid-19, ku numri i rasteve pozitive është duke u rritur vazhdimisht në vendin tonë. *(R.S).*

## U mbajt mbledhja e Këshillit Drejtues të Institutit për Hulumtime dhe Studime Islame



Më 16 mars, Këshilli Drejtues i Institutit për Hulumtime dhe Studime Islame, ka mbajtur mbledhjen e rregullt me anëtarët e saj. Mbledhjen e hapi dhe e kryesoi drejtori i këtij Instituti, Sabri ef. Bajgora. Në këtë mbledhje, të parë të kësaj natyre, u diskuan dhe u analizuan një sërë pikash, prej të cilave ishte edhe përgatitja e rregulloreve bazike për funksionimin e Institutit. Ndër pikat e tjera të diskutimit në këtë mbledhje ishin edhe themelimi i një reviste shkencore dhe themelimi i një webfaqeje të Institutit, për një qasje më të lehtë në punën dhe të arriturat e Institutit. Në këtë mbledhje po ashtu u diskutua edhe organizimi i një sesioni shkencor me rastin e 100 vjetorit të përkthimit të Kuranit nga Ilo Mitko Qafzezi, si dhe botimi i Mevludit të Shamit në dorëshkrim nga Hafiz Islam Nekoci, me rastin e 100 vjetorit të shkrimit të tij. Anëtarët e Këshillit Drejtues të IHSI-së dhanë idetë dhe propozimet e tyre rreth këtyre pikave për të cilat më pas u diskutua dhe u morën vendime në bazë të kompetencave të Institutit. *(B.Z.)*

## U mbajt paneli virtual "Sfidat e praktikimit të Islamit në kohën e pandemisë"

Më 25 mars, Komuniteti Mysliman i Shqipërisë në bashkëpunim me Këshillin Botëror të Shoqërive Muslimane, me seli në Abu Dabi, organizuan një panel virtual me temën "Sfidat e praktikimit së Islamit në kohën e pandemisë". Në këtë panel morën pjesë përfaqësues nga shtetet e ndryshme, si nga Kosova, Shqipëria, Emiratet e Bashkuara Arabe, Greqia, Ukraina, Sanxhaku etj. Bashkësinë Islame të Kosovës në këtë panel e përfaqësoi shefi i kabinetit të Myftiut Tërnava, Besim ef. Mehmeti, i cili para pjesëmarrësve foli rreth sfidave që ka paraqitur pandemia në Kosovë, roli i Bashkësisë Islame të Kosovës në menaxhimin e pandemisë, për sfidat dhe vështirësitë me të cilat po përballet BIK-u në zhvillimin e jetës fetare në Kosovë, si dhe për një sërë temash që kryesisht kanë të bëjnë me pandeminë Covid-19.Nikoqiri i organizimit të këtij paneli, kryetari i Komunitetit Mysliman të Shqipërisë, Bujar ef. Spahiu, para pjesëmarrësve foli për ballafaqimin dhe vështirësitë me të cilat po përballet Komuniteti Mysliman i Shqipërisë me pandeminë Covid-19. Ndër temat e diskutuara në këtë panel ishin edhe sfidat e myslimanëve në praktikimin e Islamit në pandemi, rëndësia e ruajtjes së shëndetit fizik dhe mendor, bashkëpunimi i bashkësive fetare me organizata të ndryshme gjatë pandemisë, rëndësia e komunikimit të duhur të mesazhit fetar në kohë vështirësie etj. *(B.Z.)*






Shoqata Humanitare Bamirëse

# “BEREQETI”

Allahu e ndihmon robin e Tij
për sa kohë që robi është
në ndihmë të vëllait të tij.
(hadith)

NË PRAG TË MUAJIT
TË MADHËRUAR TË RAMAZANIT
ORGANIZON AKSIONIN

# SOFRA E RAMAZANIT 2021

**03 prill - 20 prill**



Vlera për pako **25 €**

Kontribuo edhe ti në xhirollogari: OJQ SHOQATA BEREQETI,
Banka Ekonomike Sh.a. • IBAN: XK051401000000813233 • SWIFT Code (BIC): EKOMXKPRXXX,
me përshkrimin e donacionit: “SOFRA E RAMAZANIT 2021”. PayPal paypal.me/bislame
Donacionet tuaja mund t'i dorëzoni edhe në këshillat e Bashkësisë Islame nëpër qytetet e Kosovës.
Shoqata Humanitare Bëmirëse Bereqeti • +383 38 224 024 • +383 49 733 678

